# DITURIA ISLAME

NUMËR 279 | VITI 27 | TETOR 2013 | DHUL-HIXHXHE 1434 | REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE | ÇMIMI 1€

# HAXHIU ËSHTË DELEGAT I MADHËRISË HYJNORE

## HAXHI 2013



www.dituriaislame.net

لَبَّيْكَ اَللّٰهُمَّ لَبَّيْكَ ، لَبَّيْكَ لَا شَرِيْكَ لَكَ لَبَّيْكَ،
إِنَّ الْحَمْدَ وَالنِّعْمَةَ لَكَ وَالْمُلْكَ ، لَاشَرِيْكَ لَكَ

**LEBEJK ALLAHUME LEBEJK, LEBEJKE LA SHERIKE LEKE LEBEJK,**
**INEL HAMDE VE NIËMETE LEKE VEL MULK, LA SHERIKE LEK.**

# Duaja e Haxhinjve

*Falënderimet dhe lavdërimet i takojnë vetëm Allahut të Plotfuqishëm.*
*Falënderimi i takon Atij Që ishte kur nuk ekzistonte asgjë.*
*Falënderimi i takon Allahut,*
*i Cili është i pari pa fillim dhe i fundit, pa mbarim,*
*i Cili e di të brendshmen dhe të jashtmen.*
*Falënderimi i takon Atij që në librin fisnik thotë:*
*"Dhe thirr ndër njerëz për Haxhin,*
*se të vijnë ty këmbësorë e edhe kalorës me deve të rraskapitura,*
*që vijnë prej rrugëve të largëta, për të qenë të pranishëm në dobitë e tyre,*
*dhe për ta përmendur Allahun në ato ditë të caktuara (në shenjë falënderimi)*
*Falënderimi i takon Allahut,*
*i Cili Qabenë e bëri shtëpinë e parë për adhurim dhe vizitën e saj për besimtarët - obligim.*
*Paqja, mëshira dhe bekimet e Zotit qofshin mbi Muhamedin a.s.*
*mbi familjen e tij të ndershme,*
*mbi shokët e tij besnik e fisnik dhe*
*mbi të gjithë ata që e përcollën dhe përcjellin rrugën dhe traditën e tij*
*deri në Ditën e Gjykimit.*
*O Allah, Që nuk ke shok tjetër, vetëm Ty Të besojmë,*
*vetëm tek Ti kemi shpresë dhe vetëm Ty të mbështetemi.*
*Ti je mëshiruesi e mëshirëbërësi, lehtësojua rrugën këtyre haxhinjve.*
*O Fuqiplotë, mundësojua këtyre haxhinjve kryerjen e ceremonive të Haxhit,*
*tavafin e shtëpisë Sate, në Safa e Merva,*
*qëndrimin në Arefat, në Muzdelife e Mine,*
*në vizitën e xhamisë së Pejgamberit a.s. dhe vende të tjera*
*O Zoti ynë, shuaju etjen këtyre haxhinjve nga kroi i Zem-zemit dhe*
*na e bëj nasib edhe neve,*
*e në Ahiret bëna të mundur që të pimë nga kroi i Xhenetit.*
*O i Gjithëmëshirshëm, na e bëj të mundur neve që të kujtojmë Ty*
*në kënaqësitë dhe në vështirësitë më të mëdha,*
*e haxhinjve me gjuhën e tyre duke thënë:*

**TË PËRGJIGJEM O ZOT, TY, ZOTI IM, TË PËRGJIGJEM,**
**TË PËRGJIGJEM, QË NUK KE SHOK, TË PËRGJIGJEM TY,**
**PËR TY ËSHTË ÇDO LËVDATË E FALËNDERIM,**
**DHUNTI E PUSHTET, DHE NUK KE SHOK**

*vazhdon në faqe 63*







DITURIA ISLAME / REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE / Boton: Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë.
Kryeredaktor: Mr. Rexhep Suma / Redaksia: Mr. Ajni Sinani, Mr. Bekim Jashari, Mr. Ekrem Maqedonci, Mr. Fitim Gashi, Dr. Hysen Matoshi, Isa Tërshani, Mr. Ragmi Destani dhe Musli Arifaj. Gazetar në redaksi: Ramadan Shkodra / Lektor: Isa Bajçinca / Korrektor: Skender Rashiti / Redaktor artistik dhe teknik: Edib Agagjyshi.
Adresa: Dituria Islame, rr. “Bajram Kelmendi” nr. 84, 10000 Prishtinë / Tel&Fax: 038 224 024 / email: dituriaislame@hotmail.com / dituriaislame@yahoo.com
**www.dituriaislame.net** /Parapagimi: Evropë 25 € / Amerikë 40 USA$ / Shtypi: Shtypshkronja “Iliri”, Prishtinë / Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!






8 DHUL-HIXHE

9 DHUL-HIXHE

10 DHUL-HIXHE

## 1 IHRAMI

Haxhi apo umreja nuk mund të kryhet kurrsesi pa veshjen e ihramit. Ihrami është vaxhib tek hanefinjtë. Ihrami përbëhet prej pjesës së sipërme (err-rrida) dhe pjesës së poshtme ( el –izar). Me veshjen e ihramit nënkuptohet që haxhiu e ka bërë nijet dhe ka vendosur për të kryer Haxhin ose umren. Për sa i përket njetit për veshjen e ihramit, ky vlen të bëhet vetëm me zemër. Vendet ku duhet të vishen ihramet janë "mikatet".

## 2 TAVAFUL KUDUMI

Këtë tavaf haxhiu e kryen me të arritur në Mekë. Ky tavaf nuk kërkohet të zbatohet edhe nga haxhiu që kryen llojin e haxhit "temet'u", ngase ai, që kur ka hyrë në Mekë, e ka kryer umren, dhe Haxhin e fillon nga brenda Mekës. Ky tavaf është sunet.

## 3 SA'JI

Sa'ji-vrapimi në mes kodrave Saffa dhe Merve, edhe tek hanefinjtë është vaxhib. Fillon nga kodra Saffa dhe kështu bëhen shtatë sjellje, - një shkuarje prej Saffas deri në Merve konsiderohet një sjellje. Sa'ji doemos duhet të kryhet pas tavafit. Sa'ji që kryhet para tavafit, nuk vlen.

## 4 DITA E TERVIJES

ARRITJA NË MINË.
DITA E TETË E DHUL -HIXHXHES

Qëndrimi dhe fjetja në Minë në natën e Arefatit, është sunet. Kur do të falet namazi i sabahut, ditën e tetë të dhul-hixhxhes, do të shkohet në Minë, ku do të qëndrohet deri në mëngjesin e ditës së nëntë –jevmu-arefe dhe, pas namazit të sabahut, vjen nisja për në Arefat. Po ashtu qëndrimi dhe fjetja në Minë gjatë ditëve të gjuajtjes së gurëve, është synet, kurse në ditën e nëntë haxhinjtë i drejtohen Arefatit.

# ETAPAT E HAXHIT

Haxhi nga këndvështrimi hanefi




## 5 DITA E AREFATIT

DITA E NËNTË E DHUL-HIXHES

Qëndrimi në Arefat është farz (rukn). Të qëndruarit në Arefat është një prej kushteve kryesore të Haxhit. Mosqëndrimi në Arefat domethënë që Haxhi nuk është kryer. Pejgamberi a.s. thotë: " Haxhi është qëndrimi në Arefat". Koha e qëndrimit në Arefat fillon prej namazit të drekës të ditës së nëntë të dhul -hixhes (natës së Kurban-Bajramit) e vazhdon deri në sabahun e ditës së Kurban-Bajramit. Po qe se qëndrohet në Arefat për një kohë të shkurtër gjatë kohës së caktuar, farzi është i kryer. Nuk kushtëzohet që në Arefat të qëndrohet doemos i pastër nga xhenabeti me abdest, por pastrimi dhe marrja e abdesit është synet i fortë. Lejohet dhe konsiderohet i kryer farzi i tillë nëse femra është hajz ( ka menstruacion) dhe nifas (koha pas lindjes) gjatë kohës sa është duke qëndruar në Arefat. Në këtë ditë haxhiu bën istigfar dhe dua sa më shumë: Pejgamberi a.s., ka thënë: "Lutja ( duaja) më e mirë është ajo që bëhet në ditën e Arefatit".

## 6 XHEM'I TAKDIM DREKA DHE IKINDIA NË AREFAT FALEN BASHK

Në këtë ditë pasdreke imami do të mbajë dy hytbe, si të xhumasë, dhe me atë rast do t'i udhëzojë haxhinjtë për rregullat e Haxhit (për qëndrimin në Arefat e Muzdelife, për gjuajtjen e guralecëve në xhemre, për therjen e kurbanit, rruarjen dhe tavafuz-zijaretin. Pas hytbes, do të falë me xhemat namazin e drekës dhe të ikindisë me një ezan dhe dy ikamete.

لَبَّيْكَ اَللّٰهُمَّ لَبَّيْكَ ، لَبَّيْكَ لَا شَرِيْكَ لَكَ لَبَّيْكَ،
إِنَّ الْحَمْدَ وَالنِّعْمَةَ لَكَ وَالْمُلْكَ ، لَاشَرِيْكَ لَكَ

**TË PËRGJIGJEM O ZOT, TY, ZOTI IM, TË PËRGJIGJEM, TË PËRGJIGJEM, QË NUK KE SHOK, TË PËRGJIGJEM TY, PËR TY ËSHTË ÇDO LËVDATË E FALËNDERIM, DHUNTI E PUSHTET, DHE NUK KE SHOK**











## 7 XHEM'I TE'HIR, MUZDELIFJA, NAMAZI I AKSHAMIT DHE JACISË

Muzdelifja është një vend në mes Arefatit dhe Minës. Të gjithë dijetarët janë të mendimit se është vaxhib të qëndrohet në Muzdelife, qoftë edhe për një kohë shumë të shkurtër. Koha e qëndrimit në Muzdelife, sipas hanefinjve, është që para agimit e deri në lindje të diellit. Kush arrin në Muzdelife para se të lindë dielli, së paku kalimthi, e ka kryer këtë vaxhib. Është obligim që në Muzdelife të falim bashkë namazin e akshamit dhe të jacisë, me një ezan dhe dy ikamete. Ai që ka falur namazin e akshamit në Arefat ose gjatë rrugës, është i obliguar ta falë përsëri derisa të zbardhë dita.

## 8 DITA E PARË E BAJRAMIT

Rekomandohet që të shkojmë në Minë para se të lindë dielli, nëse është e mundur, që të falim namazin e sabahut menjëherë si të hyjë koha, dhe gjatë qëndrimit të bëjmë sa më shumë lutje e dua, tekbire , tehlile, telbije, salavat, dhikër, istigfar...

## 9 HEDHJA E GURALECËVE NË MINË

Me të zbardhur të ditës, para lindjes së diellit, haxhinjtë marrin rrugën për në Minë. Hedhja e guralecëve në xhemerat bëhet sipas kësaj radhe: së pari, ditën e parë të Kurban-Bajramit ata gjuhen në xhemeretul akabe (guri i madh), kurse në dy ditët e tjera gjuhen të tre gurët. Po sa fillon të hedhë guralecë, haxhiu ndërpret telbijen. Nuk lejohet të gjuhet ndonjë materie tjetër përveç guralecëve.
Në xhemren e parë duhet të gjuhen shtatë gurë një nga një. Nëse gjuhen të gjithë përnjëherë, duhet të gjuhen edhe gjashtë të tjerë. Koha e gjuajtjes në xhemretul akabe është prej sabahut të ditës së Bajramit deri në sabahun e ditës së dytë. Ndërsa në ditën e dytë dhe të tretë gjuhen në tri xhemerat nga shtatë guralecë, duke filluar nga xhemretu-s-ugra në xhemretul vusta dhe, në fund, në xhemretul kubra. Për gjuajtje të çdo guraleci duhet të thuhet "Bismilahi Allahu Ekber". Pra në ditën e dytë dhe të tretë gjuhen nga 21 guralecë në ditë. Në vend të sëmurit dhe fëmijës, që nuk ka mundësi t'i gjuajë vetë e të tjerëve (për ndonjë arsye), guralecët mund t'i gjuaj dikush që është i aftë dhe ka mundësi të bëjë gjuajtjen. Gjuajtja e guralecëve është prej vaxhibeve të Haxhit. Guraleci kapet me majat e gishtit të madh dhe të atij tregues dhe mbahet me majën e gishtit tregues, dhe në atë mënyrë gjuhet. Pas gjuajtjes së guralecëve në xhmeretul-akabe, do të pritet kurbani, nëse është bërë nijeti për "haxhi - kiran" ose është "mutemetti", pastaj haxhiu do të rruhet ose të qethet. Vetëm prej atëherë haxhiu lirohet nga shtrëngesat e haxhiut dhe bëhet i lirë, por ende nuk ka të drejtë të ketë marrëdhënie seksuale.

# ETAPAT E HAXHIT

## Haxhi nga këndvështrimi hanefi

MAKAMI IBRAHIM

ZEMZEM



MERVE




رَبِّ اغْفِرْ وَارْحَ



### 10 RRUAJTJA APO PRERJA E FLOKËVE

Rruajtja apo prerja e flokëve është prej vaxhibeve të Haxhit. Rruajtja e flokëve sipas unanimitetit të katër Imamëve është më e lavdëruar sesa shkurtimi i tyre. Kjo vlen për meshkujt. Për gratë rekomandohet më shumë që t'i presin flokët. Personi që është pa flokë, sipas hanefinjve, duhet të rruajë kokën me brisk të rrojës, edhe pse nuk ka fare flokë. Koha e rruajtjes apo shkurtimit të flokëve fillon pas hedhjes së guralecëve në xhemretul akabe dhe zgjat deri në ditën e tretë të Kurban-Bajramit. Tek hanefinjtë renditja e veprimeve është vaxhib, pra duhet filluar nga rremji, për të vazhduar prerja e kurbanit dhe rruarja e kokës apo shkurtimi i flokëve.

### 11 HEDJI (KURBANI I HAXHIT)

Hedj quhet kurbani që dërgohet të pritet në harem. Hedj mund të jetë deveja, lopa, delja, dashi, dhia, ose cjapi, pra vlen çdo kafshë që vlen për kurban. Hedji për llojin e haxhit temet'u dhe kiran duhet të pritet gjatë ditëve të Kurban-Bajramit..

### 12 TAVAFUZ - ZIJARE (EL-IFADA OSE ER-RUKN)

Në ditën e parë të Bajramit ose të nesërmen a të pasnesërmen, haxhiu do të shkojë në Mekë dhe do të bëjë Tavafuz- zijaren pa reml dhe pa sa'j, nëse i ka bërë që më parë, nëse jo, do t'i bëjë në këtë rast. Vetëm tani haxhiut i lejohet edhe ndalesa e fundit (kontakti i lirë me bashkëshorten). Koha e Tavafuz-zijares fillon prej agimit të ditës së parë të Bajramit, dhe më mirë është të bëhet atë ditë. Mekruh është të shtyhet pas ditëve të Bajramit, edhe pse vlen kurdo që të bëhet.

*Teksti: Fitim Flugaj*

### 13 TAVAFUL - VEDA (TAVAFI I LAMTUMIRËS)

Ky lloj tavafi është vaxhib për secilin haxhi që nuk është nga Meka. Koha e kryerjes së këtij tavafi, sipas hanefinjve, fillon menjëherë pas kryerjes së tavaful-ifades, e zgjat deri para udhëtimit të haxhiut dhe largimit nga Meka. Tavaful –veda quhet edhe Tavafus-sadr dhe bëhet pa remj dhe pa sa'j.

Pastaj haxhiu i afrohet Zemzemit, ku do të pijë ujë, e pastaj do të shkojë te dera e Qabesë dhe do të puthë atë dhe pragun e saj duke E lutur Allahun xh.sh. për çfarë të dëshirojë dhe, më në fund, kthehet duke ecur prapa (në shenjë nderimi), derisa të dalë nga Qabeja.





# Haxhi është në muajt e caktuar

Normalisht që duke u nisur nga fakti se përveç dëshirës së madhe që ndien haxhiu për të vizituar dhe qëndruar në vende të shejta, ku do të kryejë ibadetet që lidhen me këtë kusht të pestë të Islamit, ai në vetvete duhet të ushqejë edhe ndjenjën e humanitetit dhe dashurisë edhe për myslimanët e tjerë të ardhur nga të katër anët e planetit, që së bashku të kryejnë këtë ritual fetar. Meka, Medina, Arefati, Minja, Myzdelife, Xhemerati, - të gjitha këto vende i kujtojnë besimtarit, në këtë rast haxhiut, vuajtjet dhe sakrificat sublime që i Dërguari i Allahut xh.sh., Muhamedi a.s., dhe shokët e tij kanë bërë për këtë ditë, që ne të jetojmë të lirë në vendet tona dhe të praktikojmë publikisht besimin tonë. Bindja dhe fuqizimi i thellë në Allahun xh.sh. motivon besimtarin që të marrë udhëtimin drejt Vendeve të Shenjta (Mekë dhe Medinë), nga të cilat njëra njihet si vendlindje e Islamit, dhe tjetra si zhvillimi dhe shtrirja e Islamit, që ka konotacionin e vet kohor dhe hapësinor. Haxhi është një nga ngjarjet më të rëndësishme të kalendarit islam. Ai mbetet një obligim fetar për çdo mysliman, burrë e grua, që është në gjendje ta kryejë, të paktën një herë gjatë jetës, nëse i lejojnë mjetet financiare. Allahu xh.sh. thotë: “Për hir të Allahut, vizita e Shtëpisë (Qabesë) është obligim për atë që ka mundësi udhëtimi tek ajo,....” (Ali Imran, 97) Për 14 shekuj myslimanët mblidhen në Mekë duke ndjekur shembullin e Profetit tonë, Muhamedit a.s. dhe duke rikujtuar historinë e profetëve Ibrahim a.s. dhe birit të tij, Ismailit a.s. Në ditën e Arafatit, dita e nëntë e muajit Dhul-hixhe, të gjithë haxhinjtë mblidhen në rrafshin e Arafatit, 6 milje jashtë Mekës, në një ditë lutjesh dhe adhurimi për Zotin e botëve. Dita e nesërme është dita e Kurbanit, që festohet nga myslimanët në gjithë planetin. Ky tubim madhështor, që bëhet një herë në vit, dallohet nga ibadetet a lutjet e tjera që bëjnë pjesë në shtyllat e fesë islame - nga namazi, nga zekati dhe nga agjërimi - sepse ky tubim organizohet në të njëjtin vend dhe në të njëjtën kohë për të gjithë myslimanët e botës. Haxhiu kujton me kureshtje fjalët e fundit të Muhamedit a.s. drejtuar myslimanëve dhe njerëzimit.”Vini re, o njerëz, dëgjojini fjalët e mia dhe kuptojini ato! Duhet ta dini se myslimani është vëllai i myslimanit dhe myslimanët janë një vëllazëri. Asgjë nga përkatësitë e të vëllait nuk është hallall për myslimanin, përveç asaj që ai ia lejon vetë. Prandaj, nuk duhet t’i bëni padrejtësi vetes. O Allah, a e përcolla mesazhin? Pejgamberi a.s. ka thënë: “Kush e kryen Haxhin dhe nuk u nënshtrohet më epsheve të shfrenuara, atij i shlyhen mëkatet dhe ai bëhet i pastër si atë ditë kur e ka lindur e ëma”, dhe tha: “Haxhi është pastrim (i përgjithshëm, fizik e shpirtëror), për të nuk ka gjykim tjetër përveçse shpërblim me Xhennet”. Ai porositi fuqishëm Ymetin e tij me këto fjalë që nuk i tret dot koha. “Vërtet, kam lënë pas në mesin tuaj atë që, nëse kapeni pas saj, nuk do të shmangeni kurrë më pas - diçka të spikatur: Librin e Allahut dhe Sunetin tim”. Allahu të gjithë haxhinjve ua pranoft ibadetin e haxhit dhe për hajr Kurban Bajrami (aidul ad-ha).

*Mr. Rexhep Suma*



# Komentimi i sures “El-Kehf” (2)

Sabri Bajgora

الْحَمْدُ لِلَّهِ الَّذِي أَنزَلَ عَلَى عَبْدِهِ الْكِتَابَ وَلَمْ يَجْعَل لَّهُ عِوَجًا. قَيِّمًا لِّيُنذِرَ بَأْسًا شَدِيدًا مِن لَّدُنْهُ وَيُبَشِّرَ الْمُؤْمِنِينَ الَّذِينَ يَعْمَلُونَ الصَّالِحَاتِ أَنَّ لَهُمْ أَجْرًا حَسَنًا. مَاكِثِينَ فِيهِ أَبَدًا. وَيُنذِرَ الَّذِينَ قَالُوا اتَّخَذَ اللَّهُ وَلَدًا. مَّا لَهُم بِهِ مِنْ عِلْمٍ وَلَا لِآبَائِهِمْ كَبُرَتْ كَلِمَةً تَخْرُجُ مِنْ أَفْوَاهِهِمْ إِن يَقُولُونَ إِلَّا كَذِبًا. فَلَعَلَّكَ بَاخِعٌ نَّفْسَكَ عَلَى آثَارِهِمْ إِن لَّمْ يُؤْمِنُوا بِهَذَا الْحَدِيثِ أَسَفًا. إِنَّا جَعَلْنَا مَا عَلَى الْأَرْضِ زِينَةً لَّهَا لِنَبْلُوَهُمْ أَيُّهُمْ أَحْسَنُ عَمَلًا. وَإِنَّا لَجَاعِلُونَ مَا عَلَيْهَا صَعِيدًا جُرُزًا.

**“Falënderimi I takon vetëm Allahut Që ia shpalli robit të Vet Librin dhe në të nuk lejoi ndonjë kundërthënie. (ia shpalli) Të saktë (pa shmangie), për t’ua tërhequr vërejtjen (atyre që nuk besojnë) ndaj një dënimi të rëndë prej Tij, e për t’i përgëzuar besimtarët që bëjnë vepra të mira, se ata do të kenë një shpërblim të mrekullueshëm.Duke qenë në të përgjithmonë. Për t’ua tërhequr vërejtjen atyre që thanë se Allahu ka fëmijë. Dhe për atë (fëmijë), as ata, e as të parët e tyre nuk kanë kurrfarë dijenie. Sa e madhe është ajo fjalë që del nga gojët e tyre, e ata nuk thonë përveçse gënjeshtër. A thua do ta shkatërrosh ti veten nga hidhërimi për shkak të tyre, nëse ata nuk i besojnë këtij ligjërimi (Kur’anit)? Gjithçka që është mbi tokë, Ne e bëmë stoli të saj, për t’i provuar ata, se cili prej tyre do të jetë më vepërmirë. Ne kemi për ta bërë gjithçka që është mbi të dhé pa bimë (të shkatërrojmë çdo gjelbërim)”. – (El-Kehf, 1-8)**

**Lartësimi i Allahut me falënderim dhe madhështia e Kur’anit**

**Koment:**

1. Falënderimi I takon vetëm Allahut Që ia shpalli robit të Vet Librin dhe në të nuk lejoi ndonjë kundërthënie.

Allahu i Plotfuqishëm këtë sure e fillon me falënderim, ashtu siç i ka filluar edhe katër sure të tjera kuranore: El-Fatiha, El-En’am, Sebe’ë dhe Fatir. Ky falënderim është që njerëzit t’i vërë në dijeni se falënderimi, adhurimi, lartësimi dhe madhështia I takon vetëm Allahut Një, i Vetëm dhe i Pashoq, i Cili ia zbriti Kur’anin famëlartë të dërguarit të Tij fisnik, nëpërmjet të cilit, i nxori njerëzit nga errësirat e kufrit në dritën e Imanit dhe të së vërtetës.

Nisja e kësaj sureje me fjalën “El-Hamdu lil-lah” dëfton se Allahu xh.sh. është i Falënderuar dhe i Lavdëruar në çdo kohë, e njëkohësisht i mëson robërit e Vet se si ta falënderojnë e ta madhërojnë Atë për të gjitha të mirat e Tij ndaj tyre në këtë botë dhe në Botën tjetër.

Në gjuhën arabe kemi disa fjalë a sinonime që asociojnë me fjalën“hamd-falënderim”, e ato janë “med’h”, “thena’ë” dhe “shukr”, mirëpo që të gjitha këto sinonime nuk mund ta arrijnë kuptimin e fjalës “hamd”, e cila nënkupton njoftimin për mirësitë e Atij ndaj të Cilit shprehim falënderim të shoqëruar me dashuri, respekt dhe madhërimin, - Allahut xh.sh.. Me fjalën “hamd” nuk mund të falënderohet askush tjetër përveç Allahut të Madhërishëm.

Në vazhdim të ajetit, Allahu xh.sh. na bën me dije për madhështinë e Kur’anit, si libër të zbritur nga Ai, për robin e Tij (Muhamedin a.s.), në të cilin nuk ka kundërthënie a paqartësi, por vetëm udhëzim e dritë, për ata që dëshirojnë të përudhen. Dihet se Kur’ani famëlartë, si shpallja e fundit qiellore, ngërtheu në përmbajtjen e tij edhe parimet kryesore të shpalljeve paraprake hyjnore, dhe njëkohësisht u garantua nga ana e të Plotfuqishmit, se ky Libër do të ishte i mbrojtur nga çdo devijim, zhdukje a falsifikim:

“Ne me Madhërinë Tonë e shpallëm (zbritëm) Kur’anin dhe Ne gjithsesi jemi mbrojtës të tij”. - (El Hixhr, 9)

Kur’ani fisnik vërtet mbeti i tillë, i ruajtur, i mbrojtur dhe i paprekshëm, ngase është Libër të cilit nuk mund t’i vishet a përshkruhet asnjë dobësi a kundërthënie:

“Ai (Kur’ani) është një libër ngadhënjyes (i pashoq). Atij nuk mund t’i vishet e pavërteta nga asnjë anë, është i zbritur prej të Urtit, të Lavdishmit”. - (Fussilet, 41-42).

Si në të kaluarën ashtu dhe tash, shumë njerëz u përpoqën të sfidonin vërtetësinë e Kur’anit - nëse është Libër i zbritur prej Zotit, duke pretenduar e shpifur se në të ka kundërthënie e paqartësi, po përpjekjet e këtyre mendjeve të sëmura njerëzore, dështuan gjithmonë, sepse Kur’ani nuk është fjalë e njeriut-Muhamedit a.s., po Fjalë e Allahut të Lartmadhërishëm.. Ai, në lidhje me këtë, në Kur’an thotë:

“Përse ata (jobesimtarët) nuk meditojnë (me vëmendje) rreth Kur’anit? Sikur të ishte prej dikujt tjetër, përveç prej Allahut, do të gjenin në të shumë kundërthënie”. – (En-Nisa’ë, 82)

Kurse, për sa u përket librave tjerë të mëparshëm qiellorë - Tevratit, Zeburit dhe Inxhilit, këta libra të



shenjtë, fatkeqësisht, nuk e patën fatin e Kur'anit që të mbroheshin nga kthetrat e njerëzve të ligj, të cilët futën duart e tyre dhe bënë ndryshime e falsifikime të shumta në ta. Me një fjalë, të parët e fesë dhe paria sunduese e hebrenjve dhe e të krishterëve, fjalët e Tevratit dhe të Inxhilit ua përshtatnin interesave të tyre personale. Kontradiktat dhe mospajtimet e shumta, që janë të pranishme në Tevrat dhe në Inxhil, mbase janë dëshmia më e madhe për këtë falsifikim të shëmtuar.

Këtë na e vërteton edhe Kur'ani fisnik për hebrenjtë, në ajetin 13 të kaptinës El-Maide:

"Për shkak se ata e thyen zotimin e tyre, Ne i mallkuam ata dhe zemrat e tyre i bëmë të ngurta (të shtanguara). Ata i ndryshojnë fjalët (në Tevrat) nga domethënia e tyre dhe braktisën një pjesë me të cilën ishin urdhëruar. Ti vazhdimisht do të vëresh tradhtinë e një pjese të tyre...".

Dhe për të krishterët:

"Ne e morëm zotimin edhe prej atyre që thanë: Ne jemi nesara-përkrahës, por edhe ata harruan (braktisën) një pjesë të saj me të cilën ishin udhëzuar...". - ( El Maide, 14)

dhe në fund, Allahu xh.sh. u drejtohet të dyja grupeve të "Ehli Kitab"-it me fjalët:

"O ithtarë të librit, juve ju erdhi i dërguari Ynë, që ju sqaron shumë nga ajo që fshihni prej librit...". - (El Maide 15)

Nga kjo, sipas logjikës, del një konstatim se ishte e domosdoshme dhe e arsyeshme që Kur'ani të ishte Libri përmbledhës i të gjithë librave të mëparshëm qiellorë, ngase i vërtetoi ata të mëparshmit nga aspekti i besimit të drejtë, për të cilin bënë thirrje të gjithë të dërguarit e Allahut xh.sh., që prej Ademit a.s. e deri tek Muhamedi a.s., ashtu siç ka ardhur në ajetin 48 të kaptinës El Maide:

"Ne edhe ty (o Muhamed) ta zbritëm librin (Kur'anin) e vërtetë, që është vërtetues i librave të mëparshëm dhe garantues (mbikëqyrës) i tyre".

Njëkohësisht na njoftoi për falsitetin dhe devijimet që aktualisht gjenden në Tevrat (Tora) dhe Ungjill, si pasojë e ndërhyrjeve njerëzore në shtrembërimin e fjalëve të Allahut në këta libra qiellorë, të cilët dallojnë thelbësisht nga origjinali i tyre, kur kishin zbritur...

**2. (ia shpalli) Të saktë (pa shmangie), për t'ua tërhequr vërejtjen(atyre që nuk besojnë) ndaj një dënimi të rëndë prej Tij, e për t'i përgëzuar besimtarët që bëjnë vepra të mira, se ata do të kenë një shpërblim të mrekullueshëm.**

**3. Duke qenë në të përgjithmonë.**

Kur'ani është Fjalë e Allahut dhe atribut i Tij, dhe, si i tillë, është i saktë, udhëzim dhe dritë për çdo njeri që kërkon udhëzimin e vërtetë. Në vazhdim të këtij ajeti (2), Allahu xh.sh. ua tërheq vërejtjen jobesimtarëve se, nëse nuk e pranojnë këtë udhëzim, ata pashmangshëm do t'i presë një ndëshkim i tmerrshëm në Ahiret.

Në këtë ajet, vërejmë po ashtu fryma mëshiruese që valëviten fuqishëm drejt zemrave të njerëzve, pavarësisht nga bindjet e tyre. Allahu i Gjithëmëshirshëm i fton të gjithë që të besojnë Njëshmërinë e Tij, mirëpo, ja që njerëzit nuk janë të gjithë njësoj. Shumë prej tyre, të shtyrë nga egot, injoranca dhe nga cytjet e shejtanit, bëhen mendjemëdhenj dhe ia kthejnë shpinën udhëzimit të Allahut. Megjithatë, pavarësisht nga këto, Krijuesi i Gjithëmëshirshëm i thërret ata vazhdimisht që të mos bëhen të verbër e të shurdhër ndaj kësaj drite hyjnore.

Për të tillët, që ia kthyen shpinën këtij udhëzimi të dritës, Allahu xh.sh. na dëfton që nesër do t'i ringjall të "verbër", sepse ata, ndonëse kishin sy, nuk dëshironin të shihnin të vërtetën dhe të udhëzoheshin: "E kush ia kthen shpinën udhëzimit Tim, do të ketë jetë të vështirë dhe në ditën e kiametit do ta ringjall të verbër. Ai (që nuk besoi) do të thotë: "Zoti im, përse më ngrite të verbër, kur unë isha me sy?" Ai (Allahu)thotë: "Ashtu si i harrove ti argumentet Tona që t'i ofruam, ashtu je ti i harruar sot". – (Ta Ha, 124-126).

Ja, ky do të jetë nënçmimi më i madh për jobesimtarët, të cilët, për shkak të mendjemadhësisë së tyre, do të injorohen, do të privohen e do të "harrohen" nga mëshira e Allahut.

Pas kërcënimit hyjnor për ata që ia kthyen shpinën këtij Libri dhe këtij udhëzimi, Allahu xh.sh. i përgëzon besimtarët e sinqertë se shpërblimi për besimin e tyre të paluhatshëm, do të jetë Xhenneti dhe mirësitë e tij, të cilat do t'i shijojnë pafundësisht dhe përjetësisht. Kjo është mëshira e Allahut për besimdrejtët, të cilët e privuan veten nga shumë kënaqësi të kësaj bote, vetëm



e vetëm që të arrijnë kënaqësinë e të Gjithëmëshirshmit, me veprat e tyre të mira. Ata nuk u joshën nga intrigat e shejtanit dhe as nga kënaqësitë e përkohshme të kësaj bote, prandaj edhe meritojnë vendqëndrimin e amshueshëm në këto xhenete të mrekullueshme, në të cilat do të gjejnë prehje, qetësi dhe kënaqësi të papërshkrueshme, që vazhdojnë përjetësisht...

**4. Për t'ua tërhequr vërejtjen atyre që thanë se Allahu ka fëmijë.**
**5. Dhe për atë (fëmijë), as ata, e as të parët e tyre nuk kanë kurrfarë dijenie.**

Në këto ajete, Allahu xh.sh. ua tërheq vërejtjen në radhë të parë idhujtarëve arabë, që të mos flasin të pavërteta me gojët e tyre duke i shpifur Allahut fëmijë. I Lartmadhërishmi është i zhveshur nga të tilla shpifje, sepse Ai është i Vetëm dhe i Pashoq. Idhujtarët arabë thoshin se engjëjt (melaqet) janë "bijat e Allahut", i Lartësuar dhe larg është Ai nga këto shpifje, ndërsa hebrenjtë thoshin se Uzejri është "djali i Allahut", kurse të krishterët shkuan edhe më larg në humbëtirën e tyre, duke pretenduar se Isai a.s. ishte "biri i Zotit " e pastaj edhe vetë Zoti i mishëruar në trupin e Isait a.s.. (Jezu Krishtit)![1]

Kjo tërheqje e vërejtjes është më e rrepta, sepse gjëja më e shëmtuar dhe gjynahu më i madh ndaj Krijuesit është t'i shpifet Atij se ka fëmijë!

Ajeti në vazhdim, tregon qartë se as idhujtarët, po as të parët e tyre, e në këtë kontekst mund të përfshihen edhe hebrenjtë dhe të krishterët, nuk kanë ndonjë argument për pretendimet dhe shpifjet e tyre të sëmura se Allahu paska fëmijë. Këto mendime të çoroditura të idhujtarëve mekas, vinin kryesisht nga injoranca e thellë e tyre dhe pasimi i verbër i të parëve të tyre në këtë humbje-"dalalet", meqë shejtani ua kishte zbukuruar e hijeshuar këto bindje të mbrapshta.

Këto fjalë të turpshme dhe këto shpifje të mbrapshta, që dalin nga gojët e tyre, pa dyshim që janë fjalë të kufrit, prandaj me plot të drejtë janë cilësuar si gënjeshtra e shpifje. Ja si i përshkruan Allahu xh.sh. këto shpifje të tyre:

"Ata thanë: "I Gjithëfuqishmi ka fëmijë". Ju (jobesimtarë) vërtet sollët një fjalë shumë të shëmtuar. Aq të shëmtuar sa gati u copëtuan qiejt, gati pëlciti Toka dhe gati u shembën kodrat nga ajo (fjalë), për shkak se të Gjithëmëshirshmit I shpifën fëmijë. E të Gjithëmëshirshmit nuk I takon të ketë fëmijë. Nuk ka tjetër, vetëm se gjithë ç'është në qiej e në tokë ka për t'Iu paraqitur Zotit si rob. Ai me diturinë e Vet ka përfshirë të gjithë dhe ka numëruar e evidencuar çdo gjë të tyre në mënyrë të saktë. Dhe në Ditën e Kiametit secili do t'I paraqitet Atij i vetmuar". – (Merjem, 88-95)

**6. A thua ti do ta shkatërrosh veten nga hidhërimi për shkak të tyre, nëse ata nuk i besojnë këtij ligjërimi (Kur'ani)?**

Ky ajet është një tërheqje e vërejtjes drejtuar Pejgamberit a.s., po njëkohësisht edhe një qetësim shpirtëror për të, që të mos preokupohej dhe të mos e mundonte veten shpirtërisht, për shkak se idhujtarët nuk besonin misionin e tij. Atij i bëhet me dije se udhëzimi është vetëm në "dorën" e Zotit, ndërsa obligimi i tij ishte vetëm t'ua përcillte Shpalljen nga Allahu Fuqiplotë.

Në lidhje me këtë, Allahu xh.sh. thotë:

"Nuk është obligim yti (Muhamed) udhëzimi i tyre (në rrugë të drejtë), Allahu e shpie në rrugë të drejtë atë që do". – (El Bekare, 272),

pastaj:

"Është e vërtetë se ti nuk mund ta udhëzosh atë që do ti, por Allahu udhëzon kë të dojë dhe Ai është që di më së miri për të udhëzuarit". – (El Kasas, 56)

I Dërguari fisnik, me shpirtbutësinë dhe dhembshurinë që e karakterizonte, dëshpërohej e pikëllohej aq shumë, për shkak se mekasit nuk përfillnin dritën e Islamit që kishte filluar të rrezatonte Siujdhesën Arabike, saqë net të tëra i kalonte pa gjumë, duke menduar se si të gjente ndonjë metodë që t'i përudhte ata.

Këtij Pejgamberi madhështor, që ishte i dërguar mëshirë për mbarë njerëzimin, po dhe për të gjitha botët, i digjej zemra nga pikëllimi, për shkak se ata nuk dëshironin të përudheshin. Zemra e tij fisnike nuk mund të gjente prehje e qetësi, kur shihte se ata i shmangeshin dritës së shpëtimit dhe zhyteshin gjithnjë e më thellë të harlisur në valët e kufrit, duke pretenduar se ishin në të drejtën. Sytë e tyre ishin "verbuar", po edhe veshët e tyre thuajse ishin "të

shurdhër". Ndryshku që kishte mbuluar zemrat e tyre, nuk lejonte që rrezet e Imanit të depërtonin e t'i pastronin ato.

Allahu i Lartmadhërishëm, duke parë këtë shqetësim e pikëllim të të Dërguarit a.s., ia bënte me dije që të mos dëshpërohej për ta, sepse udhëzimin e vërtetë do ta gjejë vetëm ai që e kërkon me ngulm, dhe vetëm ai të cilit kjo dritë e Imanit do t'ia zhdavarisë mykun e kufrit të shtresuar në zemrat e tij.

Ajete të tilla të ngjashme, sikurse ky, që i tërhiqnin vërejtje Pejgamberit a.s. që të mos e vinte veten në siklet e pikëllim për shkak të mosbesimit të tyre, kanë ardhur edhe në disa sure të tjera kuranore, si p.sh.:

"... andaj ti (Muhamed) mos e shkatërro veten me dëshpërim për ta," – (Fatir, 8);

"A mos do ta mbysësh ti veten (Muhammed) për shkak se ata nuk bëhen besimtarë?!" – (Esh-Shuara'ë, 3); dhe:

"Ti mos u pikëllo për ata, as mos u brengos për dredhitë që bëjnë ata"! – (En-Nahl, 127).

**7. Gjithçka që është mbi Tokë, Ne e bëmë stoli të saj, për t'i provuar ata, se cili prej tyre do të jetë më vepërmirë.**

I Lartmadhërishmi në këtë ajet dëfton se si e ka zbukuruar Tokën me stoli të ndryshme, me florë e faunë, me oqeane, dete e lumenj, me fruta dheprodhime të ndryshme, po gjithnjë duke ia tërhequr vërejtjen njeriut se jeta mbi këtë Tokë është vetëm një urë kaluese për në Ahiret. Andaj, ua bën me dije atyre që të mos mashtrohen nga bukuritë e kësaj bote, duke menduar se jeta në të është e përjetshme, po ta kuptojnë se kjo botë është vetëm shkas për t'i vënë ata në sprovë, se cili prej tyre do të arrijë t'i ikë tundimit të saj dhe cili prej tyre do të bëjë vepra të mira, të cilat e afrojnë tek krijuesi i Gjithësisë.

I Dërguari a.s., në një hadith që e përcjell Ebu Seid el Hudrijj, thotë: "Kjo botë është e bukur dhe e gjelbër, dhe Allahu ju ka bërë trashëgimtarë të saj, për të parë se si po punoni (gjatë jetës suaj të shkurtër) në të..."[2]

Ajeti vijues tregon realitetin e mirëfilltë se kjo botë është kalimtare dhe se një ditë do të shkatërrohet...

**8. Ne kemi për ta bërë gjithçka që është mbi të dhé pa bimë (të shkatërrojmë çdo gjelbërim)**

Pas afatit të caktuar, sa toka ishte një bukuri e rrallë me gjelbërim e natyrë magjepsëse, Allahu xh.sh. do ta japë urdhrin që ajo të shkatërrohet e tëra, duke e kthyer në një tokë të thatë, në një shkretëtirë pa bimësi a gjelbërim.

Fjala "Es-Said" nënkupton dheun a tokën e bardhë pa kurrfarë bimësie a peme dhe të papërshtatshme për jetesë të asnjë qenieje të gjallë, ndërsa fjala "xhuruza" nënkupton shkretëtirën e thatë, në të cilën nuk mbin as pemë e as gjelbërim.[3]

Këto dy ajete, në një mënyrë kanë ardhur për ta prehur e qetësuar shpirtërisht të Dërguarin e Allahut, që të mos pikëllohej e dëshpërohej për mosbesimin e idhujtarëve, dhe të jobesimtarëve në përgjithësi, sepse të gjithë ata së bashku me kufrin (mosbesimin) e tyre, dhe çdo gjë tjetër në Tokë, përfshirë edhe bukuritë e saj, do të shkatërrohen e do të zhduken pa gjurmë e nishan...

**Urtësia e këtyre ajeteve: (1-8)**

- Allahu xh.sh., është i Vetmi Që meriton falënderimin. Ai na mëson se si ta falënderojmë Atë për të gjitha mirësitë e Tij ndaj nesh.
- Ajetet sqarojnë se mirësia më e madhe që Allahu u dhuroi robërve të Tij, është zbritja e Kur'anit famëlartë, në të cilin gjenden përgjigjet për të gjitha shqetësimet dhe preokupimet e tij gjatë rrugëtimin në këtë botë. Udhëzimi i Allahut, që gjendet në ajetet kuranore, njerëzit i nxori nga errësira në dritë e shpëtim. Në këtë Kur'an nuk mund të gjesh ndonjë kundërthënie, sepse është zbritje e të Gjithëfuqishmit dhe të Gjithëdijshmit.
- Ky Kur'an ka ardhur si tërheqje e vërejtjes për jobesimtarët, vërejtje e cila vjen në formë kërcënimi hyjnor, për shkak të bindjeve të tyre të mbrapshta, teksa I shpifnin Allahut fëmijë. I Lartësuar dhe i pastër është Ai nga të tilla shpifje. Nëse ata nuk i ndryshojnë këto qëndrime, atëherë ndëshkimi i tyre i përjetshëm do të jetë zjarri i Xhehenemit.
- Kur'ani, përveç kërcënimit ndaj jobesimtarëve, ka dhe përgëzimin për besimtarët e drejtë e të sinqertë në besimin e tyre. Shpërblimi i tyre do të jenë Xheneti dhe kopshtet magjepsëse, në të cilët ata do të shijojnë kënaqësitë që u ka përgatitur Krijuesi i Gjithëmëshirshëm. Ata gjatë jetës në këtë dynja respektuan urdhrat e Zotit të tyre, respektuan porositë e pejgamberëve të Zotit dhe iu përmbajtën udhëzimeve të Librave të shenjtë, ashtu siç kishin zbritur, e jo të atyre që u devijuan nga njerëzit e ligj.
- Në këtë grup ajetesh, kemi një tërheqje vërejtjeje, butësisht, edhe ndaj Pejgamberit a.s., që të mos preokupohej aq shumë për mosbesimin e idhujtarëve dhe as të dëshpërohej për "kufrin" e tyre, sepse udhëzimi nuk ishte në dorën e tij, po është vetëm në kompetencën e të Madhit Zot.
- Njeriut i bëhet me dije se jeta në këtë dynja, sado që të zgjasë, është kalimtare, dhe se kjo Tokë, me të gjitha bukuritë e saj, do të shkatërrohet e do t'i ngjajë një vendi të thatë e të pajetë.

- vijon -

[1] Shih: "Hadaiku-r-rrevhi ve-r-rrejhani fi revabi ulumi-l-Kur'ani", vëll. 16, f. 285[2] Shih Tefsirin e Kurtubiut, "El-Xhamiu li Ahkami-l Kuran", vëll.fq. 208, Bejrut 2006 [3] Imam Maturidiu "Te'vilatu Ehli-s-Sunneti" vëll.7, fq.138. Bejrut, 2005



# Haxhiu është delegat i madhërisë hyjnore

Prof. Ass. Dr. Musa Vila

Nga Ebu Hurejra r.a. transmetohet se i Dërguari a.s. ka thënë: "Delegatët e Allahut janë tre: Haxhiu, kryesi i umres dhe luftëtari".[1]

عَنْ أَبِى هُرَيْرَةَ قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللهِ صلى الله عليه و سلم وَفْدُ اللهِ ثَلاَثَةٌ: الْحَاجُ وَ الْمُعْتَمِرُ وَ الْغَازِى.

Njerëzit në këtë botë, për nga pozita që marrin, mund të jenë udhëheqës, ambasadorë, delegatë, përfaqësues dhe zëdhënës të pushteteve dhe regjimeve që ndërlidhen me një shtet, union, zonë apo njësi. Jo rrallë njerëzit, duke kryer këto detyra, ndihen të privilegjuar, të shpërblyer, autoritativë dhe krenarë. Mirëpo, me kalimin e kohës, këto pozita harxhohen dhe njeriu kthehet i lodhur, i rraskapitur dhe i braktisur nga shoqëria, rrethi e ndoshta edhe nga gjiri i ngushtë, nga farefisi. Dikush e lavdëron e shumë kush e fajësojnë dhe e ofendojnë. Pozita dhe krenaria e tij ishin të përkoshme dhe përfunduan me lodhje dhe pesimizëm, e ndoshta edhe me mërzitje nga kjo jetë. Për të parë dhe shijuar një detyrë dhe krenari, që janë të pavdekshme dhe për përfundimin e të cilave njeriu mbetet i lumtur, optimist dhe shumë krenarë e jo të jetojmë me një obligim të fundit në Islam. Këtu qëndron kulmi i mburrjes dhe krenarisë. Besimtari i devotshëm, për ta fituar këtë ofiq kaq të madh, bën një sakrificë në shpirt, trup dhe pasuri. Ai, duke iu përgjigjur ftesës hyjnore për Haxh, bën pastrimin e nijetit duke nxjerrë nga pasuria e tij një pjesë të pasurisë për furnizim. Me këtë ai tregon se vlerë është ajo vepër që kryhet vetëm për hir të Krijuesit duke mposhtur çdo pasion të kësaj bote dhe duke u orientuar në begatitë dhe interesat e dy botëve.

Në këtë botë manifeston dhe demonstron gatishmërinë e tij se është në gjendje të marrë pjesë në kongresin e miliona delegatëve të Allahut xh.sh., ku maksimë është "paqe, unitet, drejtësi dhe barazi për të gjithë". Ndërkaq, në Botën tjetër do të jetë i privilegjuar dhe krenar që ishte delegat i Allahut xh.sh.. Në Haxh kemi shumë rreze të dritës që i ndien besimtari i devotshëm. Njeriu i ndërgjegjshëm, ai që ka moral dhe etikë njerëzore. Aty arrijnë njerëzit fytyrat e të cilëve janë të ndriçuara dhe ata I janë dorëzuar vetëm Allahut xh.sh..Aty shihen delegatë zemrat e të cilëve i kanë përplot besim, mëshirë dhe dashuri ndaj Madhërisë hyjnore dhe të Dërguarit të Tij. Aty derdhen lot gëzimi, që rrjedhin si lumë. Delegatët janë plot emocione që nuk mund t'i përballojnë pa lot në sy. Emocionet lindin vetvetiu. Disa - nga dashuria e madhe për ta kryer dhe realizuar obligimin e fundit islam. Disa emocione janë si përjetim i atmosferës madhështore që krijohet në atë vend të shenjtë. Disa vijnë nga përballimi dhe mallëngjimi për Shtëpinë e Shenjtë. Disa vijnë ngase shohin shumësi racash e ngjyrash nën flamurin islam "La ilahe il-lall llah". Kështu ndodhin shumë gjëra që nuk mund të përshkruhen e as të thuren. Por, një është e qartë – se, mbi gjitha, mbizotëron adhurimi i sinqertë dhe korrektësia ndaj Madhërisë hyjnore. Në kontekst me këtë, Allahu xh.sh. thotë:"Dhe ata nuk ishin të urdhëruar me tjetër, pos që ta adhuronin Allahun me një adhurim më të sinqertë ndaj Tij, që të largohen prej çdo besimi të kotë, ta falin namazin, ta japin zekatin, se ajo është feja e drejtë". (El Bejine, 5) Të sinqertë, duke e ditur se Haxhi i pranuar ka për shpërblim Xhenetin, ata, me ndihmën e Allahut, u zhveshën nga çdo gjë e injorancës dhe u drejtuan sinqerisht drejt Allahut, me pendim, adhurim e nënshtrim dhe me dëgjueshmëri. Zëri i tyre që dilte nga gjuhët e pastra, ngjitej lart në qiell dhe jehonte me një jehonë të fuqishme nga ajo turmë e devotshme dhe e nënshtruar e delegatëve. Ata thoshin: "Lebejke Allahume lebejk lebejke la sherike leke lebejk, innel hamde ve ni'mete leke vel mulk la sherike lek" ("Të përgjigjem, o Zot (për ftesën tënde) vetëm Ty të përgjigjemi, se Ti nuk ke rival, vërtet lavdërimet, begatitë dhe sundimi janë vetëm për Ty, se Ti nuk ke rival"). Kjo thirrje (përgjigje), e cila buron nga miliona delegatë të Allahut xh.sh., njerëzit i kthen në natyrshmërinë e tyre të pastër. Përgjigjja është simbol i besimtarëve në çdo adhurim. Ngase adhurimet kanë një synim. Ato, edhe pse ndryshojnë nga forma, mënyra, koha dhe sasia, prapëseprapë takohen në një synim. Ai synim është të vërtetuarit e nënshtrimit të sinqertë vetëm për Allahun në çdo sferë të jetës. Në këtë kontekst, Allahu xh.sh. thotë:"Thuaj: Namazi im, kurbani im, jeta ime dhe vdekja ime janë thjesht për Allahun, Zotin e botëve! Për të nuk ka rival. Dhe për këtë jam i urdhëruar".(El En'am, 162). "Unë me veten time I drejtohem Atij Që krijoi qiejt e tokën, larg besimeve të tjera; unë nuk jam prej atyre që në adhurime i bëjnë rivalitet". (El En'am, 79)



**Në haxh delegatët e Tij janë pasqyrë e unitetit**

Që në nisje, delegatët e Madhërisë hyjnore, me veshjen e ihramit, demonstrojnë pastërti nga pasioni, epshi, egoizmi etj.. Për t'u drejtuar kah Zoti i tyre, i Cili e di synimin e çdo besimtari, andaj ai besimtar nuk bën ndonjë vepër përveçse përputhet me kënaqësinë e Zotit të tij. Haxhiu – delegat në çdo hap, sjelljen e ka nën kontroll. Ai i respekton të drejtat e të tjerëve dhe nderon urdhërat hyjnorë. Kështu, ai nuk rrëshqet, nuk humb e as gabon ndaj të tjerëve. Kështu, haxhiu delegat mbetet njeri me trupin e tij, e me veprat dhe shpirtin u përngjet melekëve. Ai i respekton delegatët e tjerë duke mos u fjalosur me askënd. Aty askush nuk rebelohet ndaj tjetrit. As njeriu ndaj njeriut, e as turma ndaj turmës. Të gjithë janë vëllezër. Të gjithë janë bijtë e Ademit. Njeriu është njeri me moral, etikë dhe sjellje. Delegatët e Zotit aty janë pasqyrë e bukur e unitetit. Ata demonstrojnë një barazi të gjallë me të gjitha tiparet që ka ardhur legjislacioni islam. Ky legjislacion nuk është zbritur që njerëzit të jenë të lumtur vetëm në adhurime, po në çdo pore të jetës. Delegatët janë bashkuar në dëgjueshmëri, ata ndihmojnë njëri-tjetrin në të mira dhe devotshmëri. Aty nuk ka lajthitje e as hipokrizi, dhe as intriga e as mashtrim. Aty është siguria, drejtësia dhe kontrolli hyjnor. Në haxh realizohen sa e sa takime. Aty zhvillohet një kongres i pastër me nivel ndërnacional, ku nuk ka as dominim, as egoizëm e as tradhti. Aty rikonfirmohet toleranca shpirtërore. Njerëzit këshillojnë dhe ndihmojnë njëri-tjetrin. Pra, legjislacioni islam, përmes këtij obligimi, dëshiron prej besimtarëve që të jenë të mëshirshëm dhe operativ ndaj njëri-tjetrit. Ngase kanë një prejardhje njerëzore, kanë një fe, një kible dhe një Zot. Që ata të sakrifikojnë dhe të mos bien viktimë e armiqve për shkak të kontesteve dhe përçarjeve të ndryshme. Allahu xh.sh. thotë: "Mos u përçani në mes jush e të dobësoheni e ta humbni fuqinë (luftarake)" (El Enfal, 46), dhe ta arrijnë devotshmërinë. Allahu xh.sh. thotë: "Dhe dijeni se Allahu është me të devotshmit". (El Bekare, 194)

Në hadithin bazë shihet një radhitje mjaft adekuate. Për nga pozita, vlera dhe shpërblimi, Haxhi krahasohet me luftëtarin, i cili sakrifikon çdo gjë vetëm e vetëm për ta mposhtur (përmbysur) armikun. Po ashtu edhe haxhiu në haxh, me qëllimin e tij të pastër, me sakrifikimin e pasurisë, me lodhjen në trup dhe shpirt - mposht armikun e përbetuar të njeriut – dexhallin. Kurrë më i mërzitur nuk është djalli sesa në kohën e Haxhit, në ditën e Arafatit, kur i sheh njerëzit të bashkuar krah për krahu, në veshje, ecje, ndenjje, qëndrime, lutje dhe synime. Në një version tjetër Pejgamberi a.s. tha: "Luftëtari në rrugën e Allahut, haxhiu dhe vizituesi i Qabesë janë delegatët e Allahut. Ata i thirri Allahu dhe iu përgjigjën Atij. Ata kërkuan nga Allahu, dhe u dha atë që kërkuan."[2] Për delegatët e Zotit, Haxhi dhe umreja janë mposhtje të varfërisë dhe pastrim mëkatesh. Në këtë kontekst, Pejgamberi a.s.thotë:"Kur ta kryeni Haxhin, kryeni edhe umren; dhe kur ta kryeni umren, kryeni edhe Haxhin, se vërtet ato janë mposhtje të varfërisë dhe pastrim prej mëkatesh. Ashtu siç pastron zjarri hekurin, arin dhe argjendin nga mbeturinat e tyre. Dhe për Haxhin e pranuar nuk ka shpërblim tjetër, përveçse Xheneti."[3] Pastrimi prej mëkatesh është me përmasa edhe më të mëdha. Në haxh ngrihen shpërblimet, shkruhen të mirat dhe shlyhen të këqijat në çdo ecje dhe hap që bën delegati – haxhiu rreth Qabesë. Pejgamberi a.s.. ka thënë:"Kush sillet (bën tavaf) rreth Qabesë shtatë herë, ende pa e vendosur njërën këmbë dhe pa e ngritur tjetrën, përveçse Allahu xh.sh. me atë i shlyen një mëkat, e në vend të saj i shkruan një të mirë dhe me atë e ngre në shkallë më të lartë.".[4] Për delegatët e Zotit në Haxh, është e programuar çdo gjë. Çdo obligim dihet kur fillon, nga fillon dhe kur mbaron. Ibrahimi a.s. dëshiroi që njerëzit, kur ta fillojnë tavafin, ta kenë shenjën e tyre. Ai kërkoi nga biri i tij Ismaili që të sillte një gur të veçuar dhe dallues nga gurët e tjerë, për të qenë aty fillimi i tavafit. Ismaili a.s. filloi të kërkonte një gur të tillë dhe shkoi shumë larg për ta gjetur. Kur pa papritmas babanë e tij duke vendosur gurin e zi në vendin e tij. E ai e pyeti babanë se kush ia solli atë gur. Ai iu përgjigj: "Këtë gur ma solli Ai Që më mundësoi të mos mbështetem vetëm tek ti". Tregohet se atë gur e kishte sjellë prej qiellit Xhibrili a.s.. Ai është gur qiellor, i vetmi në tokë. Ai është një gjurmë e mbetur deri më sot nga ndërtimi i Ibrahimit a.s.. Është i vetmi gur që kanë puthur buzët e nderuara të Pejgamberit a.s.. Këtë e kanë pasuar ashabët, shokët e tij të nderuar dhe gjithë besimtarët deri në Ditën e Kiametit. Ky gur aq me vlerë do të dëshmojë Ditën e Kiametit për çdo njeri që e ka përshëndetur, dhe sidomos për delegatët haxhinj.



Pejgamberi a.s. ka thënë: “Me të vërtetë ky gur ka gjuhën dhe dy buzët për të dëshmuar Ditën e Kiametit për secilin që e ka përshëndetur me sinqerite”.[5]
Në kohën e Haxhit, e në veçanti gjatë qëndrimit të delegatit – haxhiut në Arafat, Allahu xh.sh. krenohet dhe lavdërohet para banorëve të qiellit me punën e banorëve të Tokës (Arafatit). Pejgamberi a.s. ka thënë: “Vërtet Allahu krenohet me njerëzit në Arafat para melekëve të qiellit dhe thotë: “Shikoni robërit e Mi, kanë ardhur tek Unë të rraskapitur dhe të pluhurosur”.[6] Në anën tjetër, ata që qëndrojnë në Arafat, kanë shpresë për të shpëtuar nga zjarri i Xhehenemit. Këtë më së miri e tregon hadithi, i përcjellë nga Xhabiri r.a., se vërtet Pejgamberi a.s. ka thënë: “Nuk ka ditë më të vlefshme tek Allahu sesa dhjetë ditët e Dhul-hixhes”. Ai tha se një person pyeti: “O i Dërguar i Allahut, a janë ato ditë më të vlefshme sesa ditët e përgatitjes për xhihad në rrugën e Allahut? Ai tha: “Ato janë më të vlefshme tek Allahu sesa ditët e përgatitjes për xhihad në rrugën e Allahut. Nuk ka ditë më të vlefshme tek Allahu sesa dita e Arafatit. Allahu zbret në qiellin e kësaj bote dhe krenohet me njerëzit e Tokës para banorëve të qiellit dhe thotë: “Shikojini robërit e Mi të rraskapitur, të pluhurosur, të pjekur në diell, kanë ardhur prej viseve të largëta duke shpresuar mëshirën Time, pa parë dënimin Tim. Asnjë ditë që del, nuk ka më tepër të liruar nga zjarri sesa dita e Arafatit”.[7] Vërtet kjo ditë është madhështore. Këtë e bën madhështore dashuria aq e madhe e njerëzve. Të gjithë përnjëherë madhërojnë Allahun dhe i luten Atij për vetveten, familjen, farefisin dhe mbarë besimtarët kudo që gjenden. Epilogu i këtij takimi të madh, në këtë vend të madh është mëshira dhe falja e këtyre njerëzve nga ana e Allahut xh.sh.. Në hadithin e përcjellë nga Enesi r.a., se Pejgamberi a.s.kishte qëndruar në Arafat, teksa dielli ishte në perëndim, kur i tha Bilallit: “Qetësoji njerëzit”. Bilalli u ngrit dhe tha: “Heshtni po ju thotë Pejgamberi a.s.”. E njerëzit heshtën. Ai u tha: “O njerëz, tashti ishte Xhibrili tek Unë. Më përcolli përshëndetjet nga Zoti dhe tha: Me të vërtetë Allahu ka bërë falje për njerëzit e Arafatit, njerëzit e vendit të shenjtë (Muzdelife dhe Mine) dhe i ka siguruar edhe ata që gjenden (për vizitë) në vendet që pasojnë pas tyre (në haxh). Omeri u ngrit e tha: “Kjo është ekskluzive për ne”? Ai tha: “Kjo është për ju dhe për ata që vijnë pas jush deri në Ditën e Kiametit”. Omeri r.a. tha: “Të mirat e Allahut janë shtuar dhe janë begatuar”.[8]

Po ashtu Pejgamberi a.s. është lutur për falje për ata që, kur lirohen nga obligimi i Haxhit (ihrami), rruajnë kokën ose qethen. Kjo është një vepër konvencionale e marrë nga tradita e bujshme e Pejgamberit a.s. gjatë kryerjes së Haxhit. Pejgamberi a.s. ishte lutur me këto fjalë: “O Zoti im, mëshiro ata që rruajnë kokën”. Ata të (pranishmit) i thanë: “E për ata që shkurtojnë flokët, o i Dërguar i Allahut”? Ai tha: “O Zoti im, mëshiro ata që rruajnë kokën”. Ata thanë: “E për ata që shkurtojnë flokët, o i Dërguar i Allahut”? Ai tha: “Edhe për ata që shkurtojnë flokët”.[9] Të gjitha këto që u theksuan më lart, vlejnë si për meshkujt ashtu edhe për femrat, sepse me termin delegat i Zotit, në Haxh përfshihen edhe femrat. Haxhi për gratë është në vend të xhihadit. Transmetohet nga Aishja r.a. se e kishte pyetur të Dërguarin e Allahut: A nuk bën edhe ne të dalim me ju për të luftuar, sepse vërtet nuk kam parë vepër më të vlefshme në Kur'an sesa xhihadi? Ai tha: “Jo, vërtet për ju xhihadi më i mirë është Haxhi në Shtëpinë e Shenjtë, Haxhi i pranuar”.[10] Pra, të mirat dhe begatitë e Haxhit janë të shumta. Për secilën vepër në Haxh, delegati i Zotit ka shpërblim të veçantë. Nuk ka vend dhe as vepër në Haxh në të cilin Pejgamberi a.s. të mos ishte lutur për ta për mirësi, mëshirë dhe falje.Nuk na mbetet tjetër përveçse të jemi më vigjilentë, më praktikues dhe të shtojmë adhurimet dhe respektin e plotë çfarë e meriton Haxhi si dhe dhjetë ditët e muajit të Haxhit, ku Pejgamberi a.s. tha: “Nuk ka vepër të mirë më të dashur tek Allahu sesa vepra që bëhet gjatë këtyre dhjetë ditëve”.[11] Për ne mbetet që vërtet të bëjmë vepra të mira, t'i shfrytëzojmë këto dhunti maksimalisht. Se kjo është një kohë që ka të mirat e saj të veçanta, që nuk mund t'i gjejmë në kohët dhe obligimet e tjera. Le të jetë krenar dhe shumë i lumtur ai të cilit i mundësohet të kryejë Haxhin dhe t'i përjetojë këto begati e të mira të atij vendi të shenjtë.

[1] “El-Mustedrek ala sahihajn lil Hakim”, v.1.f.441. [2] “Sunen Ibn Maxhe”, nr.2893. [3] “Musned li Ibn Hanbel”, v.1 f.387. [4] “El-Mustedrek lil Hakim”, v.1 f.489. [5] “Musned Ebi J'ala”, nr. 2719; El-Hakim, v.1f.457. [6] “El-Ihsan fi takrib Sahih Ibn Hiban”, v.9 f.163. [7] Po aty, v.9, f.163, nr.3852. [8] “Et-Tergibu ve T-terhib”, lil Mundhiri, v.2. f.203. [9] “Sahihul Buhari”, bab el-halk ve taksir, nr. 1727. [10] “Sahihul Buhari”, nr.1520. [11] “El-Edhkar li Nevevij”, f.226, nr.523.



# Urtësia e kryerjes së obligimit të Haxhit

Dr. Hatixhe Ahmedi

**Sikur edhe të gjitha ibadetet e tjera, Haxhi është një nga ibadedet që bëhen vetëm për të fituar kënaqësinë (rizanë) e Allahut. Ai na mëson nëpërmjet Kur'ani – Kerimit dhe Haditheve të shenjta për të gjitha ibadetet (adhurimet) që jemi të urdhëruar t'i veprojmë, e gjithashtu edhe për kryerjen e ibadetit të Haxhit, kushtin e pestë të besimit islam, për veprimet shpirtërore (ma'nevi) dhe formale me trup (sheklijj), tërë këto në mënyrë të qartë e përshkruese.**

Duke përshkruar dobitë e tij, Allahu na thotë në Kur'an: "(Vijnë) për të qenë të pranishëm në dobitë e tyre dhe që të përmendin Allahun në ato ditë të caktuara (në shenjë falënderimi) dhe që i ka furnizuar me kafshë. Hani, pra, prej tyre (kurbanëve) dhe ushqeni të ngushtuarin e të varfrin. Pastaj le ta heqin papastërtinë e tyre, le t'i zbatojnë premtimet e veta dhe le të sillen (të bëjnë tavaf) rreth shtëpisë së lashtë.

Pra, kështu: Kush madhëron atë që All-llahu e bëri të shenjtë, ajo është më e dobishme për te Zoti i vet. Juve ju janë lejuar kafshët, pos atyre që lexohen (në Kur'an), pra largohuni nga ndyrësitë e idhujve dhe largohuni fjalës shpifëse.

Duke qenë të sinqertë në besimin ndaj Allahut dhe duke mos i bërë Atij shok, e kush i bën shok Allahut, ai është sikur të bjerë nga qielli e ta rrëmbejë shpendi, ose sikur ai të cilin e gjuan era e stuhishme në ndonjë vend të humbur.

Kjo është kështu! E kush madhëron dispozitat e All-llahut, ajo është shenjë e devotshmërisë së zemrave". (El Haxh, 28 -33.)

Kështu, kur të lexojnë këto ajete, njerëzit nxitojnë për të arritur dhe për të zbatuar/realizuar urtësitë e Haxhit, qoftë si indvidë ose si ummet (popull) në përgjithësi, duke u munduar të veprojmë ato dhe duke përmbushur të gjitha kushtet që kërkohen sipas nevojës, duke ndier krenari në një masë të madhe dhe duke pasur gjithmonë parasysh se ky është një obligim që ngërthen në vete urtësi të mëdha.

Haxhi është një ibadet, të cilin besimtari mysliman është i obliguar ta kryejë me pasurinë (mallin) dhe me trupin e tij (beden), domethënë që ka të bëjë me tërë forcën e njeriut dhe kjo nënkupton se, me kryerjen e Haxhit njeriu arrin t'i dorëzohet plotësisht Allahut. Sikurse të gjitha ibadetet me të cilat na ka urdhëruar Allahu i Madhëruar, edhe ky është një ibadet themelor përmes të cilit njeriu të arrijë të depërtojë tek e vërteta. Nga ky këndvështrim, urtësinë e kryerjes së Haxhit do të mund ta kuptojmë duke analizuar këto tri pika:

1. Kur njerëzit arrijnë të kryejnë detyrimet që ka urdhëruar Allahu, atëherë ai ka fituar mëshirën e Allahut.

2. Njeriu që kryen detyrimin e Haxhit, gjatë kohës kur përgatitet për të kryer këtë obligim dhe derisa i kryen veprat (menasik) që është i obliguar t'i kryejë atje në Haxh, dhe pas përfundimit të tërësishëm të këtij ibadeti me shumë rëndësi, për aq sa ka mundësi ai që e bën haxhin, - atëherë ai (haxhiu) do të korrë rezultate pozitive.

Obligimi rreth kryerjes së haxhi ripërtërin marrëdhënien Krijues – njeri, gjithashtu ky ibadet ka ndikim direkt në vet jetën e njeriut por edhe ndikimin mbarëshoqëror të të gjithë ummetit (popullit) islam. Imam Gazaliu definicionin e haxhit e shpjegon: kur feja (din) arrin në një përsosmëri të lartë, me kryerjen e haxhit nënkupton dorëzimin ndaj të gjitha urdhrave (teslim).[1] Nëse i marrim dhe i analizojmë ritualet e haxhit nga jashtë, ky obligim (haxhi) paraqet simbole që me të vërtetë njeriut i sigurojnë edukim të fortë shpirtëror, sepse secila nga ato janë të ndryshme dhe kur ato përgjithësohen ose kryhen japin një rezultat që nuk mund të arrihej ndryshe pos në këtë formë, ngase arrihet afërsi tek Allahu xh.sh. duke hequr dorë nga shtëpia, familja dhe duke kontribuar me pasuri që nuk është edhe aq e lehtë për krijesën njeri në tokë.

Në shumë hadithe të Pejgamberit a.s. flitet se ibadeti më me vlerë pas besimit (iman) është falja e namazit[2], por për besimtarin kryerja e haxhit tani paraqet një satisfaksion tjetër ndoshta edhe të rëndësishëm gjatë gjithë jetës së tij, sepse me kryerjen e haxhit ai e sheh vendin ku ju ka drejtuar me vite, dekada po ndoshta edhe gati një shekull me radhë Sunduesit Absolut të Tij. Gjatë këtij udhëtimi besimtari e shfrytëzon rastin të jetojë dhe të vizitojë së paku disa ditë vendin ku ka jetuar Muhammedi a.s. dhe të gjithë pejgamberët e tjerë që për hirë të Allahut ata luftuan me luftë të denjë dhe të vërtetë (muxhadeletul hakk), tani besimtari ka rastin të qëndrojë në vendin ku shekuj me radhë kanë drejtuar fytyrat e tyre të gjithë besimtarët islam, kanë zgjatur duart dhe zemrat e tyre duke u kthyer

kah kibleja, tani ky njeri (haxhiu) do ta përjetojë një atmosferë shpirtërore që nuk ka mundësi ta shpjegojë tjetër askush pos atij që shkon atje. Në këtë rast haxhi na mundëson që edhe një herë ta përjetojmë duke e dëshmuar historinë e kaluar islame, duke qenë shkas (sebeb) që të jemi dëshmitarë me trup dhe me shpirt (mushahhas) të kryerjes së obligimeve të caktuara nga Allahu i Madhëruar.

Qëllimi themelor i kryerjes së haxhit dhe urtësia e të obliguarit me këtë obligim hyjnor është se kur është në pyetje urdhri i Allahut (emr) atëherë besimtarët e sinqertë largohen nga familjet, shokët, e lënë pasurinë e tyre, ata i lënë shumë nga dëshirat dhe kërkesat dhe janë të gatshëm të ballafaqohen me shumë mundime e sakrifica për të arritur kënaqësinë e Allahut (riza) e cila më pas do t'i shpie në gradën më të lartë (takvallëkun).

Gjatë kryerjes së haxhit është edhe një lidhje tjetër që nuk mund të arrihet ndryshe pos me udhëtimin drejt atij Vendi të Shenjtë. Kjo veçori arrihet kur besimtari që e kryen haxhin jeton dhe rron në vendin ku kanë jetuar Pejgamberi a.s. dhe shokët e tij (as-habë), atëherë çdo hap që e hedh është më afër të Dashurit të Allahut, tani ai është në tokën ku për herë të parë jetuan muslimanët e vërtetë që Allahu i ngriti me Kur'an. Pra kur besimtari kryen haxhin ai është në vendin gjeografik e që gërshetohet gjithashtu në mënyrë shpirtërore, Allahu në Kur'an thotë për haxhinjtë dhe i përshkruan se ata gjenden në vendin: "Ku Allahu ka vendosur sinjale dhe simbole fetare (sheairullah)"( El Bakare, 158, dhe "El Haxh", 32 – 36,), haxhinjtë në periudhën e haxhit gjatë kohës sa gjenden në tokën e Shenjtë kanë rastin të marrin frymëzim shpirtëror (ma'nevijjat), andaj njerëzit gjithmonë gjatë gjithë kohës që nga koha e udhëtimit me deve e deri në ditët e sotme nuk ngurrojnë të kryejnë njërin obligim që i mbush me shpirt më shumë ashtu sikur edhe disa obligime tjera që na ka urdhëruar Allahu.

**Procesi i sistematizuar kozmik**

Gjithashtu gjithmonë duhet kujtuar momentin tonë më të vështirë të jetës, atëherë kur do të mbështillemi me qefinë, prandaj secili musliman që shkon në haxh, kur vesh ihramet e ndjen ndjenjën e futjes dhe ballafaqimit të tij me melaike në varr atëherë kur do t'ja veshin qefinët për ta lënë këtë botë, prandaj kjo vepër (haxhi) njeriut ia përkujton edhe njëherë se ai sa do i pasur, i ditur, i ngritur, autoritativ dhe me çdo gjë duhet ta lërë këtë botë, të dalë nga sistemi i dynjasë, ndërsa ndjenjën se do ta lërë një ditë ky njeri do ta lërë këtë botë nuk mund t'ia shijojë asnjë vepër tjetër më shumë se sa veshja e ihrameve.

Tavafi (të sillurit rreth Qabesë) është një ibadet që i mundëson njeriut (haxhiut) të analizojë se çdo gjë që është rreth tij e ka një sistem dhe formë të caktuar, dhe njëkohësish gjatë kryerjes së kësaj vepre njeriun e bën të ndjejë (shuurë) se është pjesë e këtij procesi të sistematizuar kozmik. Sa'ji (të ecurit në mes të pikave të caktuara Safa dhe Merve) është një e ecur të cilën muslimani nuk e bën për askënd tjetër përpos për Allahun Fuqiplotë, prandaj nga kjo që thamë kur e analizojmë kuptojmë se muslimani gjersa vrapon (sa'j) ndërmjet pikave Safa dhe Merva e ndjen një vendosmëri (nijjet) se kjo bëhet vetëm për Allahun xh.sh. dhe në këtë rast edhe një herë e ndjen se çfarë ka dallim ecja e thjeshtë dhe ecja që dedikohet ose kushtëzohet vetëm për riza të Allahut. Ndërsa në Arafat aty kur njeriu i zgjat duart e tij që t'i lutet Krijuesit të Tij (Rrabb), arrin që në formë më praktike të kuptojë se qysh në këtë botë njeriu (insan) nuk ka asnjë ndihmëtar tjetër përpos Allahut, kushtet që ja siguron fusha e Arafatit si: të përqendruarit para Madhërisë së Allahut (huzur) atij ia mundëson të kuptojë se njeriu sa do që të jetë i ngritur dhe autoritativ në pozitë, të jetë i pasur dhe i ditur shumë, një ditë kur do të jepet llogaria e vërtetë në Ditën e Vërtetë, ai patjetër që do të merret në pyetje, dhe me këtë rast ai edhe një herë e kupton se takvallëkun (afrimin tek Allahu) nuk mund ta arrijë dhe ta fitojë në këtë dynja pos me zbatimin dhe veprimin e disa veprave të veçanta si psh. kryerjen e Haxhit.

Gjatë kryerjes së haxhit njeriu arrin të kuptojë në formë praktike një vepër të tij që gjatë gjithë jetës së tij ai është paralajmëruar në formën teorike, por kur ai e kryen në formë praktike tani ngritët në një shkallë më të lartë dhe më të ngritur të besimit (iman), ngase fiton veçori më të mëdha të moralit (ahlak) dhe fiton forcë, bindje e vendosmëri më të madhe ndaj begative që i posedonte edhe më parë por nuk e kishte shpirtin në shkallën e tillë sa që të ndjente dhe të shijonte çdo gjë përreth me ndërgjegje të pastër (vixhdan). Haxhi është rasti më ideal për të arritur njeriu tek vetvetja e tij, pra rasti më i mirë që njeriu ta njohë vetveten e tij.

Njeriu që e bën haxhin kur kthehet nga ky udhëtim, ai kthehet duke ju bërë vizitë dhe duke jetuar në vendet ku kanë jetuar dhe vepruar Muhamedi a.s. dhe as-habët (shokët e tij), kthehet nga vendet ku kanë lënë shumë vakëf - pasuri shpirtërore Pejgamberi a.s. dhe as-habët, tani besimtari për herë të dytë dhe në mënyrë praktike vërteton ngjarjet që ka lexuar në histori Islame, prandaj në momentin kur ai kthehet nga Haxhi është njësoj sikurse ta ketë vizituar Muhamedin a.s. dhe shokët e tij, kthehet me një iman të ripërtërirë, i pastër nga gjynahet dhe energjik për të filluar një jetë te re, të pastër nga gjynahet si atë ditë që e lindi nëna e tij. Besimtari tani më ka vizituar edhe Varrin e Shenjtë të Pejgamberit a.s. (Ravdatul Mutahareh), ka vizituar vendin ku Muhamedi a.s. ka pranuar, ka shpërndarë dhe e ka përmbyll deri në ditën e vdekjes së tij shpalljen (teblig) ose revelatën Hyjnore, andaj ky besimtarë tani kthehet



sikur ta ketë dëshmuar edhe një herë në formë të gjallë pejgamberllëkun e Muhammedit a.s..

Qëllimi i dytë i obligimit të haxhit është edhe se haxhiu arrin që të shohë aty të gjithë njerëzit që tubohen nga të gjitha racat, me këtë rast ai do të dëgjojë dhe do të shohë të gjitha gjuhët që ata flasin, këto ndryshime nuk mund të vërehen përpos kur njeriu qëndron së bashku me këta njerëz, njoftohet së afërmi me ata, ashtu sikur që thuhet në Kur'an: "O ju njerëz, vërtet Ne ju krijuam juve prej një mashkulli dhe një femre, ju bëmë popuj e fise që të njiheni ndërmjet vete, e s'ka dyshim se te Allahu më i ndershmi ndër ju është ai që më tepër është ruajtur (këqijat), e Allahu është shumë i dijshëm dhe hollësisht i njohur për çdo gjë."(El Huxhurat, 13.) Me këtë rast ky njeri do të fitojë ndjenjën e të kuptojë se këta njerëz janë krijuar si një shenjë (alamet) për t'u dalluar në mes vete dhe ajo që i bashkon është feja, sado që të jenë larg, të ndryshojnë gjuhët, racat dhe vendet e tyre. Gjatë këtij rituali njeriu edhe njëherë do të kuptojë se nuk mund të ndalojë këtë ndryshueshmëri të njerëzve dhe se bashkimi dhe tubimi është vetëm në dorëzim ndaj Allahut që i ka krijuar dhe arrin të kuptojë se ky vend është pikë ose epiqendër e bashkimit në mes të muslimanëve që kanë besim në Allahun Një. Në këtë mënyrë haxhiu i ka zgjëruar kufijtë botëror, ka hapur qëndrimet dhe horizontin e tij gjeografik, është ndodhur në një vend të njejtë i përzier me njerëz të vendeve të ndryshme por me zemër dhe shpirt të njëjtë, edhe në kushtet më të vështira ai tani më e ka kuptuar se çfarë domethënë modestia dhe bashkimi e besimi që paraqesin gjatë këtyre ditëve besimtarët islam mes vete. Haxhiu tani me të gjitha këto ndjenja i përjeton vet sepse ai gjendet përballë dhe në mesin e të gjitha këtyre ndodhive, që nuk do t'i përjetonte ndryshe pos me kryerjen e haxhit personalisht nga vetë ai.

Haxhi është një obligim që qet në shesh ju ofron haxhinjëve dhe muslimanëve të kuptojnë se kudo që jetojnë muslimanët, ata përfaqësojnë vlera të njëjta, ata gjithashtu paraqesin bërthamën e njëjtë të mendimit të tyre pavarësisht se ku dhe me kë jetojnë. Muslimani i cili shkon të kryejë obligimin e haxhit shkon dhe ndahet nga shteti dhe vendi ku jeton qoftë si një anëtarë i një familjeje, apo si një fshatar i ndonjë fshati, ose qytetar i ndonjë qyteti, ose si ndonjë shtetas i ndonjë shteti, por kur të kthehet nga haxhi në vendlindjen e tij ai tani më kthehet si një person ose si një individ i një ymmeti (populli) që ka ndjenja dhe ide të përbashkëta.

Allahu xh.sh. në një hadithi kudsijj, nëpërmjet Pejgamberit a.s. thotë:"Kam krijuar robër të shumtë që më respektojnë (itaat) dhe falin namaz, edhe ata i mer malli për Kaben dhe mendojnë për të (Kaben) sikur dallëndyshen që e mer malli për folenë e saj."[3]

Ndërsa Resulullahu a.s.,lutej në këtë mënyrë:"O Allahu Im, fale atë që shkon të kryejë haxhin, dhe atë që shkon në haxh e bën dua për veten e tij (d.m.th. plotësoja lutjet dhe fale)."[4]

[1] Imam Gazaliu, kapitulli 1. f.314, Kajro.[2] Koleksioni Muslim, kap: Iman, 134 – 140. Kajto, pa vit botimi.[3] Hadithi Kudsij, përmbajtja e hadithit është nga ana e Allahut xh.sh. ndërsa radhitja e fjalëve nga ana e Muhamedit a.s.[4] Ebu Hurejre r.a., Xhamiussagir, hadithi nr.1451, bot: Kajro.



# Haxhi një shkollë shoqërore dhe sociale

Mr.sci. Zymer Ramadani

**Mirësitë dhe mundësitë e njeriut në këtë jetë janë sa të shumta dhe nganjëherë jo të vlefshme, aq edhe të pakta por me vlerë të madhe. Shpeshherë njeriu bie peng i shumë gjërave të pa nevojshme për jetën, shëndetin, nderin dhe këndin e adhurimit të tij.**

Megjithëkëtë Krijuesi Fuqiplotë ka caktuar mundësi që njeriu të gjëje vetën e tij në kryerjen e disa obligimeve, që këto të vetdijesojnë qëllimin e tij. S'ka dyshim se qëllimi final i krijimit të njeriut është "Adhurimi i Allahut dhe të jetuarit sipas rregullave Kur'anore në këtë jetë".Nga gjërat më me vlerë që Allahu ka caktuar për njeriun, janë disa momente dhe periudha vendore e kohore. Bazuar në këto, themi se përzgjedhjen dhe programin mahnitës që Allahu ka caktuar për njerëzit mundë ta renditim në këtë mënyrë:

a/ Prej muajve më të bekuar të vitit që Allahu ka zgjedhur për njerëzit është muaji i shenjtë i Ramazanit,

b/ Nga netët më të bekuara që Ai caktoi dhe zgjodhi, është Nata e Kadrit (Lejletu'l-Kadri), natë kjo që është më e vlefshme se një mijë muaj. Natë kjo që filloi zbritja e Kur'anit Fisnik,

c/ Prej ditëve më të mira të vitit Ai ka zgjedhur ditën e daljes së haxhilerëve në rrafshlartën e Arafatit, kur ata dalin para Allahut zemër hapur për të kërkuar faljen e mëkateve dhe shpërblimin e veprave të mira me xhennet.

d) Prej vendeve më të bekuara dhe bereqetshme Ai ka caktuar Qaben në qytetin e bekuar të Mekes,

e) Po ashtu ai caktoi edhe qytetin e Medines ku qëndron xhamia e Muhammedit a.s. si dhe xhaminë el-Aksa në Palestinë, si vende të bekuara,

f) Ai gjithashtu caktoi ditën e xhuma ndër ditët më të mira të javës, ku tubohen myslimanët për të kryer lutjet dhe namazin e tyre të përbashkët,

g) Caktoi kohët e namazit në të cilat robi i Allahut shpalos nevojat e tij pesë herë në ditë ndaj Krijuesit të tij,

h) Caktoi periudhën e vizitës së Qabes, pra kryerjen e haxhit vetëm një herë në jetë. Këtë obligim ua ngarkoi vetëm atyre që kanë gjendjen e mirë financiare. Kështu, në këtë mënyrë mundë të bëjmë renditjen e kohëve, rrethanave dhe vendeve të ndryshme që përzgjodhi Allahu për njeriun. Për të gjitha këto Krijuesi është shprehur se janë "ditë të caktuara", prandaj përmbajtja e këtij programi njeriun e ofron tek Allahu në mënyrë shumë të suksesshme.Shpesh herë njerëzit preokupohen me gjëra të dorës së dytë. Ata qetësinë e tyre e kërkojnë në vendet jo të duhura dhe si rezultat i kësaj ata shpenzojnë pasuri të mëdha. Çdo kush nga ne, brenda një viti së paku harxhojmë një sasi të caktuar të hollash për të kryer disa pushime apo për tu relaksuar. Për ta realizuar këtë, brenda gjithë vitit çdo kryefamiljarë mundohet të ndajë një sasi të hollash për këto pushime. Por të paktë janë ata myslimanë që bëjnë llogarinë e një grumbullimi të hollash për të kryer një obligim hyjnor, për ta realizuar një vizitë shpirtërore që kjo do të i shpërblehej me xhenetin firdeus.Kjo është një llogari për të kryer pushimet në Qabën – Shtëpinë e Allahut, që aty padyshim se do të jemi mysafirët më të mirë të Allahut xh. sh. Nxitimi për të kryer një vizitë të tillë, duhet të bëhet në atë mënyrë sikurse njeriu nxiton për një post të tij në këtë jetë. Ashtu sikurse bënë përgatitjet e tija për mësimin e një provimi, një kursi pune etj. Në këtë kontekst, Pejgamberi ynë i Dashur Muhamed Mustafa na ka thënë: "Kush dëshiron të kryej haxhin le të nxitojë! Ngase ndodh që ai të sëmurët, i humbet mjeti bartës, apo i paraqitet ndonjë nevojë tjetër".[1]

**Haxhiu drejtë simboleve në Qabe**

Nuk ka fare dyshimi se Qabja me rrethinë ka simbole që myslimanet vizitorë do të informohen me to nga afër. Në këtë kontekst Allahu xh.sh. thotë: "Aty ka shenja të qarta"Ali Imran, 97.] ngado që ata të drejtojnë shikimet do të vërejnë këto shenja mahnitse. Prandaj ata edhe i bëjnë një përkushtim dhe respekt këtyre simboleve. Sa mirë na tregon ky ajet Kur'anor në lidhje me këtë çështje: "...kush madhëron shenjat e fesë së Allahut, ai tregon përkushtimin e zemrës së tij".(Haxhxh, 32.] Kjo tregon se një vizitë e tillë ka një aspekt të thellë shpirtëror më tepër nga ai material. Atëherë pra, çdo vend në këtë botë simbolizohet me diçka që njeriut i mbetet në kujtesë. Qabja është ajo që në këtë rast, vizitorëve do tu mbetët në kujtesë përgjithmonë. Ata çdo herë do ta kujtojnë atë dhe do të dëshirojnë që përsëri të bëjnë një vizitë të dytë. Por ka edhe vende dhe simbole tjera që haxhiu do të mahnitet kur t'i shikoje ato. Ai në ato momente do të ndieje një kënaqësi të veçantë që asnjëherë më parë



nuk e ka ndier. Kjo, për arsye se ato janë vende të bekuara, siguruara dhe bereqetshme nga Allahu i Gjithë Lavdishëm. Kjo begati kaq e madhe është si rezultat i asaj se ky vend është siguruar nga lutja që i bëri Ibrahimi a.s. Allahut xh.sh. Ai u lut në këtë mënyrë: "Dhe kur Ibrahimi tha: "Zoti im, bëre këtë një qytet sigurie dhe banorët e tij, që besuan All-llahun dhe jetën tjetër, furnizoj me lloje të frutave!". [El Bekare, 126.] Qysh në momentin kur ai të hyjë në kufijtë e qytetit të Mekes, llogaritet se ka hyrë në zonën ku ndalohen sharjet, fyerjet, fjalët e liga etj. Aty nuk lejohet shkulja e qimeve nga trupi (me qëllim), aspak nuk lejohet këputja e ndonjë gjelbërimi, gjethi, dege, fidani etj. Allahu xh.sh. deshi që kur haxhiu të hynë në atë zonë të jetë i lirë dhe pa preokupime, të mos mbys as edhe një insekt më të vogël. Ai, robin e kërkoi të lirë dhe të pastër, për ta futur në grupin e atyre që inshallah do të jetë i falur. Me atë program të përsosur që të gjithë haxhilerët do ta ndjekin, do të marrin një trajnim të veçantë gjatë atyre ditëve. Të gjithë një zëri do të bashkohen në thirrjet gjatë hyrjës në ihram, gjatë tavafit duke kënduar Telbijen: "Lebbejk Allahumme lebbejk – Të përgjigjemi ty o Allah të përgjigjemi". Në vazhdim ata një ditë para ditës së Kurban – Bajramit, shkojnë në rrafshlartën e Arafatit, ku aty duhet të qëndrojnë për një kohë. Aty ata do të bashkojnë namazet, atë të drekës me namazin e ikindisë si dhe atë të akshamit me namazin e Jacisë. Pra veshja e "ihrâmit", rrotullimi shtatë herë "Tavafi" rreth Qabesë si dhe qëndrimi në "Arafat" janë nga pikat kryesore – farzet e haxhit. Moskryerja e këtyre nuk e plotëson normën e haxhit. Tavafin ata e nisin nga "Haxheru'l-Esvedi ose Guri i Zi" që gjendet nga ana juglindore e Qabes. Për çdo rrotullim ata simbolikisht përshëndesin këtë gur. Ata do të ndalen edhe tek "Mekami Ibrahim" dhe krejt në fund të tavafit do të falin nga dy reqate para këtij "Mekami".Rruga e tyre pas Arafatit vazhdon duke vizituar: "Muzdelifen" - vend ky që gjendet në mes Arafatit dhe Minasë. Në lidhje me këtë Allahu thotë: "E kur të shpërndaheni (hiqeni) prej Arafatit, përmendeni Allahun në vend të shenjtë (Muzdelife)". [El Bekare, 198.] Aty do të bëhet caktimi i prerjës së kurbanëve.

"Minâ" – në këtë vend hanxhinjtë do të kryejnë procesin e hedhjes së guralecëve. Këtë gjë më herët e kishte vepruar Ibrahimi a.s. dhe djali i tij Ismaili, ku triumfuan ndaj djallit. Por më e rëndësishmja nga kjo është se ne në fakt me këtë gjest duhet ta godasim djallin në zemrat tona. Këta gurë të hedhur, janë gurë që godasin mëkatin, godasin të pa drejtën dhe atë që e huton njeriun.Vazhdon procesi i kryerjes së vrapimit në mes kodrës "Safa dhe Merve". Në këtë vend po ashtu gjendet edhe burimi i Zemzemit, një ujë ky specifik që buron vetëm nga ky vend e askund tjetër. Me pirjen e këtij uji ata do të freskohen shpirtërisht. Aty përkujtojnë vrapimin e nënës Haxhere për të gjetur ujë për birin e sajë Ismailin. Çdo nënë do të ndieje një ndjenjë magjepse për lindjet e fëmijëve të sajë. Pra edhe Safaja e Merva janë nga shenjat e Allahut xh.sh. "Safa" dhe "Merve" janë nga shenjat (për adhurim) e Allahut". [El Bekare, 158.] Në këtë mënyrë ai do të vazhdojë të vizitojë qytetin e ndriçuar të Medines. Qytet ky që strehoi Muhammedin a.s. kur ai emigroi. Një vend që Muhamedi a.s. krijoi themelet e para të një shteti Islam dhe aty ai ndërroi jetë dhe u varros. Në këtë rrugë, haxhiu do të vizitoj edhe shumë vende tjera në Medine të cilat atij do t'i zgjerojnë edhe më tepër zemrën për dashurinë ndaj Islamit. Ai do të pasurohet me një informacion edhe më të plotësuar për këto vende të shenjta dhe gjithmonë do t'i ketë në kujtesë të mirë.

**Përfitimet nga haxhi**

Vizitori përvetëson ndjenjat dhe vëren barazinë e tij me haxhinjtë e tjerë, me veshje të njëjtë dhe në kushte të njëjta.Ai e vëren se, nëse pasuria, pozita e të hollat sot gjenden në duart e tij, nesër mund të humbasin, prandaj në këtë mënyrë zgjeron ndjenjën e drejtësisë. E kupton se nacionaliteti, raca, gjuha, mosha dhe çdo dallim tjetër, janë kalimtare. Pastaj e kupton edhe rëndësinë e bashkimit të myslimanëve në një pikë të përbashkët.E kujton Ditën e Mahsherit - Ditën e Llogarisë para Allahut xh.sh., se të gjithë njerëzit do të japin llogari, dhe e kupton se duhet të përgatitet për Ahiret.Përfiton cilësi të mira: durim, përballje me vështirësi, qëndrim të përbashkët me të tjerët, ndihmë të ndërsjellë, bashkëpunim etj.E falënderon Allahun që i ka dhënë pasuri, pozitë, shëndet, apo mirësi të tjera.E kupton më mirë mesazhin e Muhamedit a. s., kur të vizitojë ato vendet se ku ka jetuar ai me shokët e tij.E kupton se feja, krahas aspektit personal që ka, posedon edhe aspektin shoqëror, prandaj ngarkohet me përgjegjësinë e detyrave shoqërore.[2] Krejt në fund lusim që kandidatët që kanë vendosur të kryejnë një haxh të begatshëm, të përfitojnë nga të gjitha këto mirësi që i ofron atmosfera e haxhit. Lutja jonë është që ata të kthehen me një haxh të pranuar. Ndërsa shpërblimi për haxhin e pranuar padyshim se është xheneti.[3]

[1] Ahmed ibn Hanbel, I, 214; ibn Mâxhe, Menâsik, 1.[2] Kitabimi Öğreniyorum, f. 33. Ankara 2008.[3] Buhari, Haxh, 4; Nesâi, Menâsik, 4 (5/113)



# Haxhi dhe dispozitat e tij

Mr.Fitim Gashi

Muhamedi a.s.thotë: "Haxhi është i obliguar vetëm një herë, ndërsa ai që e kryen disa herë, kjo është nafile"

Në kuptimin etimologjik, fjala haxh nënkupton: Vendim për t'u nisur drejt së madhërishmes. Ndërkaq, në kuptimin terminologjik, haxhi nënkupton: Vizitën e Qabesë për të kryer ceremoni të caktuara në kohë të caktuar dhe në kushte të caktuara. Haxhi është një nga pesë shtyllat themelore të Islamit. Obligimi i tij është përcaktuar nga fundi i vitit nëntë hixhri. Ky obligim është vërtetuar me Kur'an e hadidh dhe me qëndrimin unanim të mbarë Ymetit. Në Kur'an thuhet: "Për hir të Allahut, vizita e shtëpisë (Qabes) është obligim për atë që ka mundësi udhëtimi tek ajo". (Ali Imran, 97). Ndërsa Muhamedi a.s. thotë: "Islami bazohet në pesë shtylla: prej tyre kryerja e haxhit". (Buhariu dhe Muslimi). Kryerja e Haxhit është obligim vetëm një herë gjatë jetës, ndërsa kryerja e tij më shumë se një herë është nafile. Muhamedi a.s.thotë: "Haxhi është i obliguar vetëm një herë, ndërsa ai që e kryen disa herë, kjo është nafile".[1]

**Kushtet e obligueshmërisë së Haxhit**

Këto janë kushte të cilat bashkërisht e bëjnë haxhin të obliguar për dikë. Nëse mungon vetëm njëri prej tyre, njeriu nuk do të jetë i obliguar për ta kryer Haxhin. Që dikush të obligohet për haxh, duhet t'i plotësojë kushtet vijuese:

**Islami-të jetë mysliman.**

Ta dijë se Haxhi është obligim-ky kusht vlen vetëm për personin që jeton në vendet e jobesimtarëve. Nëse këtë person e njoftojnë dy burra ose një burrë dhe dy gra se kryerja e Haxhit është farz, konsiderohet se personi në fjalë e ka ditur që Haxhi është farz. Ky kusht nuk vlen për atë që jeton në mesin e myslimanëve. Për të mosnjohja e dispozitave themelore të Islamit nuk mund të jetë kurrfarë arsyetimi.

Pjekuria-të jetë në moshën madhore.

Të jetë i shëndoshë psikikisht.

Të jetë i lirë dhe të ketë mundësi.

Mundësia tek hanefitë nënkupton: mundësi udhëtimi - të jetë i shëndoshë fizikisht, rruga të jetë e sigurt si dhe pajisje materiale gjatë kohës së qëndrimit në haxh, dhe këto të jenë jashtë nevojave esenciale, përfshirë këtu edhe borxhin, nëse ka, dhe duke u siguruar atyre ndaj të cilëve ka detyrim të kujdeset - ushqim, vendbanim dhe veshmbathje, derisa të kthehet. Gruaja të ketë mahrem dhe të mos jetë në idet-pritje nga shkurorëzimi ose vdekja e burrit.[2]

Koha e obligueshmërisë së Haxhit është menjëherë, si të plotësohen kushtet e lartpërmendura. Shtyrja për vitin tjetër është mëkat.

**Shtyllat-farzet e Haxhit**

Shtyllat-farzet e Haxhit, sipas medhhebit hanefi, janë dy: qëndrimi në Arefat dhe Tavafu zijare- i haxhit ose, siç njihet ndryshe, Tavaful ifada (gjegjësisht katër sjelljet-rrotullimet e para - nga shtatë sa janë, kurse të tjerat janë vaxhib). Ndëkaq, Ihrami i cili te tri medhhebet e tjera është farz, tek hanefitë është kusht i vlefshmërisë së Haxhit. Po ashtu lëvizja prej Safasë në Merve, që është farz tek të tjerët, tek hanefitë është vaxhib. Meqë me hyrjen në ihram nënkuptohet marrja e vendimit për kryerjen e Haxhit dhe hyrje në obligimet e tij, në fillim do të përmendim, në pika të shkurtra, rregullat dhe dispozitat e ihramit.

**Ihrami**

Ihram d.m.th. veshje e dy petkave të bardha për haxhiun, që janë të njohura në mes nesh, me njërën (pjesë) të mbulohet avreti dhe tjetra të vihet mbi supe, natyrisht për meshkujt, kurse mbajnë veshjet e tyre. Për veshjen e ihramit ka vend të caktuar dhe kohë të caktuar. Për sa i përket kohës, është e njohur qysh nga koha e Ibrahimit dhe Ismailit a.s., pra muaji Sheval, Dhul kade dhe dhjetë ditët e para të muajit Dhul hixheh. Në Kur'an thuhet: "Haxhi është në muajt e caktuar". (El Bekare, 197). Ndërkaq, për sa u përket vendeve, ato janë të caktuara dhe quhen Mikat; ato haxhiu nuk bën t'i kalojë pa ihram.

**Ç'kërkohet prej haxhiut para dhe pas hyrjes në ihram**

Para se të hyhet në ihram, është e pëlqyer prerja e thonjve. Shkurtimi i mustaqeve, prerja e flokëve ose



rregullimi i tyre po ashtu janë të pëlqyera. Pastrimi apo marrja abdes, para se të hyjë në ihram, është synet i fortë. Para ihramit është e pëlqyer parfumosja e trupit, si dhe falja e dy rekateve namaz (jashtë kohëve në të cilat ndalohet namazi) - është synet. Pas hyrjes në ihram, haxhiut i ndalohen disa gjëra si: marrëdhëniet intime dhe çdo veprim tjetër që mund të sjellë në këtë akt, si puthja, ledhatimi, përqafimi dhe prekja me epsh. Ndalohet marrja nëpër këmbë e çdo dispozite të Sheriatit. Edhe grindja me njerëz. Allahu i Lartësuar thotë: "Haxhi është në muajt e caktuar e kush bën (ia fillon të zbatojë) Haxhin në këta muaj, nuk duhet t'i afrohet gruas, nuk bën të marrë nëpër këmbë dispozitat e Sheriatit, as nuk duhet të shkaktojë grindje". (El Bekare, 197). Ndalohet gjuetia tokësore. Në Kur'an thuhet: "Kurse gjahu tokësor u është ndaluar sa të jeni në ihram" (El Maide, 96). Ndalohet përdorimi i parfumit në rroba ose trup. Ndalohet prerja e thonjve. Mashkullit i ndalohet të veshë çfarëdo rrobe të qepur, si këmishë etj.. Ndalohet mbulimi i kokës dhe i fytyrës me çfarëdo petku. Qethja ose rruarja e flokëve ose prerja e çdo qimeje të trupit, si dhe lyerja e flokëve ose e trupit me yndyra që përmbajnë erë parfumi.[3]

**Qëndrimi në Arefat**

Qëndrimi në Arefat është prej shtyllave të Haxhit tek të gjitha medhhebet. Qëndrimi në Arefat, qoftë edhe për një kohë të shkurtër, është farz. Koha e qëndrimit në Arefat fillon prej kur dielli gjendet në zenit (drekë) ditën e nëntë të muajit Dhul hixheh e deri në agimin e ditës së nesërme. Ai që nuk qëndron në Arefat brenda kësaj kohe, qoftë për pak kohë dhe pavarësisht nëse qëndron në këmbë apo ulur, zgjuar a në gjumë, ai nuk e ka kryer Haxhin. Ndërkaq, ai që ka dalë në Arefat që nga dreka, e ka obligim (vaxhib) të qëndrojë aty deri në perëndim të diellit, se përndryshe, nëse shkon në Muzdelife më herët, duhet të therë kurban. Gjatë qëndrimit në Arefat, është synet që haxhiu të pastrohet ose të jetë me abdes, që imami-prijësi t'i mbajë dy hytbe-ligjërata, të bashkohet namazi i drekës me të ikindisë, haxhiu të mos jetë agjërueshëm, të jetë me abdes, të bëjë dua-lutje sa më shumë që të jetë e mundur etj..

**Tafavu zijare-ifada**

Prej shtyllave-farzeve të Haxhit është tavafu zijare i Haxhit, që quhet edhe tavaful ifada, gjegjësisht katër rrotullimet/sjelljet e para të tij, ndërsa tri të tjerat janë vaxhib. Ky tavaf kryhet pas qëndrimit në Arefat. Allahu i Madhërishëm thotë: "Dhe le të sillen (bëjnë tavaf) rreth shtëpisë së lashtë". (El Haxhxh, 29). Koha e këtij tavafi fillon prej agimit të ditës së parë të bajramit (pas Arefatit), e nëse nuk kryhet në Ejamun-nahr, nuk anulohet obligimi po gjithsesi duhet të kryhet më pastaj, sepse koha e tij është pa limit, mirëpo është kusht të kryhet në muajt e njohur të Haxhit - Sheval, Dhul kade dhe Dhul hixheh. Nëse haxhiu qëndron në Arefat dhe nuk e kryen tavaful ifada-n në muajin Dhul hixheh, tavafin duhet ta bëjë në këta muaj në vitin e ardhshëm.

**Mënyra e kryerjes së këtij tavafi**

Është vaxhib të fillohet nga haxherul esvedi; nëse nuk e fillon haxhiu aty, obligohet ta përsërisë tavafin edhe një herë përderisa është në Meke, e nëse kthehet dhe nuk e përsërit, duhet të therë kurban. Tavafi duhet të kryhet në atë mënyrë që haxhiut Qabeja t'i mbetet nga ana e majtë e tij. Trupi dhe rrobat e tij të jenë të pastra - është synet i fortë. Veshja adekuate-mbulimi i avretit është vaxhib gjatë kryerjes së tavafit, edhe pse në esencë mbulimi i avretit është farz, mirëpo këtu me vaxhib kuptohet se, nëse haxhiu nuk mbulon avretin gjatë tavafit, Haxhi i tij nuk prishet (është i vlefshëm, por haxhiu është mëkatar), mirëpo duhet të përsëritet tavafi ose të theret kurban. Sasia e avretit, siç dihet është nëse zbulohet një e katërta e ndonjë gjymtyre - vendit të trupit e më shumë. Tavafin ta bëjë vetë duke ecur, sepse përndryshe, nëse e bart dikush pa ndonjë arsye, duhet ta përsërisë ose të therë kurban. Po ashtu nuk lejohet autorizimi i dikujt tjetër për kryerjen e tavafit pa ndonjë arsye. Pas tavafit të falë dy rekate namaz te mekami Ibrahim, është vaxhib.[4]



**Vaxhibet e Haxhit**
**Vaxhibet bazë të Haxhit janë pesë:**

**Sa'ji-vrapimi në mes të kodrave Safa dhe Merva.**
Sa'ji-vrapimi duhet të fillojë prej kodrës Safa dhe deri në kodrën Merve, që konsiderohet një sjellje, dhe kështu duhet të veprojë shtatë herë. Sa'ji duhet të kryhet patjetër pas tavafit.

**Qëndrimi në Muzdelife**
Muzdelifja është një vend në mes Arëfatit dhe Mines, ku haxhiu ka obligim (vaxhib) të qëndrojë, qoftë edhe për një kohë të shkurtër. Personit të sëmurë dhe atij që është i dobët dhe që ka frikë për shëndetin nga grumbullimi i njerëzve, - i lejohet të mos qëndrojë aty. Koha e qëndrimit në Muzdelife është prej agimit, ditën e bajramit, e deri në lindje të diellit.

**Hedhja e guralecave në Mine**
Guralecat së pari hidhen në ditën e parë të bajramit të kurbanit në xhemretul akabe (guri i madh), kurse në dy ditët e tjera hidhen në të tri xhemeratet. Në xhemren e parë duhet të hidhen shtatë guraleca një nga një. Koha e hedhjes në këtë xhemre fillon prej sabahut-pas lindjes së diellit të ditës së bajramit deri në agimin e ditës së dytë. Në ditën e dytë dhe të tretë hidhen guralecat në tri xhemeratet nga shtatë duke filluar nga i vogli tek i mesmi dhe në fund në xhemretul akabe. Koha e hedhjes në dy ditët e tjera fillon prej dreke dhe është mirë të hidhen para perëndimit të diellit.

**Rruarja ose prerja e flokëve**
Rruarja ose prerja e flokëve po ashtu është prej vaxhibeve të Haxhit. Dijetarët thonë se rruarja është më e pëlqyer për meshkuj, ndërsa gruaja duhet vetëm t'i shkurtojë flokët. Koha e rruarjes ose e prerjes së flokëve është gjatë ditëve të bajramit, kurse vendi i tyre është haremi.

**Tavaful veda**
Ky është tavafi lamtumirës që është vaxhib për secilin haxhi që nuk jeton në Mekë. Nëse dikush largohet nga Meka pa e kryer këtë tavaf (me përjashtim të grave që janë me menstruacion ose shtatzëna), duhet të kthehet dhe ta bëjë, sepse përndryshe duhet të therë kurban[5].

**Synetet e Haxhit**
Synetet e Haxhit janë: Tavaful kudumi - për ata që banojnë jashtë Mekës.
Qëndrimi dhe fjetja në Mine natën e Arefatit.
Bujtja në Muzdelife.
Shkuarja në Mine prej Muzdelifes para lindjes së diellit.
Qëndrimi në Mine gjatë gjuajtjes së guralecave etj..

**Prishja e Haxhit**
Haxhi prishet për këto arsye:
1. Për shkak të mosqëndrimit në Arefat në kohën e caktuar, që u përmend më lart.
2. Për shkak të kontaktit martesor para Arefatit Haxhi prishet, e haxhiu duhet t'i vazhdojë ritet e tjera, të therë një kurban dhe ta kompensojë atë në vitin e ardhshëm. Kontakti martesor pas Arefatit dhe para rruarjes ose prerjes së flokëve - nuk e prish Haxhin, mirëpo haxhiu duhet të therë kurban një kafshë të trashë-deve.[6]
3.Për shkak të Ihsarit-pamundësisë. Nëse haxhiu hyn në ihram dhe vendos ta kryejë Haxhin, mirëpo sëmuret ose i del ndonjë pengesë, Haxhi i tij prishet dhe ai detyrohet të therë një kurban dhe ta kompensojë Haxhin vitin e ardhshëm. Allahu i Lartësuar thotë: "E kryeni haxhin dhe umren për hir të Allahut, po në qoftë se pengoheni, atëherë (therni për kurban) ç't'ju vijë më lehtë prej kurbanëve". (El Bekare, 196).[7]

[1] Shih:kaptinën e Haxhit në Sahihun e Muslimit. [2]. Shih: Kitabul Fikh alel medhahib el-erbeatu, Abdurrahman bin Muhamed el-Xheziri, f.355-356, bot.1.2001, Dar ibn Hazem, Bejrut. Dhe: El-Fikh el-Islami ve ediletuhu, prof.dr.Vehbet Ez-zuhejli, f.2076-2084, bot.4.2002, Darul Fikr, Dimeshk. [3]. Kitabul Fikh alel medhahib el-erbeatu, Abdurrahman bin Muhamed el-Xheziri, f.360-362. [4]. Shih: Kitabul Fikh alel medhahib el-erbeatu, f.366-372. [5]. Shih:El-Fikh el-Islami ve ediletuhu, prof.dr.Vehbet Ez-zuhejli, f.2206. [6]. Po aty. f.2307-2308. [7]. Shih: Kitabul Fikh alel medhahib el-erbeatu, Abdurrahman bin Muhamed el-Xheziri, f.377-378, dhe shih: El-Fikh el-Islami ve ediletuhu, prof.dr.Vehbet Ez-zuhejli, f.2353-2354.



# Haxhi, obligim për myslimanët

Kasam Muhameti

**Haxhiu gjatë sezonit të haxhit, do të kryejë një shkollë, për jetën e tij të ardhme dhe do të fitojë një gradë, pra do të quhet haxhi deri në ahiret, me shpresë se haxhi i tij/i saj do të jetë edhe i pranuar tek Allahu xh.sh..**

**Domethënia e fjalës "haxh"**

Në aspektin etimologjik fjala "haxh" do të thotë: pelegrin, udhëtar, vizitor[1], ndërsa në aspektin terminologjik në shkencën e fikhut domethënia e fjalës "haxh" është shkuarja në vende të caktuara-Qabe (bërja e Tavafit), Arefat, Safa, Merva, Myzdelife, Mine, me qëllim për ta kryer haxhin, që është obligim nga Allahu xh.sh., me të gjitha dispozitat e veta, në kohën e caktuar dhe njëherë në jetë.[2]

**Haxhi obligim**

Islami qëndron mbi shumë shtylla të forta, por nga pesë shtyllat kryesore është edhe kryerja e obligimit të haxhit.Allahu i Madhëruar haxhin e ka bërë obligim me këtë ajet kuranor: "Për hirë të Allahut vizita e Qabesë (haxhi) është obligim për atë që ka mundësi të shkojë tek ajo…". (El Bekare, 97).Edhe Muhamedi a.s. na ka sqaruar për obligueshmërinë e haxhit: "Islami qëndron mbi pesë shtylla: Dëshmia se nuk ka zot tjetër përveç Allahut dhe se Muhamedi është rob dhe i dërguar i Tij, falja e namazit, dhënja e zekatit, agjërimi i ramazanit, dhe shkuarja në Qabe për atë që ka mundësi (ta kryejë haxhin)".[3] Në fakt, haxhi është obligim për muslimanin që është moshrritur, i shëndosh fizikisht e psiqikisht dhe që ka mundësi materiale për të shkuar deri në Qabe-Meke një herë në jetë.[4]

**Haxhi dhuron kënaqësi të veçanta**

Haxhiu pos vizitës së Qabesë që gjendet në Meke dhe rrotullimit përreth saj, do të ketë nderin që të qëndrojë disa çaste pranë gjurmëve të shumë pejgamberëve; Të Ademit a.s. dhe Havës, do të mësojë për ritualet e haxhit që janë përcaktuar nga stërgjyshi ynë Ibrahimi a.s. dhe bashkëshortet e tij Haxherja dhe Sara r.a., si dhe bijtë e tyre-të dërguarit e Allahut xh.xh. Ismaili dhe Is'haku a.s., e të shumë e shumë pejgamberëve të tjerë që jetuan aty. Do të impresionohet haxhiu për shumë gjëra, do të sheh për së afërmi ku lindi e jetoi, ku vuajti, veproi e sakrifikoi edhe pejgamberi i fundit Muhamedi a.s.. Në vendet ku i erdhi shpallja-ku i zbriti Kur'ani F.L., dhe aty ku e zhvilloi veprimtarinë e tij si pejgamber plotë 23 vite-në Meke dhe Medine, kurse mjaft rrëqethës do të jetë çasti kur të takohemi me Muhamedin a.s. pranë varrit të tij dhe dy halifëve të parë të myslimanëve-Ebu Bekrit dhe Umerit r.a. tek xhamia e pejgamberit në Medine. Haxhi është mundësi për t'u takuar dhe njoftuar me shumë myslimanë nga të gjitha vendet e botës, ndërsa petku i bardh i tyre, të përkujton momentet pas ringjalljes, atëherë kur do të dalim para Allahut xh.sh. në botën tjetër për të dhënë llogari, me ndjenjën faqebardhë dhe me vepra të mira.

**Haxhi është edhe trajnim për myslimanët**

Natyrisht, çdo kryerje e obligimit ndaj Allahut xh.sh. kërkon edhe nijet të sinqert dhe përkushtim të mirëfillt, poashtu në sëcilin obligim përjetohen sakrifica të ndryshme. Pra, duhet patur parasysh se duam të shkarkohemi nga një përgjegjësi e pesë shtyllave të Islamit, duke e kryer edhe haxhin. Nuk është edhe aq lehtë të bëhesh haxhi. Duhet veshur ihramët (meshkujt) dhe duhet patur kujdes për të mos u zbuluar aureti (pjesët që nuk janë të lejuara të t'i shohin të tjerët), tavafi rreth Qabesë, ecja-vrapimi mes Safasë dhe Mervasë, mbledhja dhe gjuajtja e guralecëve, qëndrimi në Arefat, etj. Që do të thotë se gjatë kryerjes së haxhit, haxhiu do të ketë edhe mundime dhe lodhje, pastaj edhe klima dhe temperaturat e larta e bëjnë të vetën, veç tjerash lypset edhe një durim koxha i madh, për t'iu përballuar ritualeve të haxhit. Prandaj, e themi edhe nga përvoja jonë, që të përpiqemi për të shkuar në haxh në moshë sa më të re nëse kemi mundësi, e jo ta lëmë pasi që të dalim në pension, siç është bërë traditë në vendin tonë, sepse atëherë na kaplon pleqëria dhe mosmundja e duhur.[5]

**Dobitë e haxhit**

Përmes kryerjes së haxhit, haxhiu do të ketë shansin që të përfitojë shumë gjëra. Në radhë të parë, atij i mundësohet nga Allahu xh.sh. që t'i falen gjynahet e mëparshme. Në këtë kontekst, thotë Muhamedi a.s..: "Kush e kryen haxhin, largohet nga gjërat e këqia dhe mëkatet, ai do të pastrohet nga mëkatet dhe do



të kthehet në shtëpinë e tij, ashtu sikurse e ka lindur nëna e tij."[6] Haxhiu duke falur namazet në Qabe dhe në xhaminë e Muhamedit a.s.. do të fitojë më shumë sevape se në xhamitë e tjera të rruzullit tokësor. Me një fjalë, haxhiu gjatë haxhit, do të kryejë një shkollë, apo kurs për jetën e tij të ardhme dhe do të fitojë një gradë, pra do të quhet haxhi deri në ahiret, me shpresë se haxhi i tij/i saj do të jetë edhe i pranuar tek Allahu xh.sh., do të fitojë poashtu edhe një energji, e cila do t'i ndihmojë gjatë tërë jetës së tij, sepse do të bëhet edhe besimtar më i dëvotshëm, më i mirë dhe më i edukuar.

**Por, si mund të shkohet në Qabe?!**

Po të krahasojmë kohën e sotme, me kohën e të parëve tanë, do të shohim se dallimi është shumë i madh. Më herët, mundësitë qenë shumë të vogla për të shkuar në haxh. Mjetet transportuese ishin mjaftë të vështira, po edhe ana materiale, kurse sot është lehtësuar dukshëm mundësia për ta kryer haxhin, pasiqë në vendin tonë që disa vite BIK-ja bën organizimin e shkuarjes në haxh me aeroplan nga aeroporti i Prishtinës . Ata që kanë mundësi të mira materiale, mund të planifikojnë brenda vitit për të shkuar në haxh. Mirëpo, këtyre viteve,kur shikojmë standardin e rrethanave materiale/financiare në përgjithësi në Kosovë, do të shohim se mundësitë për ta kryer haxhin janë mjaftë të vogla. Atëherë, duhet të mundohemi të bëjmë plane më afatgjate, duke ndarë nga pakë prej të ardhurave mujore, në mënyrë që për 5 ose 10 vite të mbledhim në një kuti të posaçme para për të shkuar në haxh, aq sa kërkohet. Për 5 vite duhet ndarë afërsisht nga 2 € në ditë, ndërsa nëse mendojmë që pas 10 viteve të shkojmë në haxh, nevojitet të ndajmë nga 1€ në ditë.[7] Mund të ndodhë që të na zejë vdekja pa e realizuar nijetin e këtillë, me këtë rast vjen në shprehje alternativa tjetër, që të autorizohet ndonjë bedel/për ta kryer haxhin në emër të atij që ka vdekur. Allahu qoftë i kënaqur dhe na i pranoftë ibadetet tona.

[1] Dr.Ruhi el-Baëlbeki "el-Meurid" f.442, botimi i 15-të, botoi Darul ilmi lilmelajini, Bejrut 2001. [2] Ebu Bekri Xhabir el-Xhezairi "Minhaxhu-l-muslimi", f.318, botoi Mektebetu-ddaëveti-l-islamijjeti shebabu-l-ez'heri, Medine 1964. [3] Muttefekun alejhi. [4] Ebu Bekri Xhabir el-Xhezairi "Minhaxhu-l-muslimi", f.319. [5] Pasi që kam kryer haxhin në vitin 2000-K.M.. [6] Muttefekun alejhi. [7] Në këtë mënyrë, duke tubuar nga pakë para për 10 vite, e ka kryer haxhin një muezin i një xhamie nga Prizreni



# Praktika e Pejgamberit a.s. në edukim bazuar në sistemin e vlerave të qytetërimit islam

Prof. Dr. Halid Es-Samedij

**"Ne nuk të dërguam ty ndryshe përveçse për të gjithë njerëzit, myzhdedhënës dhe tërheqës i vëmendjes". (Sebe, 28)**

Shpella "Garu Hira" ishte vendtakimi i botës lëndore me atë shpirtërore. Shpallja që erdhi, i zbuloi hapat e parë të ndryshimit të botës duke njoftuar për ardhjen e mesazhit përmbyllës. Çelësi i këtij ndryshimi ishte lidhja e njohurisë me vlera përmes rrugës së leximit në emër të Zotit e jo në emër të çfarëdo gjëje tjetër: (Shih: El Alek, 1-5). Pra, burimi i njohurisë është Zoti, qëllimi i saj është njohja e Zotit dhe nuk ka hair-të mira në një dituri apo njohuri që nuk të shpie tek Zoti.

Mund të themi se vetëdijësimi apo udhëzimi i njerëzve në këtë praktikë gjithëpërfshirëse, ishte bërthama dhe qëllimi i të gjitha shpalljeve hyjnore. Duke u nisur nga kjo, themi se qëllimi i arritjes së njohurisë në sistemin islam, duke përfshirë këtu edhe njohurinë mbi dispozitat e Sheriatit, nuk ka qenë qëllim i vetvetes (d.m.th. vetëm për të arritur njohuri - v.j.), por ajo ishte një nga mjetet për të arritur në formimin e sistemit të vlerave, që nuk ndahet e nuk shkëputet prej saj, dhe nëse në mes tyre ndodh ndarje a shkëputje, atëherë njohuria do të shkaktonte pasoja shumë të këqija ndaj njeriut, sepse njeriu do të mbështetej në veten e tij e në eksperiencën e tij dhe kjo shkakton humbjen e të dy botëve. Përmes një leximi të ngadalshëm dhe të matur, në shembujt e dhënë në Kur'an dhe Synet (Tradita e Pejgamberit a.s. - v.j.) na shfaqet shumë qartë thelbi i këtij sistemi gjithëpërfshirës, për të cilin ka nevojë aktualiteti ynë sot, me qëllim të rindërtimit të sistemit të tij qytetërues, në të cilin vlera është shkëputur nga njohuria dhe, si rezultat i kësaj, ka shkaktuar pasoja shumë të këqija ndaj njerëzimit. Allahu xh.sh. shumë herë, përmes disa shembujve, na ka rikujtuar se ku shfaqen bashkimi dhe ndarja mes njohurisë e vlerave, dhe çfarë ka ndodhur më pastaj si rezultat i tij. Karuni u mashtrua nga dituria dhe pasuria e tij, që e kishte aq shumë, saqë një grup i fuqishëm njerëzish mezi bartnin çelësat e pasurisë së tij, - kur tha: (Shih:El Kasas, 81).

Ndërsa në anën tjetër, Allahu xh.sh. i kishte dhënë bereqet diturisë, zanatit dhe eksperiencës së Dhulkarnejnit atëherë kur ai bëri lidhjen në mes eksperiencës dhe mbështetjes në Zotin gjatë ndërtimit të digës së Jexhuxhëve e Maxhuxhëve. Allahu xh.sh. thotë: "E ata as nuk arritën ta kapërcenin e as ta shponin atë" (Kehf, 97).

Gjithashtu Allahu xh.sh. pranoi kurbanin e birit të Ademit a.s., i cili tha: "Allahu pranon vetëm prej të sinqertëve" (El Maide,27), dhe nuk e pranoi nga tjetri, i cili u bazua në eksperiencën e tij, e cila nuk e ndaloi atë që të reagonte ashpër ndaj vëllait të tij, kur tha: "Ai (që nuk iu pranua) tha: Unë do të të mbys ty". (El Maide, 27). Kjo është gjendja e dijes kur ndahet nga sistemi i vlerave, dija e tillë nuk e ndalon pronarin e saj nga tirania dhe zullumi... dëshmitë apo argumentet për këtë gjendje në kohën tonë janë mjaft shumë dhe ato tregojnë shëmtinë e dijes kur të shkëputet nga vlerat. Nëse vështrojmë aplikimet praktike të traditës profetike të këtij sistemi të plotë, vërejmë se Pejgamberi a.s. ua mësoi njerëzve namazin duke u thënë: (Faluni ashtu siç më shihni mua duke u falur) (Transmeton Buhariu), mirëpo ai, në të njëjtën kohë, ua sqaroi atyre se namazi që nuk e ndalon dhe nuk e largon njeriun nga amoraliteti dhe veprat e liga, nuk prodhon asgjë përveçse largim nga Zoti... gjithashtu Pejgamberi a.s. i urdhëroi njerëzit që të jepnin zekat duke u sqaruar masën, shumën e mënyrën e shpërndarjes së tij dhe, krejt në fund, u lexonte ajetin kuranor (Shih:Et-Tevbe,103)... Gjithashtu Pejgamberi a.s. u mësoi shokëve të vet agjërimin e rregullat e tij dhe në fund iu drejtua atyre duke u thënë: (Ai që nuk e braktis fjalën dhe veprimin e lig (gjatë agjërimit - v.j.) Zoti nuk ka nevojë që ai të braktisë ujin dhe ushqimin) (Buhariu)..., atëherë çfarë dobie ka njohja e dispozitave të namazit, zekatit dhe agjërimit, nëse ato nuk e ndalojnë njeriun nga veprimet e liga dhe vazhdimin e tyre?!

Qëllim i sqarimit dhe përqendrimit tonë në këtë tipar të praktikës së Pejgamberit a.s. në edukim mbi vlerat islame, janë dy çështje: e para, paralajmërimi a njoftimi paraprak i edukatorit se qëllimi i të mësuarit-edukimit nuk përfundon vetëm me bartjen e njohurisë, po qëllimi është që njeriu të depërtojë në përcaktimet dhe synimet e saj me qëllim të investimit të tyre në ndërtimin e një sistemi vlerash te nxënësi. Dhe, e dyta, korrigjimi i qëllimit të

nxënësit dhe lirimi (çlirimi) i përcaktimit të tij për kërkim të diturisë, e synimi final duhet të jetë njohja e Zotit.

**Sqarim i veçorive të vlerave islame:**

S'ka dyshim se sqarimi i veçorive të vlerave islame është hyrja kryesore për të bashkëvepruar me to, si në aspektin e të kuptuarit ashtu edhe në aspektin e zbritjes (shpalljes) së tyre, gjithashtu shfaqja e këtyre veçorive është hyrje për sqarimin e veçantive nga të cilat dallohen vlerat që gjejnë mbështetje në referencat islame atëherë kur të krahasohen me vlera të tjera, të cilat mbështetjen e kanë diku tjetër. Gjithashtu ato ia mundësojnë edukatorit njohjen e rrugëve më të suksesshme që çojnë në ndërtimin e sistemit të vlerave qytetëruese islame tek të rinjtë. Ai që vështron librin e Zotit (Kur'anin) dhe traditën e Pejgamberit a.s. me një vëmendje sistematike dhe analitike, vëren sinjale të qarta, të cilat, nëse i sistemon, arrin rezultatet dhe veçoritë e mëposhtme:

a. Vlerat janë intuitë hyjnore: Allahu xh.sh. krijoi Ademin a.s. dhe më pas fryu në të shpirtin, së bashku me shpirtin që ia dhuroi Zoti, në strukturën e njeriut u rrënjosen edhe vlerat; prandaj dashuria ndaj të mirës dhe urrejtja ndaj së keqes janë pjesë përbërëse të shpirtit që i dhuroi Zoti. Allahu xh.sh. thotë (Esh-Shems,7-8). Gjithashtu ka thënë:"Mandej, Ai e formësoi atë (në barkun e nënës) dhe nga ana e Vet atij i jep shpirt" (Sexhde:9). Këtë e ka sqaruar gjithashtu edhe Pejgamberi a.s. në hadithin e tij: (Fëmija lind me intuitë (natyrshmëri - v.j.) të pastër (në fenë Islame - v.j.), mirëpo prindërit e tij e orientojnë nga jahudizmi ose nga krishterimi ose nga zjarrputizmi).

Ai që vështron Emrat e bukur të Allahut dhe atributet e Tij, vëren se prej tyre janë: 'i Drejti, Mirëbërësi, Mëshirëploti, Mëkatfalësi, Mirënjohësi, i Buti, Paqedhënësi, Siguruesi...' dhe atribute e emra të tjerë, me të cilët Allahu xh.sh. e ka vulosur intuitën e njeriut atëherë kur e krijoi nga balta, e më pastaj fryu në të nga shpirti i drejtësisë, paqes, mëshirës, faljes, butësisë, mirënjohjes dhe shumë vlerash e cilësish të bukura, e më pastaj ia mësoi emrat e gjësendeve dhe e dalloi me mendje-logjikë, gjithashtu i dërgoi atij pejgamberë njërin pas tjetrit në kohë dhe vende të ndryshme, me qëllim të rikujtimit të tij. Allahu xh.sh. thotë: (Shih:Err-Rrum, 30). Edukatori duhet të kthehet te Kur'ani dhe praktika e Pejgamberit a.s. në mënyrë që të ndërtojë dhe të ngulitë vlerat në shpirtrat e njerëzve duke u bazuar në devotshmërinë dhe kënaqësinë e Allahut xh.sh., të kundërshtojë çdo fjalë që nuk ka bazë të mirëfilltë, edhe nëse ndikimi i saj është i madh në zemrat e njerëzve, sepse ajo tretet shumë shpejt, e baza e vlerave është qëndrueshmëria dhe stabiliteti. Njeriu nuk është një faqe e bardhë në të cilën nuk ka as këshilla e as udhëzime, gjithashtu ai nuk është një faqe e zezë e mbushur me mëkate, siç është e njohur në teorinë krishtere, po është i lindur në natyrshmërinë islame dhe me vlerat e tij, mirëpo, kur ka zbritur në tokë dhe është përzier me ambientin, ndonjëherë u afrua e ndonjëherë u largua nga këto vlera, në varësi nga ndikimet. Prandaj Allahu xh.sh., në librin e Tij dhe në traditën e Pejgamberit të Tij, përshkroi disa metoda dhe rrugë për të arritur në pastërtinë nga ndyrësirat dhe për t'iu afruar vlerave burimore hyjnore në intuitën e njeriut.

b. Vlera pragmatike: edhe pse vlerat islame kanë burim hyjnor, megjithëkëtë zbritja e tyre në aktualitetin tonë, bazuar në udhëzimet e shpalljes, atyre u ka dhënë formë pragmatike dhe relative-proporcionale, dhe e ka larguar atë nga përsosmëria absolute, e cila konsiderohet si diçka e kërkuar, që mund të realizohet me përqindje të ndryshueshme. Qëllimi i kësaj karakteristike është që feja islame ta largojë njeriun nga pesimizmi i mosrealizimit të vlerave në një shoqëri në mënyrën e përsosur të kërkuar, dhe nxitja e tij për të vepruar me qëllim të ngulitjes së vlerave në shpirtrat dhe zemrat e njerëzve sipas energjisë dhe përpjekjes, e më pastaj çështjen t'ia lërë Zotit dhe t'I nënshtrohet Atij me lutje e dua, për t'i ndihmuar në realizimin e qëllimit dhe dëshirës së tij.Prandaj vlerat islame me këto tipare nuk janë thjesht vlera teorike e ideale, po janë përmbledhje e një legjislativi, i cili ka zbritur në varësi të rrethanave e ndodhive, dhe i cili u është përgjigjur problemeve dhe çështjeve të njerëzve, e nuk është ide që kërkon të realizojë një kulturë të virtytshme, në të cilën nuk ekziston e keqja, prandaj ato janë pragmatike në objektivat dhe qëllimet e saj dhe baza e tyre është thënia e Zotit në Kur'an: "e unë u nguta tek Ti, o Zoti im, që të jesh i kënaqur ndaj meje" (Taha, 84). Ngutja këtu nënkupton ngritjen në shkallët e kënaqësisë ndaj Zotit, në varësi nga energjia dhe mundësia: "Allahu nuk e obligon asnjë njeri përtej mundësisë së tij". (El Bekare, 286).

Të marrim si shembull drejtësinë. Ajo është një vlerë islame e rrënjosur thellë, mirëpo realizimi i saj në të vërtetë është mbrojtja nga tirania-zullumi me aq sa ka mundësi, për këtë arsye Pejgamberi a.s. thoshte: (Unë jam njeri dhe ndonjëherë më vijnë palë që janë ngatërruar, ndodh që njëra palë të jetë më oratore se pala tjetër dhe unë llogaris se ai e tha të vërtetën, dhe në bazë të fjalëve të tij, gjykoj, mirëpo ta dini se, nëse ndonjërit i jap ndonjë të drejtë të myslimanit (pa të drejtë - v.j.), atëherë ajo është një copë zjarri dhe, nëse do, le ta marrë ose le ta braktisë).

Dashuria është një vlerë e madhe islame, mirëpo Pejgamberi a.s., kur shtrohej çështja e drejtësisë në mes bashkëshorteve të tij, E luste Zotin e Madhërishëm që të mos e qortonte për shkak të animit emocional, nga i cili nuk kishte mundësi të largohej. Gjithashtu ruajtja e pasurisë së jetimit është një vlerë e madhe ekonomike

islame, mirëpo karshi saj ekziston një kërcënim, i cili ia tërheq vëmendjen atij që ha pasurinë e jetimit, për shkak të ekzistimit real të këtij fenomeni në shoqëri dhe i cili do të ekzistojë derisa të ekzistojë kjo botë.

Kështu, në mënyrë analoge, vepro edhe me vlera të tjera islame, edhe pse ato në burim-bazë janë absolute, mirëpo, kur të praktikohen, duhet të merret në konsideratë gradualiteti për të arritur eliminimin e vlerave të këqija me ato të mirat. Pejgamberi a.s. ka thënë: (Pas çdo vepre të ligë pasoje me një vepër të mirë, dhe me njerëzit sillu me moral-sjellje të mirë.) (Tirmidhiu).

c. Vlera universale: Edhe pse Kur'ani ka zbritur në gjuhën e pastër arabe, megjithatë mesazhi i tij për vlerat, dispozitat, këshillat, premtimin dhe frikësimin - i është drejtuar mbarë botës. Për këtë arsye, ne, kur bëjmë thirrje për vlerat islame, nuk bëjmë thirrje për privatësitë-veçoritë tona si ymmet islam, sepse një gjë e tillë nuk shkakton përveçse mbyllje dhe ngufatje të këtyre vlerave për të mos u përhapur në universin e gjerë universal dhe për të mos qenë në harmoni me mesazhin universal që bart për të gjithë njerëzit (mesazhin hyjnor). Allahu xh.sh. thotë: "Ne nuk të dërguam ty ndryshe përveçse për të gjithë njerëzit, myzhdedhënës dhe tërheqës i vëmendjes". (Sebe, 28) Gjithashtu thotë: "E Ne të dërguam ty (Muhamed) vetëm si mëshirë për të gjitha krijesat". (El Enbija, 107).

Emëruesi i përbashkët i njerëzve të mençur është respektimi i vlerave të mirëfillta pa marrë parasysh ndryshimet e burimeve të tyre... drejtësia është e mirë e tirania-zullumi është i keq, gënjeshtra dhe e vërteta janë dy gjëra të kundërta që nuk bashkohen, koprracia dhe tahmaqarllëku janë të urryera, ndërsa zemërgjerësia dhe gjymertllëku janë të kërkuara.

Këto vlera dhe të kundërtat e tyre janë vlera universale, ato janë burim i intuitës me të cilën ka ardhur Islami universal; vlerat islame nga të cilat përbëheshin mesazhet e pejgamberëve dhe të dërguarve të Zotit në tërësi dhe që i vulosi Muhamedi a.s., nuk janë ekskluzivisht vetëm për myslimanët, ato janë të hapura për të gjitha kombet dhe popujt që mund të përfitojnë prej tyre dhe t'i rregullojnë sjelljet dhe orientimet e tyre, dhe kështu këto vlera universale të jenë hyrje në Islam për shumë kombe, popuj dhe individë.

Muhamedi a.s. i pranoi këto vlera universale dhe erdhi që t'i plotësonte ato. Plotësimi i tyre nënkupton se feja islame ka miratuar vlera njerëzore, të cilat ekzistonin në bazë të intuitës dhe natyrshmërisë tek disa njerëz, pa marrë parasysh origjinën dhe përkatësinë e tyre, kjo ka qenë si hyrje për t'ua tërhequr vëmendjen e tyre ndaj vlerave islame, në mënyrë që t'i pranonin në tërësi dhe kështu të plotësonin mirësinë e Zotit ndaj tyre: "Sot përsosa për ju fenë tuaj, plotësova ndaj jush dhuntinë Time, zgjodha për ju islamin fe". (El Maide,3).

d. Vlera të përshtatshme dhe të përshtatura: Kur e lexojmë thënien e Abdullah ibn Mesudit r.a.: (Nëse ti u tregon njerëzve një çështje të cilën mendjet-intelekti i tyre nuk arrin ta kuptojë, kjo çështje tek disa do të shkaktojë përçarje-fitne), vërejmë se porosia-ftesa islame, që bën thirrje për praktikimin e vlerave islame, nuk është e një forme; porosia-ftesa përfshin përmbajtjen dhe mjetin... dhe nga kjo kuptojmë se çdo kohë dhe çdo gjeneratë e ka formën e porosisë-ftesës, dhe mjetet që të dërgojnë tek ato vlera, evoluojnë dhe ndryshojnë. Për këtë arsye vlerat islame nuk kanë qenë të kufizuara për vende dhe kohë, po janë vlera që mund të shpërndahen dhe të përhapen përmes të gjitha rrugëve dhe mjeteve të dobishme e të ligjshme, të cilat përshtaten me to, dhe nuk ndikohen në esencë. Për këtë arsye përqendrimi i Kur'anit ishte shumë i madh për rëndësinë e ekzistimit të vlerës në shoqëri, pa caktuar ndonjë mjet të veçantë për të. Drejtësia realizohet në një shoqëri me mjete dhe forma të ndryshme, mund të realizohet në forma të ndryshme të jetës së përgjithshme, brenda familjes, në treg, në institucione dhe në organizata e vende të tjera përmes formave dhe mjeteve të ndryshme, baza e kësaj është ajeti kuranor, në të cilin Allahu xh.sh. thotë: "Kur të flitni, duhet të jeni të drejtë, edhe nëse është çështja për të afërmit". (El En'am,152).

Feja islame ka urdhëruar që çështja e konsultimit (Esh-Shura) të realizohet në shoqëri, mirëpo ajo nuk ka caktuar formën dhe mjetin për realizimin e tij; gjithashtu ka urdhëruar që amanetet t'u dorëzohen pronarëve të tyre pasi të jenë ruajtur, mirëpo nuk ka përcaktuar se si duhet të ruhen ato, sepse mjetet e ruajtjes janë të ndryshueshme; gjithashtu ka urdhëruar që të ketë solidaritet në shoqëri, po rrugët dhe mjetet e realizimit të tij i ka lënë të hapura për njerëzit; gjithashtu ka urdhëruar për shpenzimin e pasurisë për hir të Allahut në përgjithësi, me qëllim që mirësia të përfshijë të gjitha aspektet e jetës dhe të mbulojë të gjitha nevojat e njerëzve; për këtë arsye vlerat islame duhet të barten te çdo popull a gjeneratë me ato mjete që janë të përshtatshme dhe janë të pranueshme për ta, nëse dëshirojnë që ato të kenë ndikim në sjelljet, orientimin dhe formësimin e tyre.

e. Vlera të qëndrueshme dhe të vazhdueshme: Vlera nuk mund të bëhet vlerë e rrënjosur në shpirtin e njeriut përveçse nëse ajo përsëritet në sjelljet e tij dhe bëhet veti e cilësi e pandashme e tij. Nuk është e pranueshme nga njeriu që një herë të jetë i sinqertë e herën tjetër gënjeshtar, siç nuk pranohet që herë të jetë i drejtë e herë tiran-zullumqar në pozita a qëndrime të ndryshme... dhe, nisur nga kjo, mund ta kuptojmë thënien e Pejgamberit a.s.: (Burri e thotë të vërtetën dhe e kërkon atë gjithherë,

derisa të shkruhet te Zoti si njeri besnik) (Tirmidhiu). Këtë epitet nuk mund ta arrijë njeriu përveçse me këmbëngulje, vazhdimësi dhe duke e bërë çështjen shprehi/adet... mund të ndodhë që një personit t'i vishet cilësia e kundërt (gënjeshtra) përmes këmbënguljes, vazhdimësisë dhe duke e bërë shprehi atë veti gjithashtu, siç është përmendur në një pjesë tjetër të hadithit të Pejgamberit a.s. (dhe një burrë i cili gënjen dhe e kërkon atë gjithherë, derisa të shkruhet te Zoti si gënjeshtar).

Bazuar në këtë, ka ardhur kritika apo gjykimi i Kur'anit për ata të cilët nuk qëndrojnë në rrugën e drejtë dhe të vërtetë, po sjelljet e tyre lëvizin në mes të vërtetës dhe të pavërtetës, në mes udhëzimit dhe humbjes: (Shih:En- Nisa,137). Kritika kuranore është gjithashtu edhe ndaj atij modeli të njeriut, i cili nuk i vazhdon veprat e mira dhe vepron shumë pak, e më pastaj pushon së vepruari mirë ose e ndërpret në tërësi: "A e ke parë atë që u zmbraps (prej fesë). Që dha pak e pastaj e ndërpreu" (Nexhm,33-34), d.m.th. u dobësua nga vazhdimi i dhënies ose e braktisi në tërësi, megjithëse mundësi kishte.

Për këtë arsye, duhet të zotërojnë mundi-këmbëngulja dhe zellshmëria, për ta obliguar veten (nefsin) që të qëndrojë lidhur me vlerat islame derisa të kalojë nga shkalla e nënshtrimit (ndaj Islamit) në atë të bindjes (imanit) dhe të mirësisë (ihsanit), në mënyrë që njeriu ta adhurojë Zotin sikurse të jetë duke e parë Atë... Këto janë frytet më të ëmbla të vlerave islame, të cilat nuk mund të realizohen as të arrihen përveçse përmes përsëritjes, vazhdimësisë dhe qëndrueshmërisë.

**Urtësia dhe konkluzioni në ndërtimin e vlerave:**

Vlerat janë sikur ilaçet, ilaçet nuk mund të jenë të dobishme nëse nuk ekziston personi që di t'i përdorë dhe personi që ka gatishmëri për t'i marrë ato, dy çështje të cilat e bëjnë trupin e njeriut t'i pranojë ato me një qetësi dhe besim. Ai që vëzhgon në mënyrë të qetë traditën e mjekut më të mirë, Pejgamberit a.s., e gjen veten përpara disa udhëzimeve shkencore dhe edukative, të cilat e sistematizojnë metodën e edukimit tek edukatorët, një gjë që ua mundëson atyre të arrijnë qëllimin përmes rrugëve më të mira. Këto udhëzime mund t'i kufizojmë a t'i përcaktojmë si në vijim:

• Të mbështeturit në argumentin e saktë-autentik: Nga Kur'ani famëlartë apo nga tradita e pastër e Muhamedit a.s. ose edhe nga fjalët dhe përvojat e gjeneratave të hershme pas Pejgamberit a.s., për sinqeritetin dhe diturinë e të cilëve ka dëshmuar i tërë Ymmeti.

Andaj, duke u nisur nga ky parim, edukatori duhet të bazohet në Kur'an pastaj në hadithin e vërtetë të Pejgamberit a.s., në mënyrë që t'i ndërtojë vlerat në zemrat e njerëzve në bazë të devotshmërisë dhe kënaqësisë së Zotit, dhe të kundërshtojë çdo fjalë apo vepër që nuk është e mbështetur në argumente të sakta, edhe nëse ajo ka ndikim në masë, sepse ajo zhduket shumë shpejt, ndërsa vlerat janë të qëndrueshme dhe stabile siç e thamë edhe më sipër.

• Komunikimit të mirë: Allahu xh.sh. në Kur'an thotë: (Shih:Et-Tevbe,128 dhe Ali Imran, 159).

Këto dhe ajete të tjera janë ato që flasin për veçoritë e komunikimit të Pejgamberit a.s. dhe për ato që skicojnë rrugën e tij përmes udhëzimeve hyjnore, aty gjejmë përdëllim, mëshirë, urtësi, krenari, falje, këshillim dhe shumë gjëra të tjera, të cilat janë dyer hyrëse për vazhdimin e komunikimit me njerëzit.

Pejgamberi a.s. shpeshherë përmend ndonjë tregim apo shembull, me qëllim që masa e gjerë ta kuptojë sa më lehtë, si p.sh.: (Shembulli im dhe i pejgamberëve të mëparshëm është sikur shembulli i një personi që ka ndërtuar një shtëpi...) (Buhariu), ose hadithi tjetër, ku thotë Pejgamberi a.s. (Çfarë mendoni për një njeri i cili ka një lum pranë shtëpisë së tij dhe në të lahet pesë herë në ditë, a do t'i mbeste ndonjë papastërti në trupin e tij? Të pranishmit u përgjigjën: Jo, o i Dërguari i Allahut, atëherë ai tha: "Në këtë mënyrë edhe pesë namazet e falura gjatë ditës i shlyejnë mëkatet) (Buhariu). Pejgamberi a.s. lexonte psikologjinë e pyetësit dhe gatishmërinë apo kapacitetin e tij për të mësuar dhe në këtë mënyrë edhe përgjigjen ia jepte aq sa të kishte dobi prej saj. Tregohet se njëherë një njeri kishte shkuar te Pejgamberi a.s. dhe i kishte thënë: Më këshillo, o i Dërguari i Zotit", e Pejgamberi a.s. tha: (mos u hidhëro), pyetësi tha: edhe diçka tjetër, Pejgamberi a.s. tha: (mos u hidhëro), dhe përsëriti disa herë fjalët (mos u hidhëro). Mirëpo në një rast tjetër ne vërejmë se Pejgamberi a.s. i kishte thënë Muadhit r.a., pasi i kishte dhënë përgjigjen e pyetjes që i kishte bërë ai, duke i thënë: "O i Dërguari i Zotit, më trego për një vepër e cila do të më fusë në xhenet dhe do të më largojë nga zjarri-xhehenemi (a dëshiron të të tregoj për esencën e çështjes, shtyllën e saj dhe pikën kulmore të saj)... (a dëshiron të të tregoj për dyert e mirësive)... (a dëshiron të të tregoj për atë që i përfshin të gjitha këto). Në këtë mënyrë vazhdonte Pejgamberi a.s. duke i propozuar atij këshilla, e shkak i kësaj ishte: ajo çfarë përmendëm më lart rreth gatishmërisë dhe kapacitetit të nxënësit apo dëgjuesit për ta pranuar atë që i thuhet. Kjo, s'ka dyshim, është prej teknikave më të avancuara për komunikim dhe edukim që i njeh edhe mendimi edukativ bashkëkohor.

Pejgamberi a.s., përmes tipareve të fytyrës së tij, tregonte gjithashtu për hidhërimin apo kënaqësinë e tij, ndonjëherë ndodhte që ta ndryshonte formën e të ulurit për të treguar për rëndësinë e asaj që ishte duke treguar, siç ka ndodhur atëherë kur ishte duke treguar për mëkatet e mëdha, sikur tregon transmetuesi i hadithit, i cili thotë se Pejgamberi a.s. ndodhej shtrirë në krah dhe pastaj u ul e tha: (edhe dëshmia e rrejshme) duke e përsëritur disa herë, saqë thamë me vete sikur të pushonte më.



• Ftesës për praktikë mesatare dhe të moderuar: (Veprat më të dashura te Zoti janë ato që cilat janë të vazhdueshme edhe nëse janë të pakta) (Buhariu). Nuk ka rëndësi sasia e veprave, po cilësia dhe vazhdueshmëria e tyre..., prandaj ruajtja e mesatares në çështjen e praktikimit të dispozitave të Sheriatit është metodë për vazhdimësinë dhe qëndrueshmërinë e vlerave, bile mund të themi se mesatarja është argument i qartë për qëndrueshmërinë e tyre. Është i njohur tregimi i tre personave që kishin shkuar në shtëpinë e Pejgamberit a.s. dhe e kishin pyetur për mënyrën e jetesës, se si e kalon Pejgamberi a.s. dhe, kur u informuan, sikur iu duk atyre pak, dhe thanë ç'thanë duke e ngarkuar veten me diçka që nuk i kishte ngarkuar Allahu xh.sh.. Kur dëgjoi Pejgamberi a.s. për veprimet e tyre, tha duke i këshilluar ata dhe duke i orientuar nga mesatarja: (Pasha Allahun, unë jam më i devotshmi nga mesi juaj dhe më së shumti ia kam dronë-frikën Zotit, mirëpo megjithatë, unë agjëroj dhe ha (d.m.th. nuk agjëroj gjithherë - v.j.), falem dhe bie të fle dhe martohem me gra, e kush largohet nga tradita ime, ai nuk është pasues imi.) (Muslimi)

**Ndërtimi i një sistemi praktik për vlerësimin-kontrollimin e mbizotërimit të vlerave te njeriu**

Edukatorët pajtohen se vlerësimi-kontrollimi i njohurive dhe shkathtësive të dukshme- të jashtme, është çështje e lehtë dhe e mundur, përmes përdorimit të metodave të njohura vlerësuese duke vënë në sprovë memorien, ose përmes vështrimit të sjelljes praktike. Kur t'i thuash një nxënësi: Fale namazin e sabahut me devotshmëri (hushu'ë), ti mund t'i vlerësosh njohuritë e atij nxënësi duke e dëgjuar gjatë leximit të Kur'anit. Gjithashtu mund t'i vlerësosh edhe sjelljet e tij përmes vëzhgimit të lëvizjeve të tij që nga tekbiri fillestar deri tek dhënia e selamit, mirëpo si mund të vlerësosh shkallën e devotshmërisë (hushu's), ajo është një ndjenjë emocioni e brendshme e pa analogji. Hulumtuesit e çështjeve pedagogjike dhe ata të psikologjisë kanë hasur në vështirësi për ndërtimin e një sistemi praktik të vlerësimit të vlerave. Rreth kësaj çështje kanë bërë disa hulumtime dhe disa studime të pakta në krahasim me studimet që kanë të bëjnë me vlerësimin e njohurive dhe shkathtësive të dukshme. Dhe ajo që kanë arritur në përfundim, është se vlerësimi i vlerave bazohet në aftësinë e mësuesit lidhur me formulimin e treguesve të jashtëm, në sjelljet e nxënësit të cilat pranojnë vrojtimin e përsëritur, në mënyrë që ajo të jetë argument për pjekurinë e një vlere në brendësinë e nxënësve.

Nëse rikthehemi dhe vështrojmë jetën e Pejgamberit a.s., gjejmë se kjo teori edukative moderne në parim bazohet në hadithin e Pejgamberit a.s., ku thuhet: (Nëse vëreni një njeri i cili shkon në xhami vazhdimisht, atëherë dëshmoni për imanin-besimin e tij.) (Tirmidhiu); shkuarja në xhami është sjellje e jashtme, e cila pranon vrojtimin, ndërkaq, përsëritja e këtij veprimi është argument i qartë për vlerën e besimin në shpirtin e atij personi... Kjo sqarohet edhe më shumë nëse vështrojmë në mënyrë të qetë thëniet e Pejgamberit a.s. se: (Një njeri kishte parë një qen shumë të etur dhe, ai i dha qenit ujë me çorapen e tij derisa iu shua etja, dhe E falënderoi Zotin e Zoti (për shkak të këtij veprimi - v.j.) e futi në Xhenet.) (Buhariu). Gjithashtu: (Një grua është futur në xhehenem shkaku i një maceje, së cilës as nuk i kishte dhënë ushqim dhe as nuk e kishte lënë të hante vetë.) (Buhariu). Edhe hadithi tjetër: (Njeriu shpesh flet ndonjë fjalë me të cilën Zoti është razi (i kënaqur - v.j.), pa i kushtuar ndonjë vëmendje, mirëpo, për shkak të asaj fjale, Zoti e ngrit në gradat e Xhenetit.) (Buhariu)... Gjërat që u cekën, janë sjellje të jashtme dhe, me gjithë thjeshtësinë e tyre, tregojnë për masën e mbizotërimit të vlerave në ndërgjegjen e njeriut.

Ky sistem na bën që ne të konfirmojmë se edukatori nuk duhet të mjaftohet vetëm me përkujtimin dhe sqarimin e vlerës, nëse nuk e përcjell atë dhe nëse nuk kujdeset për zhvillimin e saj në ndërgjegjen e nxënësit-pasuesit përmes metodës së aftësisë mbi formulimin e treguesve për vlerësim, duke e përcjell përsëritjen e saj në sjelljen e nxënësit-pasuesit derisa të shndërrohet në argument të mbizotërimit të vlerës në ndërgjegjen e tij apo nevojës së saj për më shumë mund. Në dritën e kësaj konfirmohen mënyrat garantuese për të mbështetur atë që është pozitive dhe për të shëruar atë që është negative përmes metodës së ripërtëritjes.

Kjo që u tha, është një lexim vrojtues dhe zbulues i sistemit të vlerave qytetëruese në praktikën e Pejgamberit a.s.. E paraqitëm atë në kontekstin e nevojave të aktualitetit tonë bashkëkohor, në mënyrë që ajo të jetë një zgjidhje për problemet dhe brengat e kësaj kohe, dhe me qëllim të themelimit të një vizioni të ndryshëm nga ai që është i përhapur në aktualitetin tonë e që bazohet në atë që kufizohet vetëm në materializëm, që më shumë i ngjan karakterit modern sesa atij qytetërues, që duhet t'i bashkojë në mes elementeve të mirëqenies materiale dhe ngritjes në vlerat shpirtërore. Këto janë disa elemente në sistemin e edukimit të Pejgamberit a.s. mbi bazat e vlerave dhe ndërtimit të tyre në zemrat e njerëzve, të cilat konsiderohen bazë e rilindjes qytetëruese. Allahu xh.sh. thotë: (Shih: Er-Rrad,11)

Përktheu dhe përshtati nga gjuha arabe, Vedat Shabani, burimi: www.hiramagazine.com/archives/title/634



# Kategoritë të cilave nuk u jepet zekati

Mr. Ejup Haziri

**"Nëse lëmoshat i jepni haptazi, ajo është mirë, por nëse ato ua jepni të varfërve fshehurazi, ajo është edhe më e mirë për ju dhe Ai ua largon (me punë të mira) të këqijat. Allahu është i njohur hollësisht për veprat tuaja." (El Bekare, 271)**

Në temat paraprake kam shtjelluar detajisht kategoritë përfituese të zekatit, ku kam elaboruar tetë kategoritë që u takon zekati, ndërsa në këtë temë tematika kryesore do të jetë kategoritë të cilave nuk u takon zekati. Se kush janë këto kategori të cilave u ndalohet dhënia e zekatit atyre dhe përse ndalohet një gjë e tillë, përgjigjet rreth tyre do të jenë objekt diskutimi brenda këtij punimi. Ndonëse, që në fillim duhet të potencoj se përfshirja e gjithë kategorive në fjalë brenda një punimi të tillë është e pamundur, andaj, do të shpjegohen dhe studiohen secila veç e veç.

**Kategoritë të cilave nuk u jepet zekati**

Sa u përket kategorive që nuk mund të jenë në ombrellën përfituese të zekatit, mund të themi se për disa prej tyre dijetarët janë dakorduar e për disa tjera nuk janë të një mendimi. Prej kategorive që nuk u jepet zekati janë: Pabesimtarët, ateistët dhe armiqtë luftues ndaj Islamit, të pasurit, të fuqishmit me potencial pune, të afërmit sikurse djali për babain apo anasjelltas, pastaj bashkëshorti për bashkëshorten dhe anasjelltas, për fisin Benu Hashim apo për pasardhësit e Pejgamberit etj.Këto kategori dhe disa tjera që kanë lidhshmëri do të trajtohen veç e veç brenda këtij punimi.

**Politeistët, ateistët dhe luftuesit e islamit**

Dijetarët myslimanë janë të një mendimi se politeistëve, ateistëve dhe atyre që e luftojnë islamin, nuk u jepet asgjë nga zekati. Konsensusi i tyre gjen mbështetje tek fjalët e Allahut të Lartësuar ku thotë: "Allahu ua ndalon t'u afroheni vetëm atyre që ju luftuan për shkak të fesë, që ju nxorën prej shtëpive tuaja dhe që ndihmuan dëbimin tuaj; ju ndalon të miqësoheni me ta. Kush miqësohet me ta, të tillët janë dëmtues të vetvetes." (El-Mumtehineh, 9). Sigurisht se një individi të tillë nuk i jepet asgjë nga zekati, sepse ai e lufton Islamin dhe myslimanët, andaj edhe dhënia atij do të nënkuptonte përkrahje ndaj tij karshi dëmit të islamit dhe myslimanëve. Për këto kategori të përmendura këtu, dijetarët janë të një mendimi dhe nuk përcillet që ndokush të ketë kundërshtuar. Përjashtim bën nëse është për përfitimin e zemrave të tyre, siç mund të jenë njerëz me besim të luhatur; të ri në islam; jobesimtarë; për parandalimin e të keqes; udhëheqës që përmes tyre mund të ndikohen të tjerët; njerëz me influencë dhe ndikim; njerëz të cilët jetojnë në zonat kufitare me myslimanët, duke i stimuluar ata që ta mbrojnë kufirin nga pabesimtarët dhe të mos u shkaktojnë të këqija myslimanëve.[i]

Pra, ky ishte përjashtimi, përndryshe jomyslimanëve nuk u jepet nga zekati asgjë, ngase zekati merret nga të pasurit mysliman dhe dedikohet për të varfrit mysliman. E, në këtë kontekst ai nuk merret nga jomyslimanët, ashtu siç nuk mund të dhurohet për ta, me përjashtim të asaj që e cituam sipër. I Dërguari i Allahut kur e kishte dërguar Muadhin në Jemen e kishte porositur që banorëve jemenas t'ua bëjë të ditur se të pasurit e tyre duhet nxjerrë zekatin për të varfrit e tyre. Juristët myslimanë duke e komentuar rastin e Muadhit kanë potencuar se të pasurit e tyre përfshin myslimanët, ashtu siç të varfrit e tyre që i përfshin vetëm myslimanët. Ndërsa për sadaka-ndihma vullnetare, atëherë dijetarët myslimanë kanë potencuar se lejohet dhënia edhe për pabesimtarë. Në këtë kontekst Imam Shafiu thotë: "Nuk ka asgjë të keqe që pabesimtarit t'i jepet nga sadakatë vullnetare, por jo ato obligative (si zekati e sadekatul-fitri), ngase Allahu i ka lavdëruar ata që japin dhe u ndihmojnë të tjerëve[ii]: "Ata janë që për hir të Tij u japin ushqim të varfërve, jetimëve dhe të zënëve robër." (El Insan, 8). Ndonëse për këtë çështje, gjegjësisht dhënien e zekatit për jomyslimanë, Ibn Mundhiri ka treguar se për këtë ka konsensus (ixhma), disa dijetarë duke i pasur parasysh shumë elemente kanë potencuar se ithtarët e librave mund të futen sidomos tek dy grupet e para përfituese të zekatit: të varfrit dhe të ngratët. Transmetohet nga Ibn Ebi Shejbe në Musanefin e tij se Omeri për fjalët: "Allahu caktoi obligim që lëmosha (zekati etj.) t'ju takojnë vetëm: të varfërve (nevojtarëve)..." (Tevbe, 60), thoshte se përfshin të varfrit prej ithtarëve të librit. Ikreme e bënte dallimin mes fukarave-të varfrve dhe



mesakin-të ngratëve, duke konstatuar se të varfërit janë nga myslimanët, kurse të ngratët nga ithtarët e librit.[iii] Ebu Jusufi i kishte dhënë nga zekati i arkës shtetërore një plaku çifut, duke u bazuar pikërisht në ajetin 60 të kaptinës Tevbe, e më pas kishte thënë: "E ky është nga të ngratët-mesakinët e ithtarëve të librit."[iv]

Sidoqoftë, shumica e juristëve janë të mendimit se nuk lejohet dedikimi i zekatit për jomyslimanë, duke u bazuar në hadithin e Muadhit ku i Dërguari i Allahut e porositi atë: "...lajmëroi ata se Allahu ua ka bërë detyrim zekatin për të pasurit, i cili u kthehet skamnorëve të tyre..." (Buhariu, nr. 1458). Në këtë kontekst Ibn Kudame thotë: "Nuk di që mes dijetarëve të ketë mospajtim rreth zekatit të pasurisë që nuk i jepet pabesimtarit." (Mugni, vëll. II, fq.487) Neveviu në veprën e tij kapitale "Sherh Muslim", thotë: "Zekati nuk jepet për pabesimtarin (kafirin)." (Sherh Muslim, v.1, f. 197) . Ndërsa një pjesë tjetër e juristëve, si Zuhriu, Ibn Sirini dhe Zuferi duke u bazuar në ajetin 60 të kaptinës Tevbe, pastaj në këtë ajet: "Nëse lëmoshat i jepni haptazi, ajo është mirë, por nëse ato ua jepni të varfërve fshehurazi, ajo është edhe më e mirë për ju dhe Ai ua largon (me punë të mira) të këqijat. Allahu është i njohur hollësisht për veprat tuaja" (El Bekare, 271), dhe në disa athare, mendojnë se lejohet edhe dedikimi i tij për jomyslimanë, respektivisht për ithtarët e librit, me kusht që të jenë nevojtarë dhe të mos dëmtohen myslimanët.

Nga e tëra kjo mund të konstatohet se për politeistin, ateistin dhe ata që luftojnë islamin dhe myslimanët, nuk u jepet asgjë nga zekati, ndërsa për jomyslimanët nga ithtarët e librit, ka divergjenca mes juristëve myslimanë. Në këtë kontekst Jusuf Kardavi pasi përmend argumentet e të dy palëve dhe bën një balancim mes argumenteve të tyre, thotë: "Baza apo esenca (në këtë çështje) është ajo se zekati në rend të parë duhet t'u jepet të varfërve mysliman, ngase zekati është obligim i domosdoshëm për të pasurit e myslimanëve, mirëpo nuk ka ndonjë ndalesë që një pjesë nga zekati t'i jepet edhe dhimmiut, nëse me dhënien e tij nuk dëmtohen myslimanët e varfër, duke u bazuar në ajetin e përmendur sipër që është në formë të përgjithshme, në veprimin e Omerit dhe në mendimet e disa juristëve, e kjo është maja më e lartë e tolerancës që para islamit askush nuk është ngritur."[v].Sigurisht se mendimi i parë gjen mbështetje më të madhe tek juristët myslimanë dhe shihet si mendim i preferuar dhe i përzgjedhur, e mendimin e dytë e përfaqësojnë shumë pak juristë dhe ndonëse nganjëherë sipas disa transmetimeve është bërë dedikimi i zekatit edhe për jomyslimanët, respektivisht ehludhimeh, praktika retrospektive gjatë historisë islame ka dëshmuar se ndarja e zekatit është e drejtë ekskluzive që merret nga myslimanët e pasur dhe shpërndahet tek myslimanët e varfër. Por, ndoshta edhe dedikimi i zekatit për jo-myslimanët ka ardhur si pasojë e mungesës së pranimit të tij nga ana e myslimanëve, për shkak të panevojshmërisë së tyre për një gjë të tillë, ashtu siç transmetohet edhe nga koha e Omer ibn Abdulazizit, ku gjatë sundimit të tij, nuk kishte njerëz që pranonin zekatin, jo nga fakti se e shihnin veten të turpëruar për ta pranuar një gjë të tillë, mirëpo në realitet nuk kishin nevojë për të. Në këtë kontekst Jahja ibn Seid thotë: "Më dërgoi Omer ibn Abdulazizi për shpërndarjen e zekatit dhe sadakasë në rajonet e Afrikës. Unë e tubova pasurinë dhe kërkova të varfër që t'ua jepja atë, mirëpo nuk gjetëm asnjë të varfër. Nuk gjenim ndokënd të merrte, ngase Omer ibn Abdulazizi i kishte pasuruar njerëzit, atëherë unë me tërë atë pasuri bleva robër dhe i lirova që të gjithë ata."

### Dhimmiu-jomyslimani në territorin islam

Juristët myslimanë e kanë trajtuar edhe çështjen e ehludhimeh[vi] -jo myslimanët që jetojnë në territorin islam, se a duhet t'u jepet atyre nga zekati apo jo, për shkak se ata kanë një tretman tjetër, jo vetëm për shkak të vendit ku jetojnë, por edhe për shkak se kanë pranuar të jetojnë në sistemin e vlerave të Islamit. Për këtë çështje, juristët myslimanë kanë këtë mendim: Nuk ka asgjë të keqe që myslimani t'ia dedikojë sadakatë vullnetare dhimmiut-jomyslimanit që jeton në territorin islam, ngase kjo do të ishte kujdes njerëzor dhe pa marrë parasysh mosbesimin e tyre, nuk ndalohet që atyre t'u bëhet mirë, përderisa ata nuk e luftojnë Islamin[vii], ashtu siç ka porositur Allahu: "Allahu nuk ju ndalon të bëni mirë dhe të mbani drejtësi



me ata që nuk ju luftuan për shkak të fesë, e as nuk ju dëbuan prej shtëpive tuaja; Allahu i do ata që mbajnë drejtësinë." (El Mumtehineh, 8)

Ky ajet, ka zbritur pas një ngushtimi shpirtëror të myslimanëve ndaj pjesës së tyre familjare që ishin jobesimtar, ku Allahu i Lartësuar u lejon atyre që t'u bëjnë mirë atyre që nuk i luftuan dhe as që i dëbuan nga shtëpitë e tyre. Esma, e bija e Ebu Bekrit tregon se nëna e saj kishte ardhur dhe kishte kërkuar ndihmë prej saj, andaj ajo kërkoi sqarim nga i Dërguari i Allahut se çfarë të vepronte. I Dërguari i Allahut e porositi Esman që të mbaj lidhje me nënën e saj, ndonëse ajo ishte ende pabesimtare. (Buhariu, nr. 2946).

Imam Zuferi nga hanefitë është i mendimit se lejohet dhënia e zekatit për dhimmiun që jeton brenda territorit Islam dhe që është nën mbrojtjen e shtetit Islam, me kusht që të mos jetë prej atyre që e luftojnë islamin. Ndërsa sa i përket sadekatul-fitrit, Ebu Hanife dhe nxënësi i tij Muhamedi janë të mendimit se lejohet dedikimi i sadekatul-fitrit edhe për dhimmiun, duke u bazuar në argumentet e ndryshme të cilat kanë ardhur në formë të përgjithshme, si për shembull: "Nëse lëmoshat i jepni haptazi, ajo është mirë, por nëse ato ua jepni të varfërve fshehurazi, ajo është edhe më e mirë për ju dhe Ai ua largon (me punë të mira) të këqijat. Allahu është i njohur hollësisht për veprat tuaja." (El Bekare, 271) Ebu Hanife dhe Muhamedi e arsyetojnë mendimin e tyre me faktin se Allahu i Madhërishëm nuk ka bërë ndonjë dallim mes një të varfëri dhe një tjetri, por teksti kuranor i cituar sipër ka ardhur në mënyrë të përgjithshme.

Mirëpo Ebu Hanife e ka kushtëzuar që nëse sadekatul-fitri i dedikohet dhimmiut, duhet të mos jetë ai person armik i islamit dhe person që e lufton Islamin, përndryshe nuk duhet t'i jepet atij asgjë nga sadekatul-fitri. Megjithatë, si Ebu Hanife ashtu edhe Muhamedi dhe disa juristë tjerë që e kanë lejuar sadekatul-fitrin për dhimmiun, janë të mendimit se më e vlefshme është dedikimi i sadekatul-fitrit për myslimanët nevojtarë se sa për dhimmiun.[viii] Myslimani gjithnjë vjen në rend të parë, andaj edhe lejimi që këta juristë kanë paraparë, nuk nënkupton që të anashkalohet myslimani e t'u dedikohet sadakaja dhimmiut, përkundrazi së pari duhet të ndihmohet myslimani, e pastaj të ndihmohen edhe të tjerët që jetojnë brenda territorit islam. Edhe këta të fundit janë pjesë e shtetit islam dhe Islami ka paraparë që ata të mos anashkalohen por të trajtohen mirë dhe me drejtësi.

Kur themi se atyre nuk u takon asgjë nga zekati, por nga sadakaja vullnetare, ndonëse ata jetojnë brenda territorit islam dhe kanë pranuar gjykimin e Islamit, kjo nuk nënkupton që ata të lihen pa ndihmë, assesi, ngase shteti e ka obligim që përmes alternativave tjera nga thesari i shtetit t'u dal në ndihmë atyre dhe t'ua plotësojë kërkesat e tyre. Omer ibn AbdulAzizi si udhëheqës i tërë myslimanëve, i kishte shkruar guvernatorit të Basrës duke e porositur: "Shiko gjendjen e ehludhimeh-jomyslimanëve që jetojnë në territorin islam, atyre që kanë arritur moshën e shtyrë, që kanë humbur fuqinë dhe që nuk kanë të ardhura, cakto për ta një pagesë rrjedhëse nga pasuria e shtetit islam..."[ix]

**Përfundim**

Që në fillim kam potencuar se brenda një punimi është e pamundur të shpjegohen mirë të gjitha kategoritë që nuk mund të jenë përfituese nga zekati obligativ, andaj në këtë punim u mjaftuam me vetëm kategorinë e parë që ka të bëjë me politeistët, ateistët dhe luftuesit e islamit dhe me kategorinë e dytë me jomyslimanët që jetojnë brenda territorit islam. E, në punimet e radhës do të shtjellohen kategoritë tjera të mbetura. Mendoj se këto dy kategori i kam shtjelluar dhe i kam paraqitur në formën e duhur.

[1] Sabik, Sejid, Fikhu's Suneh, v.1 f., 447-448. [2] Shafiu, El-Umm, Darul Ma'rifeh, 1410-1990, v.2.f. 66[3] Taberiu, Xhamiul Bejan fi Te'vilil Kur'an, me recenzurë të Ahmed Shakirit. Muesseseturr Rrisaletu, bot. 1, 2000,v14 f. 308.[4] Ebu Jusuf, El-Haraxh, bot.2, Tab'atu-s Selefijetu, f.177.[5] Kardavi, Jusuf, Fikhu'z Zekah, v.2 f. 707-708.[6] Ehludhimeh janë jomyslimanët (përkatësisht ithtarët e librit), të cilët jetojnë brenda territorit islam dhe kanë pranuar sundimin e udhëheqësit të myslimanëve. Këta janë nën përkujdesjen e shtetit Islam. [7] Kardavi, Fikhu'z Zekah, v.2 f. 703.[8] Për këtë çështje shih më tepër veprën kapitale hanefite: Bedaius-Sanaiu fi tertibish-Sherai, Alaudin Kasani, Sheriketul Matbuat el-Ilmijetu, 1327, v. 2. f. 49.[9] Ebu Ubejd, El-Emval, f. 46. Cituar sipas Kardavi, Fikhu'z Zekah, v. 2. f. 708.



# Shkencëtarët vërtetojnë shenjat e Zotit

Harun Yahya

**Zbulimet shkencore mbi gjithësinë flasin për ekzistencën e Zotit. Shkenca na shpie në përfundimin se gjithësia ka një Krijues, i Cili është i përkryer në fuqi, urtësi e dituri.**

Është feja ajo që na tregon rrugën për njohjen e Zotit. Për këtë arsye, është e mundur të thuhet se shkenca është një rrugë e dijes që përdorim për të njohur dhe hulumtuar më mirë të vërtetat, për të cilat bën fjalë feja. Megjithëkëtë, në ditët e sotme, disa nga shkencëtarët që flasin në emër të shkencës, mbajnë qëndrime krejtësisht të ndryshme. Sipas pikëpamjes së tyre, zbulimet shkencore nuk përfshijnë krijimin e Zotit. Përkundrazi, ata kanë formuar një konceptim ateist të shkencës, duke deklaruar se nuk është e mundur të arrihet tek Zoti nëpërmjet të dhënave shkencore. Shkurt, ata pretendojnë se feja dhe shkenca janë dy nocione në kundërshtim me njëri-tjetrin.Në të vërtetë, kjo mënyrë e të kuptuarit të fesë është tejet e re. Deri pak shekuj më parë, shkenca dhe feja nuk mendoheshin kurrë të përplaseshin me njëra-tjetrën dhe shkenca pranohej si një metodë për të provuar ekzistencën e Zotit. I ashtuquajturi konceptim ateist i shkencës, lulëzoi vetëm pasi filozofët materialistë dhe pozitivistë u shtrinë në botën e shkencës në shekujt 18 e 19. Pasi Çarls Darvini prezantoi Teorinë e Evolucionit (1859), qarqe që bartnin një pikëpamje materialiste për botën, nisën të mbronin ideologjikisht këtë teori, të cilën e panë si një alternativë në vend të fesë. Teoria e evolucionit pretendon se gjithësia nuk është krijuar nga një krijues, por ka ardhur në ekzistencë rastësisht. Për pasojë, u shpall se feja është në kundërshtim me shkencën. Shkencëtarët britanikë Majkëll Baigent, Riçard Lei dhe Henri Linkoln u shprehën kështu lidhur me këtë çështje: Për Isak Njutonin, një shekull e gjysmë përpara Darvinit, shkenca nuk ishte e ndarë nga feja. Përkundrazi, ajo ishte një aspekt i fesë dhe në fund të fundit i shërbente e i nënshtrohej asaj..., por shkenca e kohës së Darvinit mori formën e saj duke u ndarë nga konteksti, në të cilin kishte ekzistuar më parë, dhe duke u shndërruar në kundërshtare absolute dhe në një depozitë alternative mendimi. Si pasojë, feja dhe shkenca pushuan së punuari në harmoni dhe iu kundërvunë njëra-tjetrës, ndërsa njerëzimi u shtrëngua gjithmonë e më tepër të zgjidhte në mes të dyjave. Sikurse thamë më sipër, e ashtuquajtura çarje mes shkencës dhe fesë ishte tërësisht ideologjike.

**Teoritë që mohonin krijimin, u rrëzuan nga vetë shkenca**

Disa shkencëtarë që besonin me zell në materializëm, i vunë vetes kusht që të argumentonin se gjithësia nuk ka një krijues dhe për këtë qëllim trilluan teori të ndryshme. Teoria e evolucionit ishte më e njohura dhe më e rëndësishmja prej tyre. Edhe në fushën e astronomisë gjithashtu, u zhvilluan ide, si "teoria e gjendjes statike" apo "teoria e kaosit". Sidoqoftë, të gjitha këto teori që mohonin krijimin, u rrëzuan nga vetë shkenca.Sot, shkencëtarët që ende mbahen pas atyre teorive dhe këmbëngulin



në mohimin e gjithçkaje fetare, janë dogmatikë dhe fanatikë, që i kanë vënë vetes kusht për të mos besuar Zotin. Zoologu i famshëm dhe evolucionisti anglez Watson e pranon këtë dogmatizëm dhe sqaron për se ai dhe kolegët e tij e pranojnë teorinë e evolucionit: Teoria e Evolucionit është një teori e pranuar përgjithësisht, jo për arsye se mund të provohet si e vërtetë përmes argumentimit të arsyeshëm e koherent, po sepse alternativa e vetme: krijimi i veçantë, është krejtësisht i pabesueshëm. Ajo që Watson kupton me "krijim të veçantë" është krijimi hyjnor. Sikurse pohon vetë, ky shkencëtar e sheh atë si "të papranueshëm". Po për ç 'arsye? Për arsye se kështu imponon shkenca? Në të vërtetë, shkenca nuk imponon diçka të tillë. Përkundrazi, shkenca provon të vërtetën e krijimit. E vetmja arsye për të cilën Watson e sheh këtë të vërtetë si të papranueshme, është se ai i ka vënë vetes kusht për ta mohuar ekzistencën e Zotit. Të gjithë evolucionistët e tjerë i përkasin këtij qëndrimi. Evolucionistët nuk mbështeten në shkencë, por në filozofinë materialiste. Ata e shtrembërojnë shkencën që të përputhet me këtë filozofi. Një gjenetist dhe evolucionist i njohur i Universitetit të Harvardit, Richard Levontin, e pranon këtë të vërtetë: Nuk është puna se metodat a institucionet e shkencës, në ndonjë mënyrë, na shtrëngojnë të pranojmë një shpjegim materialist të botës së dukurive, po përkundrazi, ne jemi të detyruar për shkak të pranimit tonë " apriori" të shkaqeve materiale për të krijuar një aparat hulumtimi dhe një grupim konceptesh që prodhojnë shpjegime materiale, pavarësisht se sa mund të jenë kundër intuitës, pavarësisht se sa mistifikues mund të ngjajnë. Për më tepër, materializmi është absolut, kështu që ne nuk mund të lejojmë Këmbën Hyjnore të shkelë në prag. Nga ana tjetër, sot, njëlloj si në historinë e shkuar, ka shkencëtarë që, si kundërshtarë të këtij grupi materialist dogmatik, pohojnë ekzistencën e Zotit dhe shkencën e shohin si një mënyrë për ta njohur Atë. Disa prirje të zhvilluara në SHBA si "Kreacionizmi" apo "Projektimi Inteligjent" argumentojnë nëpërmjet provave se të gjitha qeniet e gjalla janë krijuar nga Zoti.

**Përplasja mes fesë dhe shkencës mund të jetë e vërtetë për disa besime që mishërojnë shumë elemente besëtytnish krahas burimeve hyjnore**

Kjo na tregon se si shkenca dhe feja nuk janë burime të kundërta informacioni, po përkundrazi, shkenca është metoda që pohon të vërtetat absolute të siguruara nga feja. Përplasja mes fesë dhe shkencës mund të jetë e vërtetë për disa besime që mishërojnë shumë elemente besëtytnish krahas burimeve hyjnore. Sidoqoftë, kjo është jashtë diskutimit për Islamin që mbështetet vetëm në Shpalljen e pastër të Zotit. Për më tepër, Islami mbështet kërkimet shkencore dhe shpall se hulumtimi i gjithësisë është një mënyrë për të njohur krijimin e Zotit. Vargu i mëposhtëm nga



Kur'ani trajton një çështje të tillë: "A nuk e kanë parë qiellin mbi ta, si e kemi ndërtuar e zbukuruar? Në të nuk mund të gjesh asnjë të çarë! Tokën e kemi shtrirë dhe kemi vendosur në të male të qëndrueshme dhe kemi bërë që ajo të nxjerrë bimë të mrekullueshme në çift. Nga qielli zbritëm ujë të bekuar, me të cilin rrisim kopshte e drithëra për t'u korrur dhe pemë të larta hurmash, me vile të vendosura njëra mbi tjetrën". (Kaf, 6-7, 9-10) Sikurse lënë të kuptohet vargjet e mësipërme, Kur'ani i nxit gjithmonë njerëzit që të mendojnë, të arsyetojnë dhe të hulumtojnë gjithçka në botën ku jetojnë. Për arsye se shkenca mbështet fenë, ajo e shpëton individin nga padituria dhe e bën të mendojë në mënyrë më të ndërgjegjshme. Ajo hap botën e mendimit të njeriut dhe e ndihmon atë të prekë shenjat e dukshme të krijimit të Zotit në natyrë. Fizikani gjerman Maks Plank shkruan: "Kushdo që është marrë seriozisht me punë shkencore të çdo lloji, e kupton se në hyrjen e portave të tempullit të shkencës janë shkruar fjalët: Duhet të kesh besim! Kjo është një cilësi, pa të cilën shkencëtari nuk mund t'ia dalë mbanë". Ekzistenca e gjithësisë dhe e qenieve të gjalla nuk mund të shpjegohet me anë të rastësive. Shumë shkencëtarë që kanë lënë gjurmë në botën e shkencës, kanë pohuar dhe e pohojnë këtë të vërtetë të madhe. Sa më shumë që njerëzit mësojnë për gjithësinë, aq më i madh bëhet admirimi i tyre për sistemin e saj të përkryer. Çdo hollësi e re e zbuluar, mbështet krijimin në mënyrë të padiskutueshme. Shumica dërrmuese e fizikanëve bashkëkohorë pranojnë të vërtetën e krijimit, tash kur kemi hyrë në shekullin e 21-të. David Darling, gjithashtu, pohon se as koha, as lënda, as energjia, as edhe një njollë a vrimë nuk ka ekzistuar në fillim. Një lëvizje e shpejtë dhe e lehtë, një dridhje dhe një fluks i thjeshtë. Darling përfundon duke thënë se, kur u hap kapaku i kësaj kutie kozmike, përmes saj u shfaqën fijet e mrekullisë së krijimit. Përveç kësaj, dihet tashmë se thuajse të gjithë themeluesit e degëve të ndryshme të shkencës besonin në Zotin dhe në librat e Tij hyjnorë. Fizikanët më të mëdhenj në histori, Njutoni, Faradei, Kelvini e Maksuelli janë vetëm disa prej tyre. Në kohën e fizikanit të madh Isak Njuton, shkencëtarët besonin se lëvizjet e trupave qiellorë dhe të planetëve mund të shpjegoheshin përmes ligjesh të ndryshme. Njutoni, megjithatë, besonte se krijuesi i Tokës dhe i hapësirës ishte i njëjtë, prandaj dhe, sipas tij, lëvizjet e tyre duheshin shpjeguar përmes ligjeve të njëjta. Ai thoshte:Ky sistem kaq i bukur i qiellit, planetëve e kometave mund të ruajë vazhdimësinë vetëm nën urdhrat dhe zotërimin e një Qenieje të ditur e të fuqishme. Kjo Qenie qeveris gjithçka, jo si shpirt i botës, po si Zot mbi gjithçka, për llogari të pushtetit të Vet. Ai e meriton të quhet Zoti, Sunduesi i Gjithësisë. Siç dihet, mijëra shkencëtarë që kanë bërë kërkime në fushat e fizikës, matematikës dhe astronomisë, që nga Mesjeta, janë në një mendje me idenë se gjithësia është krijuar nga një Krijues i Vetëm dhe gjithmonë përqendrohen në të njëjtën pikë. Themeluesi i astronomisë fizike, Kepler, deklaroi besimin e tij të fuqishëm në Zotin në një nga librat e tij, në të cilin shkruan: Përderisa ne, astronomët, jemi priftë-rinjtë e më të lartit Zot në lidhje me librin e natyrës, na takon të mendojmë jo për lavdinë e mendjeve tona, po, mbi të gjitha, për lavdinë e Zotit. (Dan Graves, Scientists of Faith, 51)

Fizikani i madh Uilliam Tomson (Lord Kelvin), që themeloi termodinamikën në një bazë formale shkencore, gjithashtu E besonte Zotin. Ai i ishte kundërvënë fuqishëm teorisë së evolucionit të Darvinit dhe e kishte mohuar plotësisht atë. Në vitin 1903, pak kohë para vdekjes, ai deklaroi në mënyrë të palëkundur se "në lidhje me prejardhjen e jetës, shkenca... pohon pozitivisht fuqinë krijuese".

Një nga profesorët e fizikës në Universitetin e Oksfordit, Robert Mateus, deklaron të njëjtin fakt në librin e tij botuar në vitin 1992, ku sqaron se molekulat e ADN-së janë krijuar nga Zoti. Mateus thotë se të gjitha stadet vijojnë në harmoni të përkryer nga një qelizë e vetme deri tek një foshnjë e gjallë, më pas tek një fëmijë i vogël dhe, së fundi, tek një adoleshent. Të gjitha këto ngjarje mund të shpjegohen vetëm përmes një mrekullie, sikurse në të gjitha stadet e tjera të biologjisë. Ai shtron pyetjen: Si mundet që, një organizëm kaq i përkryer e i ndërlikuar, të lindë nga një qelizë e thjeshtë dhe e vetme dhe si mund të krijohet një Njeri madhështor nga një qelizë më e vogël se pika e një i-je?

Ai arrin në përfundimin se kjo nuk është asgjë më pak se një mrekulli. Disa nga shkencëtarë të tjerë, që pranojnë se gjithësia është krijuar nga një Zot dh janë të njohur e të vlerësuar për zbulimet a punimet e tyre, janë:

Robert Boil (babai i kimisë bashkëkohore); Iona Uilliam Peti (i njohur për studimet e tij mbi statistikat dhe ekonominë bashkëkohore); Majkëll Faradei (një nga fizikanët më të mëdhenj të të gjitha kohëve); Gregori Mendel (babai i gjenetikës; ai zhvlerësoi darvinizmin me zbulimet e tij në shkencën e gjenetikës); Lui Paster (emri më i madh në bakteriologji; ai i shpalli luftë darvinizmit); Xhon Dalton (babai i teorisë atomike); Paskali (një nga matematikanët më të spikatur); Xhon Rei (emri më i rëndësishëm në historinë natyrore britanike); Nikolaus Steno (stratigraf i famshëm që hulumtoi shtresat e Tokës); Karolus Lineus (babai i klasifikimit biologjik); Xhorxh Kuvier (babai i anatomisë krahasuese); Mathju Mauri (babai i oqeanografisë); Tomas Anderson (një nga pionierët në fushën e kimisë organike).

www.harunyahya.com, përktheu nga gjuha angleze Fejsal Spahiu



# Morfologjia e kokës së shqiptarëve të Kosovës

Agron M. Rexhepi, MD, PhD,

**Të dhënat e fituara nga matjet e kokës kanë rëndësi prioritare në hulumtimet antropologjike, sepse janë të dhënat më të besueshme që mundësojnë një studim të statusit antropologjik të popujve në kuptimin kronologjik dhe mundësojnë krahasimin e vetive morfologjike të popujve të sotëm dhe popujve të mëhershëm.**

Mund të bëhen matjet e kokës së njerëzve të gjallë (cefalometria), por edhe të skeletit të kokës (kraniometria). Këto dy metoda morfometrike plotësojnë njëra-tjetrën dhe mundësojnë studimin antropologjik (morfologjik) të një popullate në rrafshin kronologjik. Në përgjithësi koka (kafka) ka formë vezake me mbizotërim të dimensionit gjatësor ndaj dimensionit gjerësor, ndahet në pjesën kafkore (cerebrale) dhe në pjesën fytyrore (faciale). Për qëllime klasifikimi të popullatave në bazë të formës së kokës, më tepër ka ndikim pjesa kafkore (cerebrale) e kokës sesa pjesa fytyrore (faciale). 3,14,16 Nga të gjitha krijesat që krijoi Zoti ynë, njeriu është e vetmja krijesë që e ka pjesën kafkore (cerebrale) të kokës më të madhe sesa pjesën fytyrore (faciale). Rritja dhe ndryshimi i formës së kokës bëhet që nga lindja e deri në moshën 25 vjeç. Gjatë tërë kësaj periudhe intensiteti i rritjes dhe i ndryshimit të formës së kokës nuk është i njëjtë.

Periudha që nga lindja e deri në moshën 7 vjeç karakterizohet nga rritja e shpejtë dhe uniforme e kokës. Kjo fazë është e ndikuar më shumë nga faktorë të brendshëm dhe të jashtëm. Periudha e dytë e rritjes së kokës fillon nga fundi i periudhës së parë (mosha 7 vjeç) dhe vazhdon deri në pubertet. Gjatë kësaj periudhe vërehet një intensitet më i ngadalshëm i rritjes dhe i ndryshimit të formës së kokës. Periudha e tretë fillon që nga puberteti dhe vazhdon deri në moshën 25 vjeç. Kjo periudhë karakterizohet nga një rritje e theksuar e kokës, dhe sidomos të rajonit frontal. 10

Në formën dhe madhësinë përfundimtare të kokës ndikojnë faktorë të shumtë endo- dhe ekzogjenë (pozita e kokës së fëmijës gjatë gjumit, avitaminozat, mbajtja e kapelave të ngushta, bartja e peshave të mëdha mbi kokë, ndryshime në mandibulë dhe në muret laterale të kokës sjell ushqimi i fortë, etj.).10 Po ashtu mendohet se edhe faktori endokrin ka ndikim në formën dhe madhësinë e kokës (zonat me strumë endemike banohen kryesisht me njerëz që kanë kokë brakicefale). (3,12,13,16) Me qëllim të hulumtimit të morfologjisë së kokës së popullatës kosovare, në Institutin e Antropologjisë Sportive në Prishtinë janë bërë matjet e kokës tek 787 entitete, të moshës 23–55 vjeç. Prej tyre 594 meshkuj dhe 193 femra. Entitetet i takojnë popullatës shqiptare të Kosovës, zgjedhja e tyre ka qenë e rastit, kurse kriter i zgjedhjes ka qenë gjendja psiko-fizike normale, pa deformitete të kokës e fytyrës, si dhe të zgjedhurit të kenë dhëmbë natyralë me formë normale të tyre. Matjet janë bërë në periudhën kohore 1997–2009. Në një entitet janë matur 17 ndryshore të kokës, ndërkaq matjet janë bërë me instrumente klasike antropometrike, sipas Martinit.Ndryshoret e matura të kokës:

1.Gjatkok – gjatësia e kokës apo diametri anterio-posterior;
2.Gjerkok – gjerësia e kokës apo diametri transversal;
3.Lartkok – lartësia e kokës apo diametri vertikal;
4.Perikok – perimetri i kokës apo dimensioni qarkor i kafkës;
5. Disgnop – distanca gnathio-opisthocraniale;
6. Dismast – distanca ndërmjet mastoideve;
7. Larmofy – lartësia morfologjike e fytyrës;
8. Gjerfyt – gjerësia e fytyrës;
9. Gjerman – gjerësia e mandibulës;
10. Gjerzgor – gjerësia e zgavrës së orbitës;
11. Larzgor – lartësia e zgavrës së orbitës;
12. Diskjaor – distanca ndërmjet skajeve të jashtme të zgavrave orbitale;
13. Diskbror – distanca ndërmjet skajeve të brendshme të zgavrave orbitale;
14. Larthun – lartësia e hundës;
15. Gjerhun – gjerësia e hundës;
16. Trabuzë – trashësia e buzëve;
17. Gjebuzë – gjerësia e buzëve.

Me qëllim të një studimi të mirëfilltë të morfologjisë së kokës së shqiptarëve të Kosovës, të dhënat nga matjet e kokës janë përpunuar dhe interpretuar veçan për meshkuj dhe veçan për femra. Nga të dhënat e nxjerra janë llogaritur të dhënat përshkruese statistikore, indeksi i kokës, indeksi i fytyrës, indeksi i hundës, është bërë kategorizimi i entiteteve në bazë të ndryshoreve të matura, është hulumtuar aftësia predikuese e ndryshoreve të caktuara, si dhe është hulumtuar



struktura latente e ndryshoreve dhe indekseve të kokës. Indekset (treguesit) e kokës paraqesin raportin ndërmjet dy ndryshoreve të matura të kokës (p.sh. gjerësi e gjatësi, lartësi e gjatësi, ose lartësi e gjerësi), përmbajnë informacione mjaft të rëndësishme dhe mund të jenë të ndryshme. Për herë të parë indeksi cefalik është përdorur nga anatomi suedez Anders Retzius në vitin 1943. Vlera e indeksit cefalik është në vartësi nga ndryshoret e lartshënuara të kokës. Me të vlerësuar të një indeksi të kokës, fjala vjen të indeksit cefalik, ne jemi në gjendje të përfytyrojmë , respektivisht tipin e kokës brenda çdo race a nënrace njerëzore.Indeksi cefalik mund të jetë:

• Indeks cefalik horizontal – ICH (raporti i gjerësisë e gjatësisë së kokës);
• Indeks cefalik vertikal – ICV (raporti i lartësisë e gjatësisë së kokës);
• Indeks cefalik transversal – ICT (raporti i lartësisë e gjerësisë së kokës).

Indeksi cefalik horizontal (ICH) fitohet në bazë të formulës: Eu-Eu/Gl-Op x 100

**Gjatësia e kokës**

Gjatësia e kokës së njeriut rritet në mënyrë të rregullt, por jo edhe uniforme (raporti ndërmjet harkut parietal dhe harkut frontal) dhe korrespondon me gjatësinë e trurit të tij. Gjatësia e kokës është faktor i rëndësishëm në përcaktimin e indeksit cefalik horizontal (ICH) dhe të formës së kokës.

Tabela 1. Klasifikimi i popullatës së matur në bazë të gjatësisë së kokës sipas shkallës Lebzelter-Saller

| Gjatësia e kokës / Lebzelter-Saller | Meshkujt • Femrat |
|---|---|
| Kokë shumë e shkurtër > 169 | 1 I 0.2% • 7 I 3.6% |
| Kokë e shkurtër 170 – 177 | 19 I 3.4% • 54 I 28.0% |
| Kokë e mesme 178 – 185 | 146 I 26.0% • 97 I 50.3% |
| Kokë e gjatë 186 – 193 | 281 I 50.1% • 33 I 17.1% |
| Kokë shumë e gjatë 194 < | 114 I 20.3% • 2 I 1.0% |

Në Tabelën 1 është paraqitur shpërndarja e entiteteve të matura sipas vlerave të gjatësisë së kokës. Kategorizimi i entiteteve në bazë të gjatësisë së kokës tregon se pjesa dërrmuese e meshkujve (50.1%) bëjnë pjesë në kategorinë me kokë të gjatë, pjesa tjetër është e shpërndarë më tepër në kategorinë me kokë mesatarisht të gjatë (26%) dhe vetëm pak më pak në kategorinë me kokë shumë të gjatë (20.3%). Entitetet e popullatës femërore karakterizohen kryesisht me kokë të mesme (50.3%) në të shkurtër (28%), dhe vetëm pak më pak në kategorinë me kokë të gjatë (17.1%).

Tabela 2. Përcaktimi i kufijve minimal dhe maksimal,si dhe vlerës mesatare të gjatësisë së kokës

| Gjatësia e kokës | Meshkujt | Femrat |
|---|---|---|
| Vlera minimale | 168 mm | 164 mm |
| Vlera maksimale | 209 mm | 200 mm |
| Vlera mesatare | 188.77 mm | 180.14mm |

Nga të dhënat e Tabelës 2 vërejmë se vlera mesatare e gjatësisë së kokës, e llogaritur në numrin e përgjithshëm të entiteteve (veçan për meshkuj dhe veçan për femra) tregon se meshkujt kanë kokë të gjatë (188.77 mm me variacione 168–209 mm), kurse femrat kanë kokë të mesme (180.14 mm me variacione 164–200 mm).

Tabela 3. Gjatësia e kokës ndër popuj të ndryshëm

| Popujt | Meshkuj | Femra | Autorët |
|---|---|---|---|
| Kosova (shqiptarët) | 188.79 mm | 180.14 mm | A. Rexhepi |
| Shqipëria e Jugut | 177 mm | - | Po Kun |
| Franca | 184 mm | - | Po Kun |
| Gjermania | 188.8 mm | - | Braig |
| Greqia | 189 mm | - | Po Kun |
| Serbia | 182 mm | - | Po Kun |
| Rumania transilvane | 182 mm | 175 | Reiner |
| Bullgaria | 189.02 mm | 180.29 mm | M. Popov |
| Maqedonia | 187.46 mm | 179 mm | M. Popov |

Nga të dhënat e Tabelës 3, mund të konstatojmë se meshkujt shqiptarë të Kosovës, në ndryshoren e gjatësisë së kokës, tregojnë ngjashmëri më të madhe me entitetet e matura nga Gjermania sesa me entitetet e popujve të tjerë të paraqitur në këtë tabelë.3,9,13 (vijon)



# Sulmi i Baton Haxhiut ndaj besimit dhe mbulesës islame

Mr.Ajni Sinani

**Mbulimi i miliona femrave myslimane - doktore, politikane, zonja të para shtetesh, akademike, poete, shkrimtare, shkencëtare, juriste, ekonomiste, mjeke e deri femra të rëndomta: mësuese, rrobaqepëse, amvise – është një argument dhe dëshmi e pamohueshme për secilin njeri që rezonon drejt dhe arsyeshëm - se mbulesa e trupit dhe kokës për femrën nuk është turp as shëmti, po nder dhe krenari.**

Pak më shumë se 1400 vjet më parë Muhammedi a.s., kur ishte 40 vjeç, pranoi Shpalljen nga Zoti dhe u ngarkua me porosinë dhe mesazhin që t'i thërriste njerëzit në rrugën e Islamit. Misioni i tij ishte ai i paqes e i bashkimit të popujve në adhurimin e Krijuesit të Vetëm, zgjati 23 vjet. Pas përfundimit me sukses, i Dërguari i Allahut u largua nga kjo botë dhe kaloi në jetën e amshueshme, por na e la librin e Zotit/Kur'anin fisnik dhe veprën/Synetin e fjalët e tij/hadithin.

Nga një mjedis dhe shoqëri e paditur dhe xhahile, ai nxori gjeneratën më të mirë që njeh njerëzimi. Me transformimin e asaj shoqërie, Muhammedi a.s. hapi një epokë të re të paparë në historinë e gjithmbarshme. Emri i tij u bë i pavdekshëm dhe i respektuar si i asnjë njeriu tjetër. Pejgamberi a.s. erdhi për ta nxjerrë njeriun nga errësirat në dritë, nga shtypja në drejtësi, nga politeizmi dhe idhujtaria në Njësinë e Allahut. Ai e liroi femrën nga padrejtësitë dhe i garantoi asaj të drejtat e natyrshme që i takonin e i takojnë.

Edhe Muhammedi a.s., sikurse edhe pejgamberët e mëhershëm të Zotit, pati kundërshtarë. Ai I qe lutur Allahut që ta forconte Islamin me njërin prej dy Omerave. Omer bin Hatabi pranoi Islamin dhe u bë një nga mbështetësit më të fuqishëm të fesë dhe njëri nga prijësit e udhëheqësit më të dalluar në historinë islame. Ai qe shembull për devotshmërinë, thjeshtësinë, drejtësinë dhe paanësinë e tij. Ndërkaq, Amr bin Hishami i njohur me nofkën Ebul Hakem (babai i urtësisë), me krenari të pavend nuk E besoi Krijuesin e Vërtetë por vazhdoi të besonte një zot të tijin. Pejgamberi a.s. e quajti atë Ebu Xhehël (baba i injorancës). I tillë vdiq. E Ebu Xhehla që kanë punuar dhe luftuar kundër Islamit, ka pasur gjithmonë. Kjo, sepse e Vërteta në çdo kohë ka kundërshtarët e saj. Në mesin e atyre që u mungon drita e zemrës, dritë e nevojshme që i jep kuptim jetës së njeriut, është edhe Baton Haxhiu. Ai ka një pështjellim në kokën e tij, një çakordim të vërtetë. Ai nuk di nga të shkojë, rruga e tij nuk është e qartë. Atij i mungon drita hyjnore islame. Secili ka nevojë për Zotin, për dritën që nuk mund ta mohojë, pasi mohimi sjell pasoja. Nëse nuk e ndriçon zemrën drita e Kur'anit, errësira do ta devijojë edhe më shumë rrugëtimin tonë, duke e bërë atë edhe më kaotik. E tillë është gjendja e Batonit.

Nuk do ta bënim një vlerësim të këtillë sikur të mos kishte shfaqur ai një sulm të paarsyeshëm e të çuditshëm ndaj besimit dhe mbulesës islame.

Ai në fillim të shkrimit të tij "Tre momentet e Aidës" sqaron: "Jam rritur afër një prindi (arsimtar), i cili ka bërë revolucion në shkollimin e femrës dhe heqjen e ferexhes mbi kokat e tyre. I ruaj në murin e shtëpisë fotot e viteve 60 (unë s'kam qenë i lindur atëherë) kur të gjitha femrat kishin dalë në qendrën e qytetit në Gllogovc për të bërë ushtrime në gjimnastikë. Të gjitha kanë qenë të veshura me veshje të shkurta. Nga publiku përreth që shikonin, dukej sikur ishte një festival cirkusi -balerinash në mes të një turme me qeleshe, që, të inatosur deri në flokë, prisnin fundin e keq të atij defilimi. Tregimi i kësaj ngjarje ka pasur një përfundim: babai im ka mbetur i ngujuar për një kohë në shtëpi, sepse do të vritej nga hoxhët me tespi për një arsye të vetme. Iu ka hequr shamitë nga koka dhe i ka veshur me veshje të shkurta dhe i ka bindur se duhet të shkollohen dhe të mos ndëgjojnë pleqtë me tespi. Kaq." Baton Haxhiu vazhdon misionin e prindit të tij arsimtar dhe punon për të bindur sa më shumë vajza të reja të dalin me veshje të shkurtra e pantallona mini nëpër rrugët e Kosovës. Nëse do të realizohet ëndrra e Batonin, atëherë Kosova do të jetë një shtet unikal, sepse do të dukej e gjitha si një festival cirkusi – balerinash (me gjokse e kofshë të zbuluara).

**Batoni gjithashtu kujton: "Dhe po them edhe këtë herë se nuk i besoj zotit të pashkolluarve dhe femrave të mbuluara".**

Pra Zoti "i të pashkolluarve dhe femrave të mbuluara" (lexo i myslimanëve) nuk është Zoti edhe i Baton Haxhiut. Batoni nuk beson Zotin, Krijuesin e gjithësisë, të Cilin E besojnë myslimanët. Jo ai paska një zot të vetin. Pra ai nuk është një njeri me bindje myslimane, por me bindje prej mohuesi/qafiri.

Arabët në kohën paraislamike bujkun e thërrisnin kafir/qafir, sepse ai gjatë mbjelljes mbulonte farën me dhé. Kurse pas Islamit, me këtë fjalë ata thërrisnin mosbesimtarin dhe jomyslimanin, sepse ai përmes të pavërtetës/ mosbesimit përpiqet të mohojë të vërtetën/ imanin.

Në shkrimin "Shamia" Batoni shkruan: "Shamia si mbulesë e 'trupit' të femrës, e harruar për një kohë dhe e mbetur si relikt, është rishfaqur pas kaq vitesh në Kosovën e pavarur dhe po bëhet temë politike e shqyrtimit".

Reagimi skandaloz kundër mbulesës islame dëshmon për një mendësi totalitare e përjashtuese që fatkeqësisht sundon në kokën e tij, ndonëse Konventa Evropiane e të Drejtave të Njeriut, të cilën e ka pranuar edhe Kosova, në nenin që flet për lirinë e mendimit, të ndërgjegjes dhe të fesë, sanksionon: "Çdokush ka të drejtën e lirisë së mendimit, të ndërgjegjes e të fesë ...".

Ky sulm i pajustifikueshëm në adresë të Islamit shkon në dobi të atyre që janë të interesuar të fusin një frymë dyshimi e ndasie në mes besimtarëve myslimanë.

Si thirrës islam nuk dua t'i gjykoj njerëzit, sepse dëshiroj t'i afroj dhe jo t'i largoj nga Islami. Dëshiroj, ndonëse kjo nuk është në fuqinë time, t'ia mbush mendjen z. Batonit që ta rishikojë pozicionimin e tij kundër Islamit dhe mbulesës islame.

Kjo, sepse në Islam porta e pendimit dhe kthimit tek Allahu është e hapur gjithnjë. Islami nuk përjashton asnjë njeri, po nganjëherë qëllon që disa njerëz të largohen përkohësisht duke e ndier veten mëkatarë. Megjithatë, mëkatari mjafton të pendohet dhe të kërkojë falje nga Zoti, dhe pendimi do t'i pranohet.

Është absurde dhe e papranueshme që mbulesa islame të cilësohet si relikt a shëmti për femrën. Femra myslimane e vetëdijshme, me vullnetin dhe përzgjedhjen e saj, praktikon mbulesën islame. Me dhjetëra mijëra femra të shkolluara jomyslimane, që pranojnë fenë islame çdo vit anekënd botës, praktikojnë edhe mbulesën islame.

Mbulimi i miliona femrave myslimane - doktore, politikane, zonja të para shtetesh, akademike, poete, shkrimtare, shkencëtare, juriste, ekonomiste, mjeke e deri femra të rëndomta: mësuese, rrobaqepëse, amvise – është një argument dhe dëshmi e pamohueshme për secilin njeri që rezonon drejt dhe arsyeshëm - se mbulesa e trupit dhe kokës për femrën nuk është turp as shëmti, po nder dhe krenari.

Turp dhe shëmti është mbulesa e trurit dhe mendjes, që pengon të kuptuarit e së Vërtetës Hyjnore Islame. Turp dhe shëmti është zbulimi i gjoksit të femrave, zbulimi i kofshëve të tyre dhe kjo (zh) veshje e çoroditur. Turp dhe shëmti është të jesh kundër mbulesës së femrave dhe të bësh thirrje për lakuriqësinë e tyre. Turp dhe shëmti është t'ua heqësh femrave shamitë nga koka e t'i bindësh ato për veshje të shkurtra!

Për çdo individ të përgjegjshëm, parësore duhet të jenë familja e ndershme, shoqëria, rinia dhe shteti i shëndoshë e i fortë.

**Nuk duhet të shqetësohemi për ato vajza që mbulohen**

Përkundrazi, le të shqetësohemi për ato vajza të zhveshura, që reklamohen si mall tregu, për ato të mitura që trafikohen nga rrjete të organizuara kriminale, për skllavërimin modern të femrës, për prostitucionin, drogën, alkoolin, për shthurjen dhe shkatërrimin e familjeve, që pllakosin ditë e më shumë shoqërinë tonë. Të shqetësohemi për zvetënimin e shoqërisë, mashtrimin, gënjeshtrën, hipokrizinë, krimin, dobësimin dhe këputjen e lidhjeve familjare, që po e bëjnë shoqërinë gjithnjë e më materialiste, në kundërshtim me shëndetin moral e shpirtëror të saj.

Ishte pikërisht edukata islame ajo që ruajti e mbrojti popullin tonë, i cili u shqua nga të tjerët për fjalën e mbajtur dhe për ruajtjen e nderit. Kjo tash duhet vitalizuar nga të gjithë ne, nëse duam ta ruajmë rininë tonë.

Kjo gjendje ku është katandisur rinia (çdo ditë mësojmë për kronika të zeza në vend dhe jashtë), tregon vetëm të keqen. E përse të mos i edukojmë të rinjtë tanë me edukatë fetare? Jemi një popull i ri në Evropë, një popull vital, energjik, inteligjent, kemi histori bashkëjetese, që mund të merret shembull nga të tjerët.

Përse duhet të jemi kundër etikës dhe edukimit fetar, secili sipas fesë së tij, që do të na bënte një komb të fortë, të qëndrueshëm, besnik ndaj kulturës dhe traditës sonë, me një të ardhme të sigurt e të ndritshme?!

Përse të mos i bashkohen kësaj pune fisnike e të fisme edhe njerëzit si Batoni e të tjerë, në vend që të sulmojnë Islamin dhe dispozitat e tij, duke marrë pozicion armiqësor ndaj mbulesës së nënave e gjysheve të tyre?!

Ata që sulmojnë Islamin dhe vdesin, janë të ngjashëm me Samiriun në kohën e Musait, Jehudhën/ Judën në kohën e Isait, dhe Ebu Xhehlin në kohën e Muhammedit a.s., të shndërruar në djaj të vërtetë, të ulur kudo.

Dyert e Islamit janë të hapura për cilindo që dëshiron të vdesi si Omeri r.a. dhe shokët e tjerë të Pejgamberit a.s..

Në këtë botë ka vend edhe për ata që dëshirojnë të jenë si Ebu Xhehli dhe idhujtarët arabë, por ata do të shërbejnë si referencë negative dhe mallkimet e myslimanëve do t'iu adresohen atyre vazhdimisht.

Uroj që z. Batoni të mos shërbejë si referencë negative në të ardhmen



# Keqkuptimi i kuptimeve - shkak për konfuzion

Safet Pllana

Mospërzierja e kuptimeve në shprehje dhe kuptimësia e tyre e drejtë, rrezaton qartësi dhe lehtësim në atë që përpiqemi dhe kemi konsideruar si gjë mu të kërkuar.

Duke shikuar fjalorin e gjuhës shqipe hasim këtë përkufizim të 'keqkuptimit': 'Mundësia për të kuptuar keq a jo drejt diçka, moskuptim; mungesë e dëshirës për të kuptuar mirë e drejt dikë a diçka; mungesë e harmonisë ndërmjet dy a më shumë njerëzve, mosmarrëveshje'. (Sipas: www.fjalorshqip.com)

Shpeshëherë (na)ndodhë që të përballemi me koncepte dhe shprehje të cilat në esencë janë të kuptimta por që për disa arsye marrin kahje të ndryshme në kuptimësi, dhe, rrjedhimisht, mungesa e drejtë e kuptimësisë në të tilla koncepte shpreh paqartësi dhe konfuzion substancial. Ky konfuzion dhe paqartësi, vazhdon të thellohet në pakuptimësi duke bërë që individët, grupet shoqërore si dhe të rëndomtit të mos dinë se çfarë realisht po bëhet fjalë. Akoma më keq, zanafilla e kësaj pakuptimësie shkon drejt mendimit vetjak të fuqishëm, për të mos thënë edhe privatizim i mendimit, për të kaluar tek praksa dhe për të përfundur tek mëvetësia në atë kuptim të pakuptimt.Rezultati i gjithë kësaj pakuptimësie, zatën, sjellë edhe ngjyrime të shumta të mbështjellura nën petkun e asaj që të gjithë menduan se 'kjo, mu kjo ishte ajo e duhura'.

Të ecësh me kohën, emancipimi i gruas, të drejat e njeriut, kur o kysmet, do ta bëj, po, po, janë disa nga shprehjet të ardhura në formë shumë të përgjithshme të cilat lënë për t'u keqkuptuar shumë. Në anën tjetër, mospërzierja e kuptimeve në shprehje dhe kuptimësia e tyre e drejtë, rrezaton qartësi dhe lehtësim në atë që përpiqemi dhe kemi konsideruar si gjë mu të kërkuar.

Në fjalorin e filozofisë, gjejmë këtë përkufizim të lirisë; 'mundësia që njeriu të mendojë, të sillet, të veprojë, të vendosë ose të zgjedhë, sipas dëshirës së vet, pa ndonjë detyrim, shtytje apo dhunë të jashtme. (sipas: fjalorit të filozofisë të Ekrem Murtezait) Njëra ndër pyetjet, apo dilemat fundamentale që shtrohet në listen e shprehjeve të keqkuptuara është ajo që ka të bëjë me lirinë e shprehjes. Kjo liri e shprehjes, a është absolute, apo është e kufizuar? Është e drejtë e secilit apo e një elite me tendenca provokuese?

**Qasje racionale:** liria e shprehjes, shikuar nga aspekti racional, është një ekspozim i mirëmenduar, i matur që mundohet të depërtoj tek ata që nuk favorizojnë këtë gjë. Jo për shkak të autorit apo tërësisht veprimtarisë së tij, por për shkak të specifikave dhe mesazhit që përçon veprimi i tillë i menduar që të jetë nën hijen e lirisë së shprehjes në njërën anë dhe mundësisë së lëndimit të ndjenjave dhe pasojat eventuale të anës tjetër.

**Qasje tendencioze:** A nënkupton liria e shprehjes shpifjen dhe akuzën ndaj të tjerëve që kanë identitet përkatës, apo thjesht kjo liri e shprehjes është një thikë me dy tehe e dizajnuar për të therrë dhe për t'u vetmbrojtur!?

Duke parë këtë skenë të kësaj qasje, është e nënkuptueshme se individët, jo aq lirshëm e përpunojnë veprimin që ta plasojnë në mesin e atyre që liria e shprehjes është më pak e dëshirueshme. Kjo tendencë, zatën është një barometër për të matur reagimet dhe qëndrimet e palës së qasur.

**Qasje unifikuese:** liria e shprehjes, përmes qasjes unifikuese tenton të proklamojë një shtrirje dhe indoktrinim në mendimet, në praktikat dhe në realitetet e atyre që janë në shënjestër. Një qasje e tillë e lirisë së shprehur, me dykuptimësi, duhet të ketë trajtim të veçantë në pranim-marrje për shkaqe të ruajtjes të asaj që është përkatësi për dikë.

Thënë shkurt, bota sot përballet me një sërë konceptesh dhe shprehjesh të ekspozuara si shpëtimtare por që ndonjëherë mjaftë kundërthënëse dhe të rrezikshme për qarqet studioze.Ajo që trajtuam më lart, është një qasje ngjyrosëse e koncepteve që krijon një favorizim dhe rivalitet ndër njerëz.Për fund, të gjithë e mbajmë mend autorin e karikaturave të Profetit Muhamed a.s. dhe kaosi që u zhvillua, dhe e gjithë kjo nën ombrellën e lirisë së shprehur. Kush do të jep përgjegjësi për këtë liri të shprehjes...? dhe për shumë të tjera që mbase janë duke u bërë në emër të kësaj lire.

# *Mehmed Akif Ersoj*

## ***Pjesë nga "Vaizi në katedër"***

*Me tregimin në fjalë, Mevlanai[1] i lartë me të vërtetë*
*I ka shpalosur kuptim sa botët shikimit mësimnxjerrës:*
*Një i varfër me shtëpinë gati në të shembur,*
*Çdo ditë ia hidhka sytë asaj dhe i thoka:*
*"Shiko, mos u shemb pa më lajmëruar që më parë,*
*Se, na ruajttë Zoti, marrim fund të gjithë me të mëdhenj e fëmijë!"*
*Kalojnë vite duke thënë kështu i varfëri...*
*Dhe një mbrëmje, kur kthehet në shtëpi,*
*E gjen të shembur me familjen të zënë nën gërmadha!*
*Kur e sheh i shkreti përballë këtë pamje të hidhur,*
*U kthehet gërmadhave të shtëpisë së kthyer në një grumbull gurë*
*Dhe nis t'i qortojë: "Pse s'thoni që qenkam mashtruar?*
*Ç'u bënë gjithato lutje, o shtëpia ime, mikja ime e vjetër?*
*Në vend që të mbeteshin jetimë fëmijët e mi, mbeta unë!*
*A nuk të thosha të mos shembeshe pa më lajmëruar?*
*A këtë, moj mizore, prej teje paskam shpresuar?*
*Ti s'paske ditur ç'do të thotë marrëveshje, ligj, fjalë;*
*Turp të qoftë për gjithë atë shërbim që të pata bërë!"*
*Shtëpia gërmadhë, me një zë që vinte si nga thellësitë,*
*Iu përgjigj njeriut: "Lëri ankesat e padrejtësitë!*
*Tani po më del përpara e më qahesh me bërtitje?*
*Unë të pata paralajmëruar, po kush ma vuri veshin?*
*Nga gojët e të çarave të mureve të mia që i pandeve për plasaritje,*
*Të jam lutur shumë pa pushim, o njeri i pakuptuar!*
*Çdo radhë ti s'ke bërë tjetër veç gojën me baltë ma ke mbuluar*
*Dhe unë ç'të bëja tjetër? Kam pushuar!.."*

*A s'është i njëjtë halli ynë me ngjarjen e treguar?*
*Vetëm me këtë ndryshim: Ne kemi ende forca,*
*Forcat nuk na kanë shterruar!*
*Edhe nëse me gabimet turrë-turrë të kohëve të shkuara*
*Një pjesë e madhe e mureve na është shembur,*
*Themeli që mban në këmbë ndërtesën e popullit,*
*Eshtë i shëndoshë. Domethënë se shpëtojmë sot*
*Po të bëhemi njeri. Duke u përpjekur të lidhur dorë më dorë...*
*Përpjekja është aq shumë e mbarë sa njeriu bën çudi!*
*Sigurisht, të mundesh nuk do të thotë se të ka ardhur vdekja!*
*Edhe të tjerë kanë rënë në këtë gjendje më parë,*
*Mirëpo sot jetojnë dhe më mirë se atëherë!*

*Një popull i madh një herë e pati humbur luftën krejt*
*Dhe pati rënë në robëri. Një grup njerëzish të mençur*
*Nga gjiri i tij, pati menduar: "Ç'duhet bërë për të shpëtuar?"*
*Idetë e njerëzve të atij kuvendi ishin derdhur në shesh nji e nga nji.*
*Dikush dëshironte ta shpëtonte ç'kish mbetur, me anë të politikës;*
*Një tjetër thoshte "Vatanin ushtarakët e shpëtojnë!"*
*Njëri mendonte se vendi kish nevojë të madhe për flotë;*
*Një tjetër kundërshtonte: "Jo, janë më me domosdo!"*
*Kush prirej nga arti, kush dëshironte sa më shumë pará,*
*Shkurt, nga çdo kokë kish dalë nga një zë!*
*Vetëm një plak që gjer atëherë vetëm kish dëgjuar,*
*Në fund ishte ngritur dhe kish thënë: "Shkollë e mëhallës na duhet!"*
*Në fillim fjala e të shkretit s'ish kuptuar,*
*Aq sa dikush kish thënë për të "i matufepsur" pa u menduar.*
*Plaku e kish shpjeguar qartë se ç'kish dashur të thotë me atë fjalë,*
*Shpëtimin te arsimi i popullit e kish menduar.*

[1] Mevlana, Xhelaleddin Rumi (1207-1273). Sufiu i shquar dhe poeti i veprës poetike, "Mesnevi".

*Nga Mehmed Akif Ersoj, FLETËT, Safahat / botoi: Logos-A, 2009. Shkup / përktheu: Mithat Hoxha / përzgjodhi E.A.*



# Përse shumë perëndimor konvertohen në Islam?

Mr. Avni Islami

**Mënyra e vetme e njerëzimit për të gjetur shpëtimin në botën e amshueshme është përmes besimit Islam dhe zbatimit të rregullave fetare Islame në këtë botë**

Konvertimi është vetëm një ndryshim i mendimit dhe i pikëpamjeve filozofike. Në të vërtetë nuk ka asgjë materiale në të. Kur mendimet e dikujt janë të natyrshme dhe të sinqerta, pastaj ai/ajo e ka më të lehtë të konvertohet në Islam. Nocioni Musliman nuk është titulli ose identitet i një kombi, komuniteti apo vendi dhe aq më pak politikë nacionaliste apo filozofike. Nga gjuha arabe në gjuhën shqipe nocioni Musliman do të thotë "person i natyrshëm, i sinqertë, i ndershëm, real, i vetëdijshëm dhe i edukuar".

Sintagma, Muslim Ummah nga shumë jo-musliman i referohet në kuptimin politik, kombit global mysliman që është një gabim apo keqkuptim serioz. Besimi Islam është shumë i natyrshëm dhe assesi nuk mundet të inkorporohet në asnjë ideologji politike. Themelorja e Islamit është besimi në Allahun e Plotëfuqishëm dhe në Pejgamberët e mirënjohur që proklamohet me mirësjellje, bëmirësi, urtësi, 5 here falje në ditë, agjërim, shkuarja në haxh, dhe ndihmë të të tjerëve në rast nevoje. Në realitet, Islami po rritet me të shpejtë në vendet perëndimore. Vetëm në SHBA numri i të krishterve të kthyer në Islam nga 10,000 në vitin 1900 tani arrinë shifren në 5 milion (disa nga autoritetet që meren me këtë çështje pohojnë se ky numër sillet rreth 6.5 milion). Numri i qytetarëve amerikanë që e përqafojnë Islamin është tejet i madh edhe ditëve të sotit si në mesin e të bardhëve, njëashtu edhe të racave tjera. Ajo që më mahniti më së tepërmi është se shumica dërmuese e të konvertuarëve janë me përgatitje të lartë shkollore apo më mirë të themi intelektual të dëshmuar.

Unë po e përmendi vetëm një rast të konvertimit të një gruaje britanike në Islam e quajtur Lauren Booth, 43 vjece, gazetare dhe publiciste e mirënjohur, e cila u konvertua më herët. Ndoshta kjo nuk do të më bënte aq përshtypje po të mos ishte kunata e Tony Blair (Toni Blerit) ish kryeministri britanik, dhe të mos ishte intelektuale e nivelit të lartë.

Secili lexues që i lexon këto të dhëna me siguri do të pyeste, se cili është motivi i konvertimit në Islam?

Një artikull i botuar kohëve të fundit në revistën fetare Krishterizmi Sot citon se mosha e të konvertuarve në Islam është 31. Numri i të konvertuarve në Islam është 3 herë më i madh se i atyre që e përqafojnë krishterizmin. Të ndalemi te motivi. Janë gjithësejt 4 arsye që motivojnë pjestarë e konfesioneve tjera të kalojnë në Islam, ato janë: Filozofia e Islamit që është e thjeshtë dhe racionale, të gjithë besimtarët kanë tretman të barabart pavarsisht nga ngjyra apo statusi i tyre social, Islami është religjion praktik, Islami nuk ka hierarki sunduese mbi besimtarët.

Një shtetas amerikan i kthyer në islam, i intervistuar nga autori i librit, Muslimanët në Amerikën Veriore, pohoj: se një numër jo i vogël i afro-amerikanëve po konvertohet në Islam nga shkaku se në disa kisha ende egziston racizmi. "Diskriminimin që e përjetojmë nga qarqet kishtare, na bënë të ndihemi shumë mirë me pranimin e Islamit, dhe Islami kurrë nuk kërkon nga ne të braktisim kulturën që e kemi trashiguar nga të parët." "Në realitet, ne afro-amerikanët u lindëm me krishtin në zemër, e përqafuam ate dhe i qëndruam besnik krishtërimit, por a mos vallë duhet t'i pranojmë keqtrajtime apo abuzimet për t'i qëndru besnik krishterimit?" "Assesi jo! Ajo çka më iriton më së shumti është se gjitha këto të kqija vijnë nga përfaqsuesit krishter." "Për fat të mirë në shoqërit e civilizuar nuk ka segregacion pos të dieleve në ora 11 gjatë mbajtjës së meshes!" Arsya tjetër që e bënë Islamin më tërheqës janë rregullat e mirëfillta, diciplina dhe rruga e drejtë në jetë. Më pas, ky person pohon me sa vijon: " Shoqëria jonë është e çorjentuar nga shkaku i mungesës së diciplinës, sidomos në qytete." "Diciplina në Islam na e rregullon mënyrën e jetës dhe na mbushë plot gjallëri, optimizëm dhe na liron nga urrejtja dhe të këqijat tjera të papranueshme për njerzimin."

Më në fund, egziston edhe një faktor tjetër shumë i rëndsishëm që besoj se shumica e besimtarëve të sapo kthyer në islam e kanë të qartë dhe magjepsen me te. Islami rregullon jetën e secilit, pa patur nevojë të rrëfehesh për mëkatin e bërë dhe të kërkosh shpëtim te famullitari. Në të vërtetë, Islami nuk i pranon këto dy elemente, por ai i këshillon njerzit t'i ndjekin "Udhëzimet e Allahut të Gjithëmshirshëm përmes librit të tij të shenjtë, Kur'anit shpallur njerëzimit.

"Mënyra e vetme e njerëzimit për të gjetur shpëtimin në botën e amshueshme është përmes besimit Islam dhe zbatimit të rregullave fetare Islame në këtë botë",përfundon i sapo konvertuari afro-amerikan.



# Në 100-vjetorin e lindjes Hfz. Selim Ef. Yvejsi (1913-2001)

Mexhid Yvejsi

**Më 4 maj 2013 u mbushën 100 vjet nga lindja e Hfz.Selim ef. Yvejsit. Hfz.Selim Yvejsi do të kujtohet për një kohë të gjatë, prej besimtarëve e atdhetarëve, si një hoxhë i ditur, i ndritur, arsimdashës, me zë të bukur, orator, me një fjalor bashkëkohor.**

**Prejardhja familjare**

Hfz.Selim ef. Yvejsi rrjedh prej një familjeje të vjetër gjakovare, një familje intelektuale, e cila ndër shekuj, brez pas brezi, ishte bartëse e jetës arsimore, edukative, kulturore, fetare dhe atdhetare në Gjakovë, në Kosovë. Hfz. Selim Yvejsi lindi më 4 maj 1913 në Gjakovë. Është djali i mulla Abdurrahim Efendiut. Mulla Abdurrahimi Efendiu ishte biri i myderrizit Hfz.Muhamed Efendiut. Myderrizi, Hfz. Muhamed Efendiu ishte biri i myderrizit Hfz. Yvejs Efendiut. Myderrizi Hfz.Yvejs Efendiu ishte biri i Myderrizit Hfz. Jahja Efendiut... Hfz. Selim Yvejsi ishte më i vogli prej katër djemve të mulla Abdurrahim Efendiut. Të katër djemtë e mulla Abdurrahim Efendiut ishin hoxhallarë, dy prej të cilëve, më të vegjlit, ishin hafëzë: Hfz. Hysniu dhe Hfz.Selimi. Të katër djemtë e mulla Abdurrahimit a mulla Himës, siç e thërriste populli, u bënë hoxhallarë të shquar: myderriz Tahir ef. (1898-1984), mulla Ragib Efendia (1900-1984), Hfz. Hysni Efendia (1911-1954) dhe Hfz. Selim Efendia (1913-2001).Babai i katër djemve hoxhallarë, mulla Abdurrahim Efendia, ishte djali i myderrizit Hfz. Muhamed Efendiut, i cili kishte katër djem hoxhallarë, dy prej të cilëve ishin njëri myderriz e tjetri hafiz. Emrat e katër djemëve të myderrizit Hfz.Muhamedi Efendiut, gjyshit të Hfz. Selimit, babait të Mulla Abdurrahimit, janë: myderriz Salih Efendiu, Hfz. Ali Efendiu, myderriz Hfz.Iljaz Efendiu dhe mulla Abdurrahim Efendiu Babai i katër djemve – myderrizi Hfz. Muhamed Efendiu, gjyshi i Hfz. Selim Efendiut, ishte biri i myderrizit Hfz. Yvejs Efendiu, që ishte babai i pesë djemve, të gjithë hoxhallarë, myderrizë e hafëzë: myderriz Muhamed Efendiu, myderriz Hfz. Ismail Efendiu, myderriz Hfz. Muhamedi Efendiu, mulla Jahja Efendiu dhe mulla Hysein Efendiu. Pra, ky është një rast i rallë, ndoshta i paparë, në disa brezni - në një shtëpi të dalin kaq shumë hoxhallarë! Mirëpo, kur do Zoti – çdo gjë bëhet! Të gjithë hoxhallarët e këtij trungu familjar, paraardhësit e Hfz. Selim Yvejsit, ishin jo vetëm hoxhallarë, po, madje në çdo brezni, prej tyre kishte myderrizë dhe hafizë, kishte edhe myfti, siç ishte Myftiu i Gjakovës - myderriz Hfz. Ismail Efendi Yvejsi, njëri nga udhëheqësit e Degës së Lidhjes së Prizrenit në Gjakovë dhe pjesëmarrës në Kuvendin e Lidhjes së Prizrenit në Prizren (1878). Të gjithë këta hoxhallarë, myderrizë, hafëzë, dijetarë, atdhetarë, janë pasardhësit e Yvejs Efendiut, i cili ka qenë Myderrizi i parë i Medresesë së Madhe të Gjakovës, e cila për afro tre shekuj i pati dhënë dritë krejt Kosovës...!

**Shkollimi, hivzi dhe manifestimi**

Selim Yvejsi që në moshën pesë vjeçare mbeti jetim, sepse babai i tij, mulla Abdurrahimi, ndërroi jetë për të kaluar në jetën e vërtetë, më 1918. Mbetën jetimë gjashtë fëmijë, katër djem e dy vajza, që, me ndihmën e Zotit, do t'i rriste e ëma, një nënë burrneshë, besimtare, punëtore, arsimdashëse. I rriti me dërrasë të vekut, derisa u bënë të zotët e vetes. Katër djemtë u bën hoxhallarë, dy prej tyre hafëzë: Hfz. Hysniu dhe Hfz. Selimi, kurse njëra prej motrave, Zylehaja, u bë hoxheshë.Selim Yvejsi mësimet e para i mori në mejtepin e Xhamisë së Hadumit. Ishte një nxënës i zgjuar, i pastër, me memorie të fortë, ishte i sjellshëm dhe kishte zë të bukur. Gjatë shkollimit në mejtep kishte shumë shokë, moshatarë, po më tepër shoqërohej me njërin që quhej Xhafer Bokshi, djali i një zotërie nga Gjakova - Ahmet Agë Bokshi, një tregtar, atdhetar, besimtar. Selim Yvejsi dhe Xhafer Bokshi, pasi kryen mësimet e para në mejtepin e Xhamisë së Hadumit në Gjakovë, në vitin 1928, kur ishin në moshën 13-14 vjeç, shkuan në Prizren për të mësuar hivzin te Hfz. Kemali. Kemal ef. (Shukri) Kajserliu (1888-1980), ka qenë një Hafëz i shquar, që shërbente si imam në Xhaminë e Sozisë të Prizrenit. Tek ky dijetar i shquar, brenda dy vitesh, dy djelmoshat gjakovarë kryen hivzin, pra nxunë Kur'anin përmendsh.

Pasi kryen hifzin, dy hafëzët e rinj u kthyen në Gjakovë, ku iu ba një pritje madhështore. Për hafëzët e rinj u organizua një ceremoni me tekbire, ashere e ilahi nga të gjithë hoxhallarët e Gjakovës me xhematet e tyre, që të gjithë prakaluan nëpër Çarshinë e Madhe



të Gjakovës deri në xhaminë kryesore të qytetit, në Xhaminë e Hadumit.Përveç pritjes madhështore e ceremonisë, dy hafëzët e rinj, një rast i veçantë ai në Gjakovë, u pritën së pari në lokalet e KBI, ku ua bënë për hajr hafëzët e moçëm dhe ulematë e kohës, ndër të cilët ishin: Myftiu i Gjakovës, Hfz.Ibrahim Pallaska, myderrizi Islam ef. Nahi, Hfz.Ymer Guta, Hfz.Myftar Bokshi, myderizi Hfz.Fahri ef. Iljazi, myderrizi Tahir ef.Thaçi, Hasan ef. Dashi, Hfz.Idriz Hoxha, Hfz. Rushid Emra, Hfz.Hysni Yvejsi, Hfz.Bajram Agani, Jahja ef. Bakalli etj..Gjashtë muaj më vonë, Hfz.Xhafer Bokshi, sapo kishte mbushur 15 vjet, ndërroi jetë papritmas, në vitin 1930. Të gjithë prej Zotit jemi, të gjithë tek Ai do të kthehemi. Për Hfz.Xhaferin e shkurtër ishte kjo jetë, por insha'Allah e ka vendin në Xhennet!

**Diplomimi dhe shërbimi**

Hfz.Selim Yvejsi, pasi u kthye nga Prizreni, në vitin 1930 u regjistrua në Medresenë e Madhe të Gjakovës, ku diplomoi më 1938. Në vitin 1938 doli gjenerata e parë e të diplomuarve tek myderrizi më i njohur i kohës - Hfz.Fahri ef. Iljazi. Me rastin e diplomimit të tyre nga Sarajeva kishte ardhur një delegacion me Reisin (kryetarin) Xhemaludin Çausheviç në krye dhe aty merrnin pjesë mysafirë të shquar nga të gjitha trevat shqiptare, të cilët qëndruan bashkërisht tri ditë në Medrese, në Gjakovë. Të diplomuarit e gjeneratës së parë nga Gjakova kanë qenë: Hfz.Teufik ef. Nahi, Hfz.Selim ef. Yvejsi, Jahja ef. Bakalli dhe Qamil ef. Ferizi. Shumica prej nxënësve të myderriz Fahri Efendiut, pasi diplomuan, u bënë dijetarë të shquar, atdhetarë e luftëtarë të dalluar. Prej tyre vlen të përmenden disa emra të paharruar si: mulla Zekë Bërdynaj, mulla Ramush Shatri, haxhi Jahja Daci, mulla Iljaz Broja, Hfz.Muhamed Gashi, mulla Hajriz Demaku etj. Hfz.Selim ef. Yvejsi i shërbeu popullit për më se gjysmë shekulli, si imam, mësues dhe predikues në disa nga xhamitë e Gjakovës: në xhaminë e Haxhi Ymerit, në atë të Mahmud Pashës, të Sefës, të Mulla Jusufit, të Sofës etj..

Në mejtepin e Xhamisë së Haxhi Ymerit, në "kohën e Italisë dhe Gjermanisë" (1941-1944) ai mësoi shumë nxënës, vlen të përmendet prof. Nexhat H. Nahi, i biri i myderrizit Hasan efendi Nahi (1905-1991), përkthyesi i Kur'anit në gjuhën shqipe. Në dokumentet sekrete të Beogradit, të publikuara nga dr.Hakif Bajrami, ndër hoxhallarët që penguan shpërnguljen e shqiptarëve nga Gjakova e nga Kosova, përmendet edhe emri i Hfz.Selim Yvejsit. Aty, ndër të tjera, shkruan:"Mulla Selimi kundërshtoi shpërnguljen…" Hfz.Selim Yvejsi ishte një hoxhë i ditur, pedant, bashkëkohor, orator, guximtar, atdhetar, ndër të parët në Gjakovë, në Kosovë, që filloi e praktikoi përdorimin e gjuhës shqipe në shërbimet fetare.Deri më1980, në Gjakovë ishte adet që, pasi të varrosej i vdekuri, pjesëmarrësit në xhenaze apo në varrim ngushëllonin familjarët me shtrëngim dore. Kjo merrte kohë, sepse njerëzit prisnin në rresht derisa t'u vinte radha, dhe kjo në shi, në borë, edhe kur dielli digjte...! Në një varrim, ku kishte shumë pjesëmarrës, Hfz.Selim Yvejsi, doli para popullit dhe iu drejtua me këto fjalë: "Të nderuem bashkëqytetarë, të nderuem vllazën besimtarë! Ju lumshin kambët që keni ardhë! Nëse pajtoheni me mue, prej tashit për kryeshnosh, ngushëllime, mos të zgjaten duert, por ngushëllimet të bahen kështu, me dorë n'zemër. Besoj se kjo asht ma praktike, ma hygjenike...! Të gjithë jo vetëm që u pajtuan, por disa prej tyre madje thoshin: "T'lumtë hoxhë, pshtum"! Kanë kaluar mbi 30 vjet nga dita kur Hfz. Selim Yvejsi ndryshoi atë adet dhe sot, edhe pse ai nuk është në këtë jetë, pjesëmarrësit në çdo varrim zbatojnë këshillën e tij! Hfz.Selim Yvejsi ka qenë më i riu prej hoxhallarëve të brezit të vjetër, ulemave të moçëm, po erdhi dita kur u plak dhe u bë më i vjetri prej të rinjve…! Ishte i vetmi prej ulemave të vjetër të Gjakovës që kapërceu në mijëvjeçarin e tretë, për të përjetuar edhe luftën e viteve 1998-1999, por nuk e lëshoi Gjakovën, nuk e lëshoi Kosovën, derisa mbylli sytë në Gjakovë, në moshën 88 vjeç, më 16 maj 2001. Ai do të kujtohet për një kohë të gjatë, prej besimtarëve, atdhetarëve, si një hoxhë i ditur, i ndritur, arsimdashës, si mësues, predikues, me një zë të bukur, orator me një fjalor bashkëkohor...U varros më 17 maj 2001, me nderime të mëdha. Në përcelljen e fundit morën pjesë shumë qytetarë, hoxhallarë, jo vetëm të Gjakovës, po edhe nga të gjitha anët e Kosovës…!




## MYFTIU TËRNAVA MERR PJESË NË KONFERENCËN PËR DIALOGUN NDËRFETAR TË ORGANIZUAR NGA OSBE

Më 18 shtator Myftiu i Republikës së Kosovës mr. Naim ef Tërnava morri pjesë në konferencën për dialogun ndërfetar të organizuar nga misioni i Organizatës për Siguri e Bashkëpunim në Evropë (OSBE).

Në këtë konferencë përfaqësuesit e bashkësive fetare, thanë se udhëheqësit fetarë kanë rol të rëndësishëm në forcimin e respektit dhe mirëkuptimit ndërmjet komuniteteve të ndryshme në Kosovë. Myftiu Tërnava tha se bashkësitë fetare në Kosovë nuk kanë probleme mes vete, madje ato kanë një bashkëpunim të ngushtë. Ai tërhoqi vërejtjen se edhe pas 14 vjet të mbarimit të luftës, bashkësitë fetare në Kosovë nuk e kanë të rregulluar pozitën e tyre juridike

"Të gjitha bashkësitë fetare pa dallim japin një kontribut të çmuar në kultivimin e bashkëjetesës e tolerancës dhe gjithnjë kanë dëshmuar se janë faktorë stabiliteti në vend dhe gjithsesi këtë do të vazhdojmë të bëjmë edhe në të ardhmen. Dialogun ndërfetar nuk ka nevojë ta promovojmë, këtë e kemi dëshmuar përgjatë shekujve se ne duke jetuar pranë njëri tjetrit e jetojmë me realitetin pa asnjë dallim e diskriminim mbi baza fetare", tha Myftiu Tërnava.

Kreu i kishës ortodokse serbe në Kosovë, peshkopi Teodosije tha se kisha ortodokse ka mbështetjen e bashkësive tjera fetare në përpjekjet e saj për të mbijetuar dhe ruajtur vlerat e saj në Kosovë.

Kurse Ipeshkvi i Kosovës, Dodë Gjergji, bëri thirrje për rritjen e përgjegjësisë së ndërsjellë ndërmjet bashkësive fetare dhe institucioneve civile dhe shtetërore.

Në këtë debat morën pjesë edhe Udhëheqësi i Kishës Ungjillore Protestante të Kosovës, Driton Krasniqi, dhe Udhëheqësi i Bashkësisë Hebraike të Kosovës, Votim Demiri .

Organizatori i këtij debate, shefi i Misionit të OSBE-së në Kosovë Jean-Claude Schlumberger, tha se liritë fetare bëjnë pjesë në kuadër të lirive dhe të drejtave themelore të njeriut dhe si të tilla duhet respektuar dhe kultivuar në shoqëritë moderne, pra edhe në Kosovë.

Myftiu Tërnava tërhoqi vërejtjen se edhe pas 14 vjet të mbarimit të luftës, bashkësitë fetare në Kosovë nuk e kanë të rregulluar pozitën e tyre juridike.



## MYFTIU TËRNAVA PRITI PËRFAQËSUESIN SPECIAL TË SEKRETARIT TË PËRGJITHSHËM TË OKB-SË NË KOSOVË Z. FARID ZARIF

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava më 11 shtator priti Përfaqësuesin Special të Sekretarit të Përgjithshëm të OKB-së në Kosovë, z.Farid Zarif, të cilin e falënderoi për vizitën në BIK, si dhe për kontributin dhe angazhimin e Misionit të OKB për Kosovën.

Myftiu, po ashtu, e njohu z. Zarif me organizmin e funksionimin e BIK, pastaj me modalitetet e zhvillimit të jetës fetare në Kosovë, si dhe me sfidat e vështirësitë me të cilat ballafaqohet BIK. Ndërsa, z. Farid Zarif tha se është i impresionuar me angazhimin e kontributin e BIK dhe të Myftiut për promovimin e tolerancës, mirëkuptimit ndërfetar e ndëretnik..(R.SH.)



### MYFTIU I KOSOVËS, NAIM TËRNAVA PRITI AMBASADOREN E FRANCËS, ZNJ. MARYSE

Myftiu i Kosovës, Naim Tërnava më 9 shtator priti në takim njohës ambasadoren e Francës në Prishtinë, znj.Maryse. Myftiu Tërnava falënderoi ambasadoren franceze për kontributin e shtetit dhe popullit francez për Kosovën si para luftës pas saj si dhe pas pavarësisë në fushën e shtetndërtimit. Po ashtu Myftiu Tërnava e njohu ambasadoren për punën e BIK, organizimin e jetës fetare në Kosovë, funksionimin e institucioneve fetare arsimore si dhe të forumeve të BIK. Ambasadorja Maryse Daviet, falënderoi Myftiun për pritjen dhe për informimin mbi funksionimin e BIK. Ambasadorja franceze znj. Maryse Daviet çmoj lart edhe rolin e BIK dhe të myftiut Tërnava në ruajtjen dhe kultivimin e tolerancës e harmonisë ndërfetare në vend. "Besoj që shembulli i tolerancës fetare të popullit shqiptar mund të shërbej si shembull për popujt tjerë se si duhet të respektohet besimi e njeri -tjetrit", tha mes tjerash ambasadorja, zj. Maryse Daviet.

### MYFTIU TËRNAVA PRITI Z. DAVID SHENK

Myftiu Tërnava më 13 shtator, priti z. David Shenk, i cili shoqërohej nga Pastori i Kishës Protestante Evangjeliste në Kosovë, z. Artur Krasniqi.

Myftiu e njohu z. David Shnek për bashkëpunimin e BIK me të gjitha komunitetet fetare në vend. "Kosova është shembull shumë i mirë i bashkëjetesës, respektit dhe tolerancës ndërfetare, këtu do të veçoja raportet e



mira edhe me Kishën ortodokse serbe në Kosovë."-tha muftiu Tërnava.

z. David Shenk falënderoi Myftiun Tërnava për pritjen dhe çmoi lart kontributin personal të myftiut dhe të BIK në ruajtjen dhe kultivimin e bashkëjetesës dialogut e tolerancës mes komuniteteve fetare në Kosovë. "Më lejoni t'ju falënderoj për pjesëmarrjen dhe kontributin tuaj në Konferencën ndërfetare të mbajtur vite më parë në Universitetin e Yale. Nga ajo konferencë jam inspiruar të shkruaj edhe një libër të titulluar "a Muslim and a Christian in dialogue" që është botuar edhe në gjuhën arabe, parathënien e të cilin e ka shkruar dijetari i njohur botëror Myftiu i Egjiptit Prof. Dr. Ali Xhumua, dhe shpresojmë që shumë shpejtë të përkthehet dhe të botohet edhe në gjuhën Shqipe, por do isha shumë i nderuar që parathënien e botimit shqip ta shkruani ju i nderuar Myfti Tërnava" -tha z. David Shenk, kërkesë të cilën Myftiu Tërnava e pranoi me kënaqësi.

### MYFTIU TËRNAVA PRITI NJË DELEGACION NDËRFETAR NGA ZVICRA

Myftiu Tërnava më 13 shtator priti një delegacion ndërfetar nga Zvicra i përbërë nga Mark Lenert- prift në Kishen Protestante në Payerne, Dominique Vensant- prift në Kishën Katolike në Payerne, Remy- është anëtarë i Kishës Protestante të shoqëruar nga Mehdi Shahini, i cili ishte iniciues i kësaj vizite njohëse me Kosovën dhe komunitetet fetare në vend për të parë nga afër tolerancën dhe bashkëjetesën mes komuniteteve fetare në Kosovë.

Myftiu Tërnava i falënderoi mysafirët zviceran për vizitën. "Në emër të BIK dhe besimtarëve myslimanë më lejoni të falënderoi popullin dhe shtetin mik zviceran për ndihmën e dhënë Kosovës prej dekadash, si dhe për mundësinë që i keni ofruar popullit tonë të integrohet dhe të ndjehet i lirë e i sigurt sikur në vendin e vet dhe të praktikon edhe besimin e vet lirshëm.



Myftiu i njohu mysafirët edhe me organizimin dhe funksionimin e BIK. Një pjesë të fjalës së tij Myftiu ia kushtoi edhe marrëdhënieve të mira ndërfetare që kultivojnë bashkësitë fetare në Kosovë, për se Myftiu tha: "BIK është e përkushtuar që këtë frymë të dialogut, mirëkuptimit, bashkëjetesës e të bashkëpunimit ta kultivojmë, ta forcojmë e avancojmë në vazhdimësi ".

Mark Lenert falënderoi Myftiun për pritjen dhe për angazhimin e BIK për të avancuar edhe më tej dialogun ndëfetar, ngase vetëm kështu njihemi më mirë dhe duke njohur njeri- tjetrin, do respektohemi edhe më shumë e më mirë. Delegacioni nga Zvicra vizitoi edhe FSI-në dhe Medresenë e Mesme "Alaudin" në Prishtinë. Ky delegacion gjatë qëndrimit në Kosove do të kenë takime edhe me krerët e Komuniteteve tjera fetare. (R.SH.)

## MYFTIU TËRNAVA PRITI FRANCOIS PEREZ

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava më 18 shtator priti z. Francois Perez- këshilltar për Ballkan në Këshillin Evropian të Liderëve Fetar që funksionon në kuadër të organizatës "Religions for Peace". Në mesin e të ftuarve në Konferencën mbi Dialogun ndërfetar të mbajtur më 17 shtator 2013 të organizuar nga OSCE, ku morën pjesë të gjithë liderët fetar të vendit, ishte edhe z. Francois Perez, një personalitet i shquar që kishte shërbyer në Kosovë



për disa vjet me radhë. Myftiu Tërnava falënderoi z. Perez për kontributin e dhënë në Kosovë dhe njohu atë me nivelin e dialogun ndërfetar, ku myftiu në fjalën e tij veçoi: "Fatbardhësisht, Kosova nuk ka probleme të natyrës fetare për çka mund të mburremi. Mirëpo, shqetësim i të gjitha bashkësive fetare është moszgjidhja e pozitës juridike." -tha Myftiu Tërnava.

z. Francois Perez tha se angazhimi i BIK për kultivimin e tolerancës ndërfetare është një kontribut i madh për Kosovën. z. Perez çmoi lart angazhimin dhe kontributin e Myftiu dhe të BIK për tolerancë, mirëkuptim dhe harmoni ndërfetare. (R.Sh).



## MYFTIU I KOSOVËS, MR. NAIM TËRNAVA PRITI KRYESUESIN E KOMISIONIT QEVERITAR PËR PERSONA TË PAGJETUR, Z. PRENK GJETAJ

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, më 5 shtator priti kryesuesin e Komisionit Qeveritar për Persona të Pagjetur, z. Prenk Gjetaj, i cili shoqërohej nga z. Kushtrim Gara- udhëheqës i Njësisë së KQPZH-së, z. Agim Gashi - shef i Komitetit Ndërkombëtar të Kryqit të Kuq dhe Kushtrim Kocin- zyrtar i KNNK-së - misioni në Kosovë.

z.Prenk Gjekaj falënderoi Myftiun për pritjen e ngrohtë dhe për kontributin e BIK-së dhe të bashkësive të tjera fetare që kanë dhënë në lehtësimin e dhimbjeve të familjarëve gjatë rivarrimeve të dëshmorëve që ranë në altarin e lirisë gjatë luftës së fundit në vendin tonë.

Z. Gjetaj e njohu Myftiun me punën dhe angazhimin që ka bërë Komisioni Qeveritar për të Pagjeturit në bashkëpunim me Komitetin Ndërkombëtar të Kryqit të Kuq dhe me institucionet e tjera të rëndësishme për zbardhjen e fatit të të pagjeturve.

Myftiu Tërnava e falënderoi z. Gjetaj për vizitën në BIK dhe çmoi rolin dhe kontributin e madh që po bën Komisioni për qetësimin e familjarëve dhe të vetë dëshmorëve me rastin e gjetjes dhe rivarrimit të

tyre."Puna që po bëni ju, është e shenjtë dhe do të keni shpërblim të madh nga Zoti Fuqiplotë"- tha, ndër të tjera, Myftiu Tërnava.

Myftiu Tërnava mysafirëve u dhuroi nga një libër të Monografisë së Imamëve dëshmorë të luftës së fundit në Kosovë. (R.Sh.)



## MYFTIU TËRNAVA PRITI KOLONEL SAFET SYLA

Myftiu Tërnava më 13 shtator priti Kolonel Safet Syla - drejtor i Zyrës për Trashëgimi të TMK pranë Ministrisë së Punës dhe Mirëqenies Sociale. Kolonel Syla falënderoi Myftiun për pritjen e ngrohtë dhe kontributin që ka dhënë BIK para, gjatë dhe pasluftës për Kosovë, e posaçërisht për UÇK-në. BIK ka dhënë kontribut të çmuar dhe historia do mbaj mend dhe do shkruaj me shkronja ari në analet e saj kontributin që ka dhënë BIK gjatë gjithë historisë më të re të Kosovës." -tha kolonel Syla. Ai, po ashtu, e njohu Myftiun me punën e zyrës së tij në rehabilitimin dhe punësimin e ish- pjesëtarëve të UÇK-së dhe TMK-së. Ndërsa, Myftiu Tërnava tha se lufta për liri është e shenjët dhe ne tani po shijojmë pavarësinë fal gjakut të njomë të bijve më të mirë, dëshmorëve që ranë për lirinë e vendit tonë.

BIK ka pasur shumë pjesëtarë në luftë prej të cilëve afër 40 ka rënë shehid nga radhët e imamëve. (R.Sh.)

## PËRFAQËSUESIT TË LAGJES SË KALABRISË KËRKOJNË NGA MYFTIU TËRNAVA, ANULIMIN E VENDIMIT TË MINISTRIT DARDAN GASHI

Një delegacion i përfaqësuesëve të lagjes së Kalabrisë (Veternikut) më 18 shtator takuan Myftiun e Kosovës, Mr. Naim Tërnava, të cilit i shprehen shqetësimin për pezullimin e lejes për ndërtimin e xhamisë në lagjen e tyre nga ana e Ministrisë së Mjedisit dhe Planifikimit Hapësinor."Jemi këtu në emër të 700 familjarëve të



lagjes Kalabria që të shprehim shqetësimin tonë në lidhje me pezullimin e lejes për ndërtimin xhamisë. Për ne banorët ndërtimi i xhamisë është një nevojë, ne e kemi kërkuar dhe përkrahur ndërtimin e xhamisë.

Vendimi i ministrit Gashi është i pabazë dhe i ndikuar nga grupe të interesit. Kërkojmë nga ju myfti që të përdorni autoritetin tuaj, që vendimi i ministrit Gashi sa më parë të tërhiqet dhe të vazhdojë ndërtimi i xhamisë, ashtu siç është paraparë."

Myftiu Tërnava u tha përfaqësuese të lagjes se është në dijeni për atë çka ka ndodhur, dhe së bashku edhe me kompetentët e KBI në Prishtinë dhe të Këshillit për Ndërtimin e Xhamisë do të ndjekin rrugët institucionale e ligjore për të tejkaluar sa më parë këtë situatë. Në takim qe i pranishëm edhe kryetari i KBI-së Prishtinës, Bahri ef. Sejdiu.

## PËRUROHET XHAMIA E RESTAURUAR "KOXHA SINAN PASHA" NË KAÇANIK

Në prani të mysafirëve të shumtë nga Bursa e Turqisë, të krerëve të Këshillit të Bashkësisë Islame të Kaçanikut, të përfaqësuesve nga Kryesia e BIK si dhe të këshillave të BI-së të Gjilanit, Ferizajt, Hanit të Elezit etj., hoxhallarë, strukturave komunale, qytetarë të shumtë që morën pjesë në hapjen e xhamisë së restauruar "Koxha Sinan Pasha" të Kaçanikut, shiritin përurues e kanë prerë z. Recep Altepe - kryetar i Bursës së Turqisë, ef. Florim Neziraj - kryetar i KBI në Kaçanik, z. Besim Ilazi - kryetari i komunës së Kaçanikut, z. Farush Rexhepi - zëvendësmyfti i Kosovës, znj. Sengyl Ozan - Ambasadore e Turqisë në Kosovë, z. Mahir Jagxhillar - Ministër i MAP-së. Më 11 gusht 2013 qyteti i Kaçanikut kishte festë, pasi u bë përurimi i xhamisë "Koxha Sinan Pasha" e restauruar nga komuna e Bursës me donatorë shqiptarë që jetojnë në Bursë të Turqisë. Ceremonia filloi me këndimin e një ashereje kuranore nga ef. Mendu Rexha, e më pastaj mysafirët i përshëndeti përzemërsisht kryetari i KBI-së të Kaçanikut - ef. Florim Neziraj. Ai ka



falënderuar të pranishmit: Kryetarin e Bursës - z. Altepe, kryetarin e KK- Kaçanik - Dr. Besim Ilazin, zv. Myftiun Dr. Fahrush Rexhepi, kryetarin e komunës së Çairit - z. Izet Mexhidi, mysafiret nga Presheva dhe Medvegja me Prof. Rexhep Abazin në krye.

Më pastaj, të gjitha figurat e shquara që ishin të pranishëm, donatorët dhe të gjithë ata që kanë kontribuar dhe kanë mbështetur rinovimin e xhamisë.

KBI Islame të Kaçanikut dhe besimtarët në përgjithësi dhe donatorët: Ali Bushi Fuad Alagiz, Ali Jedikardash, Ibrahim Alagëz, Nezir Gënxher, Abdullah Ëzturk, të gjithë miqtë nga Bursa e Turqise, me të cilët dhe në të ardhmen do të ketë bashkëpunim. "Kjo xhami që po përurojmë sot, që është edhe ndër më të vjetrat në Kosovë, u ndërtua në vitet 1593-94, rreth 420 vjet më parë nga veziri i madh, Koxha Sinan Pasha.

Rëndësia e restaurimit të kësaj Xhamie sigurisht se është jetike edhe për vetë qytetin, pasi është objekti i parë me rëndësi i ndërtuar në qytetin e Kaçanikut i shprehim edhe BIK, respektivisht Myftiut Mr. Naim Tërnava, i cili gjithherë ishte përkrahës yni në secilin hap që bëmë".

Edhe kryetari i komunës, z. Besim Ilazi ka falënderuar donatorët për investimet e bëra në rinovimin e xhamisë. Ai tha se ky tempull, përveç vlerave fetare, paraqet edhe një thesar të çmuar të vlerave historike për komunën e Kaçanikut.

Zv/Myftiu i BIK, Dr. Fahrush Rexhepi përshëndeti të pranishmit dhe u përcolli përshëndetjet e ngrohta të Myftiut Mr. Naim Tërnava, dhe theksoi: "Turqia në Krye me Rexhep Taip Erdoanin ka luajtur një rol të rëndësishëm për të mirën e shtetit të Kosovës dhe vazhdon të luaj ende rol të rëndësishëm. Edhe ky përurim e dëshmon këtë" – përfundoi ai.

Ndërkaq kryetari i Bursës, z. Altepe, ka thënë se rinovimi i objektit të xhamisë prezanton edhe vlera të trashëgimisë kulturore e shpirtërore të popullit turk.

Ambasadorja turke në Kosovë, z. Ozan, në fjalën e saj, ndër të tjera tha: "Para një viti patëm përuruar fillimin e punimeve, kurse sot po përurojmë këtë objekt të bukur të rinovuar, që zbukuron edhe qytetin e Kaçanikut". Ajo falënderoi edhe institucionet e Kosovës për kontributin e dhënë për realizimin e këtij projekti.

Pas fjalimeve, të gjithë së bashku vizituan xhaminë dhe objektet shoqëruese: abdeshanen, gusëllhanën (pastrimi i kufomave) dhe morgun, të domosdoshme për qytetarët e Kaçanikut.

Pastaj, në xhaminë e restauruar u fal namazi i drekës. Pas drekës, kryetari Ilazi dhe kryetari Altepe, kanë nderuar njëri-tjetrin me mirënjohje. Kryetari Ilazi i ka dhuruar atij një plaket me emblemën e UÇK-së, kurse kryetari i Bursës i ka dhuruar kryetarit Ilazi një plaket, në të cilën ndodhet një kamë metalike (shpatë), simbol i qytetit të Bursës.

Kryetari i KBI-së, ef. Florim Neziraj, ka dhënë mirënjohje për donatorët dhe të tjerët që kanë kontribuar për rinovimin e xhamisë. Poashtu KBI në Kaçanik dhe KK i Kaçanikut më 27 gusht kanë nënshkruar marrëveshjen e mirëkuptimit për kompensimin e shpenzimeve për shërbimet e varrimit të qytetarëve të komunës së Kaçanikut. Shërbimet e varrimit përfshijnë: lajmërimin, pastrimi (larja) e kufomës, sigurimi i dërrasave,sigurimi i mbështjellësit ( qefinit) dhe ceremonia e faljes së xhenazes. Kompensimi i shërbimeve të varrimit, sipas kësaj marrëveshjeje, në asnjë mënyrë nuk ndërlidhet me pagesën e anëtarësisë ndaj KBI-së, çështje e cila edhe më tutje mbetet në raportet e deritashme të qytetarëve (Nehat Hysa)




## KONFERENCA NDËRKOMBËTARE PËR BASHKËPUNIMIN KULTUROR TË TË RINJVE MYSLIMANË

Në Stamboll të Turqisë, më 31.08-01.-09 2013, u mbajt konferenca e tetë për të rinj "International Conference of Muslim Youth Cultural Coorperation-Konferenca Nërkombëtare për Bashkëpunimin Kulturor të të Rinjve Myslimanë", oraganizuar nga International Youth Forum (IYFO), ku morën pjesë rreth 120 organizata

nga më shumë se 50 shtete të botës si dhe organizata të ndryshme nga Turqia.

Temë diskutimi e kësaj konference ishte "Uniteti Mysliman". Në këtë konferencë u diskutua përmes paneleve të diskutimit, ku qëllimi ishte si të arrihet një unitet sa më i fuqishëm ndërmjet myslimanëve dhe rinisë islame. Aty u diskutua për ndikimin dhe rolin e disa faktorëve kyç në këtë drejtim, si: edukimi, arsimi, ekonomia,teknologjia, mediet etj.. Departamenti i të Rinjve i Kryesisë së BIK edhe këtë vit mori pjesë në këtë konferencë, ku u përfaqësua nga Mr. Fitim Gashi - udhëheqës i Departamentit, i shoqëruar nga Muhamed Mavraj-udhëheqës i degës së Departamentit në KBI-Pejë.

Në këtë konferencë mbajti një fjalë përfaqësuesi i BIRK-së, Mr. Fitim Gashi, i cili, pasi paraqiti vizionin dhe objektivat e Departamentit, në vazhdim të fjalës së tij u përqendrua tek tema bosht e konferencës.

Përveç kësaj, përfaqësuesit e Departamentit të të Rinjve zhvilluan edhe disa takime me përfaqësues të të rinjve nga vendet e ndryshme islame si: Egjipti, Jemeni, Siria, Indonezia etj.. Ndër takimet ishte edhe ai me Z. Muhamed Musa Budak, Kryetar i IYFO.

Vlen të përmendet se, pas përfundimit-përmbylljes së konferencës, në prani të të gjithë pjesëmarrësve, u këndua një Ilahi nga Muhamed Mavraj-udhëheqës i degës së Departamentit në KBI-Pejë. Ilahia u këndua në tri gjuhë: Arabisht, Turqisht dhe Shqip. (Fitim Gashi)



## BITIA ME XHAMI TË RE

Në mënyrë solemne, nën këndimin e tekbireve, Myftiu i Republikës së Kosovës, Mr. Naim ef. Tërnava, që merrte pjesë i shoqëruar nga bashkëpunëtorët e vet, përfaqësues të KBI-së të Ferizajt, dhe shumë xhematlinj, më 3 shtator 2013 preu shiritin e hapjes së xhamisë së re të ndërtuar në fshatin Biti (Shtërpcë). Në këtë solemnitet fetar mori pjesë edhe Reis-ul ulemaja i BFM, Sulejman ef. Rexhepi me bashkëpunëtorë. Po ashtu në këtë përurim morën pjesë nënkryetari i KK-së të Shtërpcës, Beqir Fejzullahu, përfaqësues të PK-së nga rajoni i Ferizajt etj.. Në fjalën e tij, duke u uruar xhaminë e re xhematlinjve të kësaj ane, Myftiu i Republikës së Kosovës, Mr. Naim ef. Tërnava, përveç të tjerash, theksoi se Bashkësia Islame e Kosovës (BIK) ka qëndruar dhe përkrahur xhematin vazhdimisht duke u krijuar atyre kushte dhe ambiente e hapësira të bollshme për kryerjen e ibadeteve dhe obligimeve të tjera fetare.

"Neve si Bashkësi Islame e Kosovës, na vijnë vazhdimisht kërkesa nga xhemati ynë anekënd Kosovës. Ne kemi nevojë ende për të ngritur xhami të reja. Xhamia ka luajtur rol në ngritjen e shtetit islam, që botës i solli liri, dije e prosperitet. Uroj dhe përshëndes edhe imamin Avdyl ef. Hasanin, i cili është një punëtor i palodhshëm dhe me vetëmohim të pashoq ka insistuar dhe ka vepruar në ngritjen e kësaj xhamie", - është shprehur Myftiu Tërnava. Ai në vazhdim të pranishmëve u ka përkujtuar ajetin kuranor se ndërtimin dhe rindërtimin e xhamive e bëjnë ata besimtarë të cilët e kanë besimin e thellë në Allahun xh.sh. dhe në Ditën e Gjykimit … "Unë falënderoj edhe donatorin, po edhe organet komunale për kontributin e dhënë që ky projekt sot të jetë i ndërtuar. Këtu afër është edhe shkolla e fshatit, që së bashku do të plotësojnë mozaikun e këtij fshati dhe që të dyja janë në funksion të xhematit dhe ndërtimit e edukimit të gjeneratave të reja" – përfundoi Myftiu Tërnava.

Këtë solemnitet e kanë përshëndetur edhe kryetari i KBI-së të Ferizajt Fehmi Mehmeti, Reis-ul ulema i BFM-së, Sulejman ef. Rexhepi, nënkryetari i KK të Shtërpcës, Beqir Fejzullahu, dhe Rashid Xharuni - drejtor i institucionit Kosova për Ndihmë dhe Zhvillim (KAD). Imami i këtij fshati, Abdyl ef. Hasani, ka kryer me përkushtim e devotshmëri për 40 vjet radhazi dhe vazhdon të kryejë detyrën e imamit, mualimit dhe vaizit në këtë xhami. Ai ndihej shumë i lumtur dhe nuk mund t'i fshihte emocionet e gëzimit dhe të haresë, "Rindërtimi i kësaj xhamie ka një rëndësi historike dhe strategjike për shkak të konfiguracionit që ka në këtë anë. Falënderoj Kryesinë e BIK-së dhe organizatën nga Kuvajti, si dhe organet komunale, që kanë ndihmuar në këtë rast", - u ka thënë të pranishmëve Abdyl ef. Hasani.

Në fund të këtij solemniteti u dhanë disa mirënjohje për të gjithë ata që kontribuan në përfundimin e punimeve për rindërtimin e kësaj xhamie. Xhamia e fshatit Biti ka një sipërfaqe më shumë se 200m2. Llogaritet të ketë hapësirë për ta falur namazin më shumë se 300 xhematlinj. Ndërtimi i kësaj xhamie kishte filluar në maj të vitit 2012 dhe ka përfunduar po atë vit, më 26 nëntor. Ndërtimi i saj është mundësuar nga organizata KAD në bashkëpunim dhe me mbikëqyrjen e BIK-së dhe ka kushtuar 98 mijë euro. Xhamia e ka minaren të lartë 30 metra. (R.Suma)



## MIRATOCI ME XHAMI MODERNE

Më 9/08/2013 qytetarët e fshatit Miratoc dhe gjithë Lugina e Preshevës patën festë të dyfishtë, për shkak se në këtë fshat u bë përurimin Xhamisë së re të rindërtuar. Fshati Miratoc është i dyti për nga madhësia në kumunën e Preshevës dhe ka mbi 1000 shtëpi e rreth 5000 banorë, 65% e të cilëve, për shkaqe ekonomike, janë me punë dhe qëndrim të përkohshëm në shtete të ndryshme të Evropës. Ky fshat ka dy xhami. Njëra gjendet në hyrje të fshatit, kurse tjetra ndodhet brenda fshatit ose në pjesën e re të fshatit. Kjo faltore islame është rindërtuar kohët e fundit dhe në të gravitojnë mbi 200 familje. Në të vërtetë, Xhamia e re për herë të parë ishte ndërtuar në vitin 1964, mirëpo para tre vjetësh banorët morën iniciativën për rindërtimin e saj. Për ta realizuar këtë, ata në fillim zgjodhën këshillin për (ri) ndërtimin e xhamisë: Rexhep Fejzullahu (kryetar), Samet Hebibi, Gafurr Hyseni, Shaban Shabani dhe Muhamed Nevzadi. Këshilli në fillim rregulloi anën pronësore juridike për të vazhduar më pastaj aksionin për tubimin e mjeteve të nevojshme financiare. Kësaj iniciative iu përgjigjën shumica dërrmuese dhe më pastaj qe shpallur tenderi për rindërtimin e xhamisë. Nga 13 firma ndërtimore nga Lugina e Preshevës, fituese u shpall firma "Vëllezërit Halili" nga fshati Miratoc, me kontratën në shumë prej 104.000 eurosh (edhe hartimi i projektit), i cili më pas u bë falas nga firma (vlera 4.000 euro). Më 15. 05. 2011 në mënyrë solemne qe vënë gurthemeli për ndërtimin e Xhamisë për të përfunduar punimet më datën 09. 08. 2013, kur u bë përurimi i saj në mënyrë zyrtare. Në hapjen solemne të kësaj xhamie morën pjesë besimtarë të fshatit Miratoc dhe fshatrave të tjera, shumë imamë e hoxhallarë të komunës së Preshevës, kryetari i Kuvendit të kumunës së Preshevës - Dr. Ramiz Latifi, kryetari i KBI-së të Preshevës - z. Fikret ef Limani, kryetari i Forumit Rinor Islam të Preshevës - z. Bejtulla Veseli, kryetari i Bashkësisë lokale të këtij fshati - z. Merxhan Memishi etj. Prerjen e shiritit për përurimin e xhamisë e bëri - Prof. Agim ef. Hyseni, anëtar i Kuvendit të BIK-së dhe sekretar i KBI-së të Gjilanit. Me atë rast, ai, në emër të Kryesisë dhe në emër të Myftiut të Republikës së Kosovës - Mr. Naim Tërnava, përshëndeti të pranishmit dhe u uroi besimtarëve të këtij fshati këtë vepër madhështore që kanë bërë. Këtij tubimi madhështor i parapriu leximi i disa ajeteve kuranore nga hfz Orhan Ademi e më pastaj u kënduan ilahi nga kori i Xhamisë. Programi vazhdoi me Raportin e Këshillit për ndërtimin e xhamisë. Haxhi Rexhep Fejzullahu, i cili shpërndau mirënjohje për kompanitë private dhe për individë të fshatit Miratoc dhe të fshatrave të tjera, të cilët kanë kontribuar dhe ndihmuar duke dhënë për hir të Allahut për ndërtimin e kësaj xhamie.

Në fund imami i xhamisë - mulla Bedri ef Jetullahu përshëndeti të pranishmit dhe i falënderoi për pjesëmarrjen. Vlen të theksohet se për ndërtimin e kësaj xhamie ishte mbledhur fondi në vlerën: 117 000 €, 176 000 F dhe 2 900 $. Nga ky fond, për ndërtimin e Xhamisë u shfrytëzuan 208 000 €. Nga donatorët në të mirë ishin gjithsej 96 650 €. Nga ky rekapitulim vërehet se rindërtimi i Xhamisë së re kushtoi gjithsej 304 950 €.

Donatorët në të mira materiale për ndërtimin e Xhamisë së re në fshatin Miratoc janë: Zija Haliti – 38 000 € (ndërtoi minaren), "Cati" Miratoc – 10 000 € (dyer e dritare), "Univerzal" Miratoc – 5 000 € (dyer e dritare), Familja Ramadani nga Miratoci – 10 000 € (lyerja-fasadimi), Hesat Hesati nga Corrotica – 7 000 € (qilimat), "Rexhepi Comerc" Miratoc – 4 000 € (themelet), "Gipa" Rahovicë – 800 € (hibercug), "Riki" Geraj – 350 € (hibercug) dhe Milaimi Miratoc – 400 € (pllakat). Kjo xhami ka sipërfaqe 260m$^2$ dhe është me dimensione 13x20 m; ka sallat e faljes së namazeve për burra e për gra, restaurantin dhe shatërvanin. (Lulzim Hasani)

## PËRUROHEN XHAMIA NË ARBANAS DHE ROMAJË

Myftiu i Kosovës mr. Naim ef. Tërnava me bashkëpunëtorë, më 12 shtator morri pjesë në përurimin e xhamisë së Arbanasit dhe të Romajës (Prizren). Në ceremonitë e hapjes zyrtare në Arbanas dhe në Romajë, morën pjesë zyrtarë të KBI-së Prizrenit,në krye me Lutfi ef. Ballëk ,besimtarë dhe personalitete të jetës publike.

Në fjalën e tij drejtuar të pranishmëve, Myftiu Tërnava, në emër të Kryesisë së BIK, e përgëzoi xhematin e Arbanasit dhe të Romajës për këto dy xhami të mrekullueshme, duke lutur Allahun që këto xhami të bukura edhe më të zbukurohen me xhemat dhe me zhvillimin e mësimeve fetare islame dhe se BIK vazhdimisht po angazhohet që të krijoj kushte





të përshtatshme për xhematin që faljet dhe ibadetet e ndryshme të bëhen në komoditet, dhe se në këtë drejtim ka shumë kërkesa nga xhamati anekënd Kosovës për të ngritur xhami të reja sepse numri i xhematit dita ditës po shtohet dhe kërkesat janë në rritje. Po ashtu edhe kryetari i KBI Prizrenit, Lutfi ef. Ballëk, i falënderoi të gjithë besimtarët që kanë kontribuar për ndërtimin e xhamisë së Arbanasit dhe të Romajës. Xhamia e Arbanasit është xhami e re, dhe prej themelit e ka ndërtuar vetë xhemati i fshatit Arbanas, e me ndihmën e besimtarëve të Komunës së Prizrenit, të cilët, këtë xhami e kanë ndihmuar në forma të ndryshme.. Imam në xhaminë e Arbanasit është Enes ef. Limani. Ndërsa sa i përket xhamisë së Romajës, ajo është xhami e vjetër, mirëpo gjatë luftës në Kosovë, më 1999, hordhitë serbe e kanë minuar xhaminë duke e shkatërruar në tërësi. Xhemati i Romajës, menjëherë pas luftës e ka filluar ndërtimin e xhamisë, por në mungesë të donacioneve, përfundimi i punimeve është vonuar deri në këtë kohë. Kështu, KBI në Prizren, brenda mundësive të veta kishte tubuar mjete materiale nga xhemati i xhamive të Prizrenit. Së fundi, një donacion tejet i nevojshme ka ardhur nga shoqata KAD, me seli në Prishtinë, nëpërmjet Kryesisë së BIK-së. Besimtarët e Romajës, e falënderuan BIK për përkrahjen që u ka dhënë atyre. Imam në xhaminë e Romajës është Alush ef. Duraku. (Orhan Bislimaj)

## SHKOLLA VERORE NË FERIZAJ

Departamenti i Rinisë së KBI-së të Ferizajt prej 1.07-11.08.2013 ka organizuar aktivitetin Shkolla verore në Ferizaj, i pari i kësaj natyre nga ky qytet. Nga mbi 300 kërkesa nga Departamenti i Rinisë qenë përzgjedhur afërsisht mbi 200 të rinj, që të bëheshin pjesë e saj. Shumica e pjesëmarrësve kanë qenë nga Ferizaj, Shtimja, Kaçaniku dhe Vitia, kurse kërkesa ka pasur edhe nga qytete të tjera të Kosovës, por, për mungesë të kushteve të akomodimit, nuk janë pranuar që të gjithë. Të drejtë konkurimi kanë pasur të rinj 12 deri 30 vjeç. Ky aktivitet mëton të bëhet tradicional me synimin për t'i ndihmuar të rinjtë për të administruar racionalisht kohën e pushimeve verore duke u ngritur në aspektin kulturor e edukativ dhe, në të njëjtën kohë, duke u zbavitur dhe argëtuar. Për 6 javë sa ka zgjatur ky aktivitet, studentët dhe nxënësit pjesëmarrës kanë pasur mundësi të marrin informacione rreth këtyre lëndëve nga këta mësimdhënës: Arti i Këndimit të Bukur të Kur'anit – Ilir Maliqi dhe Egzon Ibrahimi, Besim – Gentian Jetishi, Adhurim – Burim Krasniqi, Etikë – Granit Zeqiri, Gjuhë angleze – Sherife Sejdiu. Mësimi u organizua në katër klasa. Çdo ditë pune, nga e hëna deri të premten, nxënësit mbanin dy orë të rregullta mësimi, e ndonjëherë edhe orë shtesë - e para orë. Çdo të shtunë organizohej nga një aktivitet jashtëshkollor me të gjithë nxënësit. Aktivitetet kryesore që janë zhvilluar në kuadër të kësaj shkolle, kanë qenë: Turne sportiv, Shfaqje e videove edukuese dhe rekreative,Vizita e trajneres amerikane Stephanie Drotos, kuizi Kush do të bëhet milioner / Filmi i Animuar Jetimi/ Iftari, Aktiviteti kulturor për Çlirimin e Mekës, Aktiviteti kulturor për Natën e Kadrit / Performaca Dita e Leximit,Testi Final,Ceremonia



Solemne Përmbyllëse, Rekreacioni në Prevallë.Më 10 gusht 2013 në oborrin e KBI-së të Ferizajt u mbyll kjo shkollë me një aktivitet rasti. Në këtë ngjarje mori pjesë edhe përfaqësuesi i Departamentit të Rinisë të BIK-së, prof. Abedin Sadriu. Ai iu drejtua pjesëmarrësve me një fjalë rasti dhe vlerësoi lart këtë aktivitet e shprehu gatishmërinë e vazhdueshme për të përkrahur nisma të tilla.Ndërkaq, të dielën, të gjithë nxënësit me mësimdhënësit e tyre dhe me imamë të KBI-së të Ferizajt, organizuan një vizitë në Prevallë, që ishte aktiviteti i fundit, për t'i lëshuar kështu radhën organizimit të edicionit të dytë në vitin e ardhshëm. (Gentian Jetishi)



## HATME NË XHAMINË E HADUMIT

Leximi i Kur'anit në xhaminë e Hadumit dhe në disa xhami të tjera të Gjakovës tashmë është bërë traditë. Gjatë muajit Ramazan bëhet hatme (leximi nga fillimi deri në fund i Kur'anit), d.m.th. çdo ditë lexohet nga një xhuz (20 faqe) dhe për 30 ditë lexohet i tërë Kur'ani. Kënaqësia në xhami këtë vit ishte edhe më e madhe për shkak të pjesëmarrjes së një numri të madh të nxënësve të Medresesë së Madhe të Gjakovës, të cilët e lexuan Kur'anin përmendsh, dhe kjo prodhonte kënaqësi të veçantë për t'i dëgjuar. Para se të fillonte leximi i Kur'anit, të pranishmit me një fjalë rasti i përshëndeti imami i xhamisë - Florim ef. Mellova, i cili u uroi të gjithëve muajin e Ramazanit, nxënësve u dëshiroi mirëseardhjen dhe xhematlinjve të pranishëm dëgjim të këndshëm të leximit të Kur'anit. Këtë lexim të Kur'anit e plotësoi edhe më shumë prania e koordinatorit ndërlidhës për Gjakovë, shqiptarit nga Turqia Hfz. Haki ef. Vatansever, ndihmën dhe kontributin e të cilit e vlerësojmë shumë.Vlen të përmendet se gjatë 30 ditëve të leximit të Kur'anit, morën pjesë një numër i konsiderueshëm i besimtarëve. (Florim Mellova)

## XHAMIA QË RUAN TRADITËN E NAMAZIT TË TERAVISË ME HATME

Në xhaminë "Sinan Katip" të Prizrenit vazhdon tradita e faljes së namazit të teravisë me hatme. Para pesë vjetësh, me iniciativën e hafiz Ismail Selimit nga Turqia dhe imamit të xhamisë - hafiz Safet Hoxha, rinisi tradita që e kishin mbajtur disa hafëzë në të kaluarën në këtë xhami. Dy vitet e para të dy hafëzët i falnin së bashku, duke i ndarë nga dhjetë rekate të teravive. Për tre vjet rresht vazhdoi t'i falte imami i xhamisë vetëm, i përcjellë nga disa hafëzë dhe xhemati. Duhet theksuar se sivjet xhemati në këtë xhami është rritur shumë dhe kjo duhet të nxisë edhe Këshillin e Bashkësisë Islame që të ndjekin këtë traditë të mirë dhe të vlefshme, të cilën më herët e kanë pasur qytetet tona, e ta ruajnë të mos shuhet. (Mr.Abdunaser Sefa)

## U MBAJTËN GARAT E TRETA REPUBLIKANE TË NJOHURIVE FETARE

Më 31.08.2013 në ambientin e Medresesë së Mesme "Alaudin" në Prishtinë u mbajtën " Garat e Njohurive Fetare" në nivelin shtetëror. Departamenti i të Rinjve i BIK në bashkëpunim me Departamentin e Gruas pranë BIK-së, e me përkrahje të madhe nga Myftiu i Republikës së Kosovës Mr. Naim ef. Tërnava dhe nga kryeimami, Sabri ef. Bajgora, për herë të III-të organizuan "Garat republikane të njohurive fetare". Të pranishmëve në fillim u drejtua Kryeimami i Republikës së Kosovës Sabri ef. Bajgora i cili uroi të gjithë garuesve fat dhe suksese në garat e tyre, dhe duke i porositur hoxhallarët që të shtojnë përpjekjet e tyre në punën me fëmijët nëpër xhamiat e vendit. Në këtë garë ishin të pranishëm 20 Ekipe nga 20 Këshillat e Bashkësive Islame: Prishtinë, Istog, Lipjan, Skënderaj, Dragash, Gjilan, Kamenicë, Prizren, Rahovec, Suharekë, Vushtrri, Shtime, Ferizaj,



Vitia, Malisheva, Pejë, Klinë, Podujevë, Kaçanik, Drenas. Në finale u kualifikuan vetëm 7 ekipe: Rahoveci, Kaçaniku, Dragashi, Peja, Prishtina, Suhareka, Vushtrria. Vendi i parë i takoj ekipit nga Kaçaniku, nxënës të hoxhës Mumin Shehu, kurse vendi i dytë i takoj ekipit nga Suhareka nxënës të hoxhës Sabit Gashi , kurse vendi i tretë i takoi ekipit nga Peja nxënës të hoxhës Sadik Hoxha. Fituesit të garës i takoi çmimi Haxhi Nderi kurse shpërblimet u ndanë edhe për të gjithë pjesëmarrësit tjerë. ( Fejsal Spahiu)

### KRYESIA E BIK-SË SHTROI IFTAR PËR MËRGIMTARËT

Kryesia e BIK-së, përkatësisht Sektori për Diasporë, të hënën, më 5 gusht, shtroi iftar për përfaqësuesit e Diasporës, ku qenë të pranishëm mërgimtarë tanë nga shtetet e Evropës dhe SHBA, si dhe përfaqësues të Qendrave Islame-Shqiptare që veprojnë në vendet perëndimore. Qe ky iftari i parë që shtroi Kryesia i BIK-së për mërgimtarët tanë, i cili tash e tutje do të bëhet tradicional. Në iftar qenë të pranishëm Myftiu i Kosovës - Mr. Naim Tërnava, Ministri i Diasporës - Ibrahim Makolli, përgjegjësi për diasporë në Kryesinë e BIK-së - Ekrem Simnica si dhe të ftuar të tjerë. Myftiu Tërnava, pasi përshëndeti, i falënderoi përfaqësuesit e mërgatës për pjesëmarrjen në iftarin e shtruar nga Kryesia e BIK-së. Në fjalën e tij përshëndetëse ai vuri në pah rolin e mërgatës sonë për lirinë dhe pavarësinë e Kosovës. Myftiu më tutje çmoi lart edhe organizimin që ka bërë mërgata jonë në qendrat islame shqiptare, të cilat, përveç rolit në aspektin fetar, kanë luajtur rol të rëndësishëm në kultivimin e kulturës, gjuhës e identitetit tonë kombëtar e fetar. Të pranishmit në iftar i përshëndetën edhe Ministri i Diasporës në Qeverinë e Kosovës - z. Ibrahim Makolli dhe përgjegjësi për Diasporë në Kryesinë e BIK-së - Ekrem ef. Simnica. (R.Sh.)



**KËSHILLI I BASHKËSISË ISLAME NË GJAKOVË,**
**shpallë**

# KONKURS

**PËR PLOTËSIMIN E VENDEVE TË LIRA TË PUNËS - IMAM, HATIB DHE MUALIM NË KËTO XHAMI:**
- në xhaminë e Hadumit, në lagjen Hadum, në Gjakovë,
- mejtepin e Halil Efendisë në lagjen Gecë në Gjakovë,
- në xhaminë "Mekke Mukerr-rreme" në lagjen Sefë 2 në Gjakovë,
- në xhaminë e "Mahmud Pashës" në lagjen M.Padhë në Gjakovë.

**KANDIDATËT E INTERESUAR DUHET T'I PLOTËSOJNË KËTO KUSHTE:**
1. Të kenë të kryer Medresenë, FSI-në ose Fakultetin e Studimeve Islame jashtë vendit (diploma e nostrifikuar nga Kryesia e BIRK)
2. T'i përmbahen Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Rregulloreve dhe vendimeve të Kryesisë dhe Rregullores së Këshillit,
3. Të ketë aftësi komunikuese dhe organizuese të çështjeve fetare
4. Të jetë i shëndoshë psikikisht dhe fizikisht,
5. Të mos ketë vërejtje për punën e tij nëse paraprakisht ka qenë në punë.

**DOKUMENTET E NEVOJSHME: KRAHAS KËRKESËS PËR PUNËSIM, DUHET BASHKANGJITUR EDHE KËTO DOKUMENTE:**
- Diploma e Medresesë dhe Fakultetit,
- Certifikata e lindjes,
- Certifikata shëndetësore (pasi të pranohet),
- Certifikata se nuk është nën hetime(pasi të pranohet)
- Deklaratë me shkrim se do t'i kryej të gjitha shërbimet fetare
- Dëshmi mbi karakteristikat në punë(nëse paraprakisht kanë qenë në punë)
- CV – të dhënat personale, kualifikime ose dëshmi për aftësim profesional. (të gjitha dokumentet të jenë origjinale).

**VËREJTJE:**
Dokumentet dorëzohen në zyrën e KBI-së në Gjakovë.
Dokumentet e pakompletuara si dhe ato që arrijnë pas afatit, nuk do të merren në shqyrtim.
Konkursi mbetet i hapur 15 ditë nga dita e publikimit në revistën "Dituria Islame".



## KUVENDI MIRATOI NDRYSHIMET NË KUSHTETUTËN E BASHKËSISË ISLAME TË KOSOVËS

Kuvendi i Bashkësisë Islame të Kosovës, në mbledhjen e sotme (29 gusht) të rregullt, ku qenë të pranishëm 24 kuvendarë, nga 30 sa ka gjithsej, zgjodhi udhëheqjen e re. Me 20 vota, kuvendarët e BIK-së zgjodhën kryetar të Kuvendit Fadil Hasanin - delegat nga medreseja e mesme "Alaudin", i cili deri tash ka qenë nënkryetari i kuvendit, ndërsa nënkryetar (me 18 vota) u zgjodh delegati nga Gjilani, Agim ef. Hyseni.

Pas zgjedhjes së udhëheqjes së re, kuvendarët e Bashkësisë Islame të Kosovës shqyrtuan Raportin e punës së Kryesisë së BIK-së për vitin e shkuar, të cilin, pas një debati të gjithanshëm, e miratuan me disa vërejtje e sugjerime.

Kuvendarët shqyrtuan e miratuan edhe Raportin e Komisionit financiar dhe Llogarinë Përfundimtare për vitin 2012.

Kuvendi i BIK-së, në mbledhjen e sotme miratoi edhe Buxhetin e Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës për vitin 2013.

Këto pika të rendit të ditës është dashur të shqyrtohen nga Kuvendi i BIK-së në tremujorin e parë të vitit, mirëpo, për shkaqe tashmë të njohura edhe për opinion, kjo çështje është shtyrë deri tash.

Kuvendarët sot morën në shqyrtim edhe draftin e Komisionit Kushtetues për ndryshimin dhe plotësimin e Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Kosovës.

Kryetari i Komisionit Kushtetues, z. Xhavit Qerimi, para kuvendarëve dha një raport të detajuar për punën e Komisionit që nga themelimi, për hartimin e drafti, diskutimin publik nëpër këshillat e BIK-së dhe institucionet e BIK-së, si dhe për përpilimin e draftit përfundimtar.

Kryetari i komisionit, Xhavit Qerimi, tha se drafti ka qenë i gatshëm nga viti 2011, mirëpo ka qenë refuzimi kategorik i ish- kryetarit që të vihej në rend dite deri sot në Kuvendin e BIK-së.

Me votim, kuvendarët vendosën që ta lexonin Kushtetutën nen për nen. Krahas draftit të Komisionit Kushtetues, kuvendarët propozuan ndryshimin dhe plotësimin edhe të disa neneve të tjera.

Pas shqyrtimit dhe diskutimeve të bëra, delegatët e Kuvendit të Bashkësisë Islame të Kosovës, me shumicë absolute të votave, miratuan ndryshimet në Kushtetutën e Bashkësisë Islame të Kosovës. (R.Sh)

## REAGIM NGA KËSHILLI I BASHKËSISË ISLAME I PRESHEVËS DHE KËSHILLI I BASHKËSISË ISLAME I BUJANOCIT

**Preshevë-Bujanoc, 30 gusht 2013**

Këshilli i Bashkësisë Islame i Preshevës dhe Këshilli i Bashkësisë Islame i Bujanocit reagojnë ndaj paraqitjes së Nexhmedin Saqipit në rrjetet sociale, mjetet e shkruara dhe elektronike gjoja si përfaqësues i besimtarëve të Luginës së Preshevës, si dhe ndaj deklarimeve të tij kundër Myftiut të Kosovës, z. Naim Tërnava.

Lidhur me këtë, ia bëjmë me dije mbarë opinionit shqiptar dhe më gjerë se Nexhmedin Saqipi është kryetar i vetëshpallur i një të ashtuquajturës Bashkësi Islame të cilën e ka krijuar vetë Nexhmedin Saqipi dhe se ai nuk përfaqëson askënd tjetër përveç vetes së tij dhe interesave të ngushta dhe meskine të tij.

Nexhmedin Saqipi në asnjë mënyrë dhe me asnjë të drejtë nuk përfaqëson besimtarët e Luginës së Preshevës dhe as institucionet fetare islame në Luginë.

Këshilli i Bashkësisë Islame i Preshevës dhe Këshilli i Bashkësisë Islame i Bujanocit, janë të përfaqësuar në Kuvendin e Bashkësisë Islame të Kosovës dhe në të gjitha instancat e tjera të këtij institucioni.

Prandaj, Këshilli i Bashkësisë Islame i Preshevës dhe Këshilli i Bashkësisë Islame i Bujanocit deklarojnë edhe një herë se janë pjesë organike e institucioneve të Bashkësisë islame të Kosovës dhe se qëndrojnë pas vendimeve të Kuvendit të Bashkësisë Islame të Kosovës dhe institucioneve të saj.


Republika e Kosovës
Republika Kosova – Republic of Kosovo
Qeveria – Vlada – Government

### KUVENDI SHKARKOI KRYETARIN XHABIR HAMITI

Kuvendi i Bashkësisë Islame të Kosovës, në mbledhjen e jashtëzakonshme (me 23 vota për dhe një abstenim), shkarkoi kryetarin e deritashëm të Kuvendit të BIK-së, Xhabir Hamitin. Këtë vendim kuvendarët e morën në bazë të nenit 73 të Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Kosovës. Po ashtu Kuvendi vendosi që të mblidhet më 29 gusht në një seancë tjetër.

Kuvendi i BIK-së qe thirrur të mbante mbledhje të rregullt, mirëpo pas 6 orë diskutimesh nuk u arrit të miratohej rendi i ditës, ngase kryetari i Kuvendit, Xhabir Hamiti, në mënyrë kategorike kundërshtonte propozimin e shumicës së kuvendarëve që të futej në rendin e ditës për diskutim edhe drafti për ndryshimet e Kushtetutës së BIK-së, që është punuar nga komisioni kushtetues i mandatuar nga Kuvendi i Bashkësisë Islame të Kosovës.

Pas një debati të stërzgjatur prej më shumë se 6 orësh, kryetari Xhabir Hamiti, në mënyrë arbitrare, ndërpreu mbledhjen e rregullt të Kuvendit të BIK-së duke mos përfillur shumicën absolute të delegatëve.

Anëtarët e Kuvendit, 24 prej tyre (nga 30 sa ka Kuvendi i BIK-së), të mllefosur dhe të indinjuar nga ky veprim i kryetarit Hamiti, nuk pranuan të dilnin nga salla, por, me kërkesë të tyre të nënshkruar, vendosën të mbanin mbledhje të jashtëzakonshme. (R.Sh)

### BASHKËSIA ISLAME NUK KA MARRË LETËR NGA POLICIA E KOSOVËS PËR Z. XHABIR HAMITI

**Prishtinë, 30 gusht 2013**

Dje, disa medie kanë raportuar se Bashkësia Islame është urdhëruar nga Policia e Kosovës që t'i sigurohet transporti nga shtëpia në punë dhe anasjelltas z. Xhabir Hamiti, si masë sigurie, pasi z. Hamiti, sipas medieve, qenka kërcënuar dhe paska kërkuar ndihmën e policisë.

Për hir të së vërtetës dhe informim të drejtë e korrekt të opinionit të gjerë, i cili është vënë në lajthitje dhe është dezinformuar, jemi të detyruar të dalim me këtë sqarim.

Kryesia e Bashkësisë Islame njofton opinionin e gjerë se nga Policia e Kosovës nuk ka marrë asnjë shkresë a dokument tjetër, me të cilin i kërkohet që t'i sigurohet transport z. Xhabir Hamitit. Madje, me përgjegjësi të plotë, pohojmë se BIK vetëm përmes medieve është njoftuar që z. Xhabir Hamiti qenka kërcënuar, ngase ai në asnjë moment nuk ka deklaruar tek forumet e BIK-së se ndihet i rrezikuar ose paska marrë kërcënime, çfarëdo qofshin ato.

Për korrektësi, njoftojmë opinionin se dje, derisa mbahej mbledhja e Kuvendit të BIK-së, në arkivin tonë është dorëzuar një shkresë në rrugë jozyrtare, e cila nuk ka të bëjë me BIK-në, ngase shkresa në fjalë, për të cilën raportuan një numër i medieve, i drejtohet personalisht z. Xhabir Hamitit, të cilit ia ka dërguar Policia e Kosovës, që dëshmohet me nënshkrimin e tij, e ky pastaj në rrugë jozyrate e solli tek ne. Për korrektësi ndaj opinionit, ne japim faksimilen e plotë, ku shihet qartë që kjo shkresë i drejtohet z. Xhabir Hamitit dhe nuk ka të bëjë fare me atë që është shkruar dje në medie.

Prandaj lajmin e dhënë dje e konsiderojmë një spekulim të qartë për motive të ulëta, për se është vënë në lajthitje edhe Policia e Kosovës.

Është për të ardhur keq që disa medie trumbetuan me të madhe se kanë arritur të sigurojnë "urdhëresën" e Policisë së Kosovës për BIK-në, por është çudi se si nuk e paskan parë që shkresa i drejtohej z. Xhabir Hamitit e jo Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës. Kryesia e BIK-së një veprim të tillë e konsideron tendencioz, të ulët e të qëllimshëm. Jemi të bindur që mediet tona kanë të gjitha kapacitetet e duhura që të interpretojnë qartë një shkresë, ku është e qartë gjithçka. Misioni i medieve është për të informuar drejt e në mënyrë të paanshme, e jo për të dezinformuar e spekuluar.

Bashkësia Islame e Kosovës përkrah fuqishëm lirinë e medies dhe lirinë e fjalës, por është e shqetësuar se si një pjesë e medieve tek ne, në emër të lirisë, kanë ndërmarrë një fushatë denigruese kundër BIK-së, duke i ofruar opinionit shpifje, akuza e trillime nga më të ndryshmet, që nuk kanë të bëjnë asgjë me realitetin, por thjesht janë sajesa që kanë për qëllim dëmtimin e imazhit të Bashkësisë Islame të Kosovës, madje në funksion të një grupi të izoluar karrieristësh.

Kryesia e BIK-së fton mediet që të jenë të paanshme, të kryejnë misionin e tyre me nder e me profesionalizëm. Ne si Bashkësi Islame, si gjithmonë, jemi për një bashkëpunim të hapur e korrekt, por pa u vënë në agjenda të askujt.



**DEKLARATË PËR OPINION**
Prishtinë, 26 gusht 2013

Nga:
**KUVENDI I BASHKËSISË ISLAME TË KOSOVËS**

Lënda:
**DEKLARATË PËR OPINION**

Bashkësia Islame e Kosovës ka ndjekur me vëmendje deklarimet dhe qëndrimet e fundit të disa subjekteve politike e jopolitike për dhe rreth Bashkësisë Islame të Kosovës.

Është e drejtë e çdo subjekti të ketë qëndrimin e tij për ngjarjet që zhvillohen në shoqëri, mirëpo është e padrejtë, jodemokratike dhe e papranueshme tendenca për të ndikuar, për t'u përzier apo edhe për të diskriminuar një subjekt tjetër, aq më tepër kur bëhet fjalë për një institucion fetar, siç është Bashkësia Islame e Kosovës, e cila merret me organizimin e jetës fetare islame në vendin tonë. Mirëkuptojmë interesimin e opinionit të gjerë, por edhe të faktorëve politikë e jopolitikë për Bashkësinë Islame, ngase Bashkësia Islame e Kosovës është segment shumë i rëndësishëm i kësaj shoqërie, mirëpo ftojmë të gjithë që të mos përpiqen të ushtrojnë ndikim në institucionet, forumet dhe bartësit e funksioneve të BIK-së. Themi me përgjegjësi të plotë se Bashkësia Islame e Kosovës ka forumet e saj kushtetuese e legjitime, që si gjithherë, si deri më tash, do të jenë në nivel të përgjegjësisë para Zotit, para popullit, para vendit e para akteve normative me të cilat punon e funksionon. Deklarimi i Lëvizjes "Bashkohu", përkitazi me zgjedhjen e Myftiut, është i papranueshëm për Bashkësinë Islame, institucionet dhe besimtarët islamë të Kosovës. Asnjë lëvizje a subjekt politik a jopolitik nuk ka të drejtë të përzihet në proceset brenda BIK-së, e më së paku në procesin zgjedhor. Zgjedhjet në BIK, si gjithherë, do të mbahen në përputhshmëri të plotë me Kushtetutën dhe me aktet normative që janë në fuqi, larg çdo interferimi të ndonjë subjekti kushdo qoftë ai. Po ashtu, për ne është befasues edhe qëndrimi i KLMDNJ-së për mbledhjen e fundit të Kuvendit të BIK-së. Me qëndrimin e shfaqur, KMLDNJ është vënë vetë në lajthitje, po në të njëjtën kohë ka vënë në lajthitje edhe opinionin publik, me se vë në dyshim kredibilitetin dhe seriozitetin e një institucioni të respektuar. Jo për të replikuar me KMLDNJ-në, po për hir të opinionit të gjerë, e para së gjithash për informim të drejtë e korrekt, jemi të detyruar të themi se ato konstatime që janë thënë në deklarimin e KLMDNJ-së, jo që nuk qëndrojnë, por janë spekulime të pastra, të cilat kanë për qëllim njollosjen dhe komprometimin e institucioneve dhe të lidershipit të BIK-së. I kujtojmë KMLDNJ-së dhe në të njëjtën kohë i sqarojmë opinionit të gjerë se Kuvendi i Bashkësisë Islame ditën e martë ka marrë vendim kundër bllokimit të institucioneve, kundër shantazheve, kundër fyerjeve e spekulimeve, me të cilat janë ballafaquar BIK dhe përfaqësuesit e saj, tash e sa kohë. Me gjithë vullnetin e mirë që të tejkalojmë situatën bllokuese, kjo gjë ishte e pamundur, prandaj kuvendarët, me shumicën absolute të votave, kanë marrë vendimin që tashmë është i njohur për opinionin. Ftojmë të gjitha subjektet e interesuara që, para se të deklarohen dhe para se të japin gjykim, të marrin mundin që të njihen me realitetin, të njohin mirë anën normative e të mos bien pre e intrigave, spekulimeve dhe interesave karrieriste të kujtdo qoftë. Prandaj u bëjmë apel të gjithëve që të mos bien pre e fushatës denigruese që është marrë kundër BIK-së, ngase BIK është institucion i konsoliduar e stabël, tashmë i dëshmuar që ka përballuar stuhinë e kuqe moniste e okupimin dhe do të përballojë edhe këtë "stuhi" të ngritur në gotë uji.

Bashkësia Islame e Kosovës punën dhe veprimtarinë e vet, me të gjitha institucionet e saj, në të gjitha nivelet, duke nisur nga xhematet deri në forumet më të larta, e kryen në përputhje të plotë me Kushtetutën e BIK-së, me Kushtetutën e vendit dhe me ligjet në fuqi, në transparencë të plotë dhe duke iu përgjigjur nevojave e sfidave të kohës.

*Fadil Hasani*
*Nënkryetar i Kuvendit të BIK*

KËSHILLI I BASHKËSISË ISLAME NË PODUJEVË,
shpallë

# KONKURS

PËR PLOTËSIMIN E VENDEVE TË LIRA TË PUNËS -
IMAM, HATIB,DHE MUALIM NË KËTO XHAMI:
• në xhaminë e fshatit Bajçinë dhe
• në xhaminë e fshatit "Gllamnik"

KANDIDATËT E INTERESUAR DUHET T'I PLOTËSOJNË KËTO KUSHTE:
1. Të kenë të kryer Medresenë, FSI-në ose Fakultetin e Studimeve Islame jashtë vendit (diploma e nostrifikuar nga Kryesia e BIRK)
2. T'i përmbahen Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Rregulloreve dhe vendimeve të Kryesisë dhe Rregullores së Këshillit,
3. Të ketë aftësi komunikuese dhe organizuese të çështjeve fetare
4. Të jetë i shëndoshë psikikisht dhe fizikisht,
5. Të mos ketë vërejtje për punën e tij nëse paraprakisht ka qenë në punë.

DOKUMENTET E NEVOJSHME: KRAHAS KËRKESËS PËR PUNËSIM, DUHET BASHKANGJITUR EDHE KËTO DOKUMENTE:
• Diploma e Medresesë dhe Fakultetit,
• Certifikata e lindjes,
• Certifikata shëndetësore (pasi të pranohet),
• Certifikata se nuk është nën hetime (pasi të pranohet)
• Deklaratë me shkrim se do t'i kryej të gjitha shërbimet fetare
• Dëshmi mbi karakteristikat në punë (nëse paraprakisht kanë qenë në punë)
• CV – të dhënat personale, kualifikime ose dëshmi për aftësim profesional.
(të gjitha dokumentet të jenë origjinale).

VËREJTJE:
Dokumentet dorëzohen në zyrën e KBI-së të Podujevës.
Dokumentet e pakompletuara si dhe ato që arrijnë pas afatit, nuk do të merren në shqyrtim.
Konkursi mbetet i hapur 15 ditë nga dita e publikimit në revistën "Dituria Islame".

KËSHILLI I BASHKËSISË ISLAME NË DRENAS,
shpallë

# KONKURS

PËR PLOTËSIMIN E VENDEVE TË LIRA TË PUNËS -
IMAM, HATIB DHE MUALIM NË XHAMINË E FSHATIT SHKABAJA (ISH GLLANASELLË)

KANDIDATËT E INTERESUAR DUHET T'I PLOTËSOJNË KËTO KUSHTE:
1. Të kenë të kryer Medresenë, FSI-në ose Fakultetin e Studimeve Islame
jashtë vendit (diploma e nostrifikuar nga Kryesia e BIRK)
2. T'i përmbahen Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Rregulloreve dhe vendimeve të Kryesisë dhe Rregullores së Këshillit,
3. Të ketë aftësi komunikuese dhe organizuese të çështjeve fetare
4. Të jetë i shëndoshë psikikisht dhe fizikisht,
5. Të mos ketë vërejtje për punën e tij nëse paraprakisht ka qenë në punë.

DOKUMENTET E NEVOJSHME: KRAHAS KËRKESËS PËR PUNËSIM, DUHET BASHKANGJITUR EDHE KËTO DOKUMENTE:
• Diploma e Medresesë dhe Fakultetit,
• Certifikata e lindjes,
• Certifikata shëndetësore (pasi të pranohet),
• Certifikata se nuk është nën hetime(pasi të pranohet)
• Deklaratë me shkrim se do t'i kryej të gjitha shërbimet fetare
• Dëshmi mbi karakteristikat në punë(nëse paraprakisht kanë qenë në punë)
• CV – të dhënat personale, kualifikime ose dëshmi për aftësim profesional.
(të gjitha dokumentet të jenë origjinale).

VËREJTJE:
Dokumentet dorëzohen në zyrën e KBI-së të Drenasit.
Dokumentet e pakompletuara si dhe ato që arrijnë pas afatit, nuk do të merren në shqyrtim.
Konkursi mbetet i hapur 15 ditë nga dita e publikimit në revistën "Dituria Islame".



## BUDISTËT E MIANMARIT DJEGIN SHTËPITË E MYSLIMANËVE

Një grup i budistëve ekstremistë të Mianmarit kanë sulmuar disa shtëpi dhe dyqane të myslimanëve në veriperëndim të këtij vendi, të cilat i kanë djegur tërësisht.
Ky sulm i budistëve është kryer dje pasdreke pas përhapjes së spekulimeve se gjoja një mysliman paska sulmuar një femër budiste. Sipas një burimi policor, i cili kërkoi të mbetej anonim, gjatë këtij sulmi nga budistët ekstremistë janë djegur dhe shkatërruar 35 shtëpi dhe 12 dyqane tregtare të myslimanëve. Vlen të theksohet se Mianmari që nga viti i kaluar është shndërruar në një skenë të dhunës së budistëve ekstremistë kundër myslimanëve të këtij vendi, ndërsa qeveria dhe forcat e sigurisë të këtij vendi jo vetëm që nuk mbrojnë dhe mbështesin myslimanët përballë këtyre sulmeve, por në shumë raste kanë marrë pjesë në mënyrë të drejtpërdrejtë në dhunën e ushtruar kundër myslimanëve. Gjatë dhunës së budistëve kundër myslimanëve të Mianmarit gjatë vitit të kaluar, janë vrarë dhe plagosur qindra persona, ndërsa mijëra të tjerë kanë mbetur pa shtëpi dhe pa strehë.

## BANKA FRANCEZE INVESTON NË TREGUN FINANCIAR ISLAMIK TË MALAJZISË

Banka franceze "Societe Generale", me qëllim të zgjerimit të veprimtarisë së saj në shtetet islamike, shpërndan në Malajzi letra të huazimit islam me vlerë prej 300 milionë dollarësh. Banka "Societe Generale", banka e dytë më e madhe e Francës për sa i përket nivelit të investimeve, ka njoftuar se ka marrë pëlqimin e Bankës Qendrore të Malajzisë për shpërndarjen e letrave të huazimit islam me vlerë 300 milionë dollarësh deri në fund të këtij viti. Funksionarët e kësaj banke franceze, natyrisht, për shpërndarjen e këtyre letrave duhet të marrin gjithashtu pëlqimin e komisionit kombëtare për letra me vlerë të Malajzisë. Banka "Societe Generale" e Francës, e cila aktualisht ka edhe një përfaqësi të saj në Dubai, ka vendosur që fitimi i arritur nga shitja e këtyre letrave të huazimit islamik në Malajzi, të investojë në blerjen e pronës në Dubai dhe, në këtë mënyrë, të rritë nivelin e ndikimit të saj në tregun financiar të Lindjes së Mesme. Kjo bankë franceze është banka e dytë evropiane që hyn në veprimtarinë financiare islamike. Kohë më parë "HSBC" e Anglisë ka filluar veprimtarinë e saj në tregun financiar islam. Vlen të theksohet se në vitin 2012 shpërndarja e letrave të huazimit islamik ka shënuar një rritje prej 45%.

## MALAJZIA PO BËNË PËRPJEKJE QË TË SHNDËRROHET NË EKSPORTUESIN MË TË MADH TË PRODHIMEVE HALLALL

Malajzia pasi ka zënë vendin e parë në sferën e turizmit islamik, tani po bënë përpjekje që të bëhet eksportuesi më i madh i prodhimeve hallall në mesin e shteteve islame. Ministri i industrisë dhe tregtisë së Malajzisë ka deklaruar se ky vend po bënë të gjitha përpjekjet e veta për forcimin e kompanive të brendshme me

qëllim që të mbulojë të gjithë tregun botëror të prodhimeve hallalle, treg ky i cili po rritet dhe zgjerohet për çdo ditë e më tepër. Samuri deputet dhe njëkohësisht kryetar i komisionit për prodhime hallalle në parlamentin e Malajzisë, deklaroi se Malajzia duhet të shfrytëzojë të gjithë potencialin e vet për zhvillimin e industrisë së hallalle në mënyrë që të plotësojë nevojat e konsumatorëve të prodhimeve islame në mbarë botën në bazë të kërkesave të tyre. Në këtë drejtim asgjë nuk duhet lënë anash duke marrë parasysh edhe paketimin e produkteve. Sipas burimeve informative, Malajzia gjatë vitit 2012 dhe gjatë gjysmës së vitit 2013, nga aspekti i prodhimit të produkteve hallalle ka arritur të tërheq vëmendjen e shumicës së shteteve të Lindjes së Mesme, Amerikës si dhe të Kinës, shtete këto të cilat konsiderohen blerësit më të rëndësishëm të prodhimeve hallalle. Aktualisht me shtimin e numrit të myslimanëve në mbarë botën, edhe tregu i prodhimeve islame ka shënuar rritje të madhe në nivel global.

## NË PARIS FILLOI FESTIVALI I TETË NDËRKOMBËTAR PËR KULTURËN ISLAME

Festivali i tetë ndërkombëtar për kulturën islame filloi punimet në Paris, i cili do të zhvillohet për një javë rresht. Ky festival është organizuar nga instituti për kulturë islame në Francë, ndërsa Senegali është mysafir nderi gjatë këtij edicioni i cili do të ekspozon veprat në lidhje me kulturën dhe civilizimin islam të këtij vendi. Në këtë festival përveç programeve kulturore dhe fetare që i përkasin Francës, një pjesë kryesore e veprimtarisë së këtij festivali do t'i kushtohet prezantimit të kulturës dhe civilizimit islamik në Senegal. Në shtetin e Senegalit bashkëjetojnë dhe bashkëveprojnë shumë shkolla të ndryshme të mendimit islam dhe pikërisht kjo çështje është bërë shkak që të jetë shumë e dukshme larmia e fotografive që janë vënë në ekspozitë për ta prezantuar jetën e qytetarëve myslimanë në këtë vend. Shfaqja e filmave dokumentarë në lidhje me jetën e myslimanëve në Senegal si dhe lidhja e tyre me Francën, ndikimi i gjuhës franceze në afrimin e popullit të këtij vendi me Senegalin si dhe shfaqja e filmave në lidhje me traditën dhe zakonet fetare dhe kulturore në Senegal, janë një pjesë e rëndësishme e programeve të këtij festivali.

## ZBULOHET NJË MANUSKRIPT NË DORËSHKRIM E KUR'ANIT FISNIK E VJETËR MBI 1000 VJET NË TURQI

Një manuskript e vjetër 1200 vjet e Kur'anit fisnik është zbuluar në pronën e një xhamie në qytetin Bodrum të Turqisë. Pas kryerjes së analizave të ndryshme nga historianë dhe ekspertë përkatës, është përcaktuar se manuskripta në fjalë është më vjetër se 1000 vjet. Jyksel Keliçaslan, imami i xhamisë së Bodrumit , e ka gjetur këtë manuskript të Kur'anit fisnik sëbashku me disa libra të literaturës islame në oborrin e xhamisë. Manuskripta në fjalë e Kur'anit fisnik së bashku me disa libra të tjerë të komentimit të Kur'anit fisnik kanë qenë të vendosur në një sexhade, ndërsa imami i xhamisë menjëherë ka informuar autoritetet fetare islame të këtij qyteti për të kryer analiza të mëtutjeshme. Veprat në fjalë më pas janë transferuar në drejtorinë e ambientit dhe plan programeve të qytetit Bodrum të cilët e kanë vendosur atë në muzeun e arkeologjisë së nëndetit të këtij qyteti.

(Mr. Rexhep Suma)





| AUTOR: AGIM GASHI | E NIVELIT TË LARTË SHKENCOR | EL-HAMDU LILAHI ... | E PAGJAK | EMRI I VAJZËS SË NJOHUR TË MUHAMEDIT A.S. | ...-PAZAR | TOKA | EMËR MASHKULLI (SHQ.) | | INDUKSIONI | PJESË TË NJË NDËRTESE | ZAKONET | I METALTË | KËNGËTARJA, GAZMI | TITANI |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| VEND AFËR MEKES KU U MBAJT HYDBJA LAMTUMIRËSE | | | | | | | | THIRRJA SI EZANI PARA FARZEVE / ENERGJIA | | | | | | |
| BANORË E NJË SHTETI NË AMERIKËN VERIORE | | | | | | | | | NJERIU I PARË / KLUB | | | | | |
| LIBRI KU MËSOHET SHKRIM-LEXIMI | | | | | | | | NUMËR RENDOR / GRIMËCOVA | | | | | | NDIKIM, INFLUENCË, REZULTAT |
| LLOJ VESHJE GRASH | | | | | LETRA E NJË MALLI / ITALISHT | | | | | | | | NYJE E PËRPARME E MBIEMRAVE | |
| MËNJANIMI | | | | | | | | | | SHKRONJË ARABE / PYETËSE | | | | |
| MODELI | | | | | | | E PANGJENJA | | | | | | | |
| SABILE (DIM.) | | | | NJET UDHËTIMI | | | | | | | KLAN HINDUS / VEND AFËR ARAFATIT TË MEKËS | | | |
| TE, TEK | | | TONI / KUZHINAT E KHAMIVE | | | | | | | METRI | | MEGATON / FUTBOLLISTË, SPORTISTË | | |
| PRINC ARAB | | | | | | | | | | ULTRA LOW EXPANSION | | | | ATO QË HIDHËROHEN LEHTË |
| | PËREMËR PRONOR / E NJË GADISHULLI | | | | | | | | | KRIJUESI I GJITHËSISË | | | | |
| ISH-SEKRETARI I OKB-së, KOFI | | | | | | | | | | DISK JOCKEY | | | SHKONJA VI / SHKEL E SHKO | |
| REPUBLIKA | | R.L. / LIBRA ME PROZË TË GJATË | | | | | | | | LLOJ ALKLANI | | | | |
| JANË (ANG.) | | | | BUJKU | | | | | | SHENJA NË TRUPIN E NJË KAFSHE | | | | |
| DUNJAJA | | | | | LLOJ SËMUNDJE E TOKËS | PLANETI YNË | U.G.L. | AUSTRIA | MEMORIE KOMPJUTERIKE | SHTET ARAB (PASHQ.) | | | | |
| QË I TAKON | | | | | | | | | | FILMI I RIÇARD OSVALDIT / SWISS ARMY KNIFE | | | | |
| LIBËR A FLETUSHKË PREZENTIMI | | | | | | | | KAMPIONE / ARIF VLADI | | | | ASTATI / NJËSI PËR REZ. ELEKTRIKE | | |
| E.N. | | | SHFAQJA TELEVIZIVE ME MARKETING / 50 ROMAK | | | | | | | | MOR / AMPERI | | | TEMPI |
| | SHTRESA E LARTË SHOQËRORE | | | | | | BËRTIMAT | | | | | | | |

*O Allah, na e bëj këtë tubim të bekuar dhe këtë dua të pranuar,*
*dhe këtë rrugë të lehtësuar, e largoji nga ne rreziqet e mundimet, për në çdo vend të shenjtë.*
*Të lutemi Ty, o Madhëria Jote, që t'i ruash robërit e Tu,*
*kudo që të jenë, dhe nga çdo gjë e ligë, ruaji ata që udhëtojnë për tokë,*
*për det e për ajër, të shkojnë e të kthehen shëndoshë, me dhuntitë e Tua, o Mëshiruesi i Mëshiruesve.*
*O Zoti Fuqiplotë, ndihmoji ata që ndihmojnë fenë Tënde,*
*e shkatërroji ata që mundohen ta shkatërrojnë fenë Tënde.*
*O Zoti ynë, lëshoji mëshirën dhe bekimet e Tua mbi ne,*
*mbi popullin tonë, mbi haxhinjtë e mbi myslimanët në përgjithësi.*
*O Zoti ynë, lëshoji mëshirën, paqen dhe bekimin Tënd mbi këtë popull e në këtë tokë,*
*në të cilën na krijove me dëshirën Tënde,*
*ku do të kthehemi dhe prapë do të ngrihemi prej saj, para Teje.*
*O Sundues i gjithësisë, na bëj mbizotërues në tokën tonë,*
*e mos lejo që armiqtë e Tu dhe armiqtë tanë*
*të na shkelin dhe të na robërojnë në trojet tona.*
*O Shërues, jepu këtyre haxhinjve dhe neve shëndet, të sëmurin shëro, të robëruarin liro,*
*vendësin bekoje, të humburin drejtoje e armikun shkatërroje.*
*O Pranues i veprave, pranoje këtë vepër prej nesh, Ti i dëgjon të gjitha dhe i di të gjitha.*
*O Zoti ynë, na bëj ne dhe pasardhësit tanë besnikë ndaj Teje.*
*O Furnizuesi ynë, begatona në këtë dhe në botën tjetër me të mirat e Tua dhe pranoje pendimin tonë,*
*Ti je Ai që e pranon pendimin dhe je Mëshirues.*
*O Falësi ynë,Ti je Falës e pranon faljen na fal ne, prindërit tanë, vëllëzër dhe motrat tona, farefisin tonë*
*dhe besimtarët në përgjithësi në Ditën e Llogaritjes së saktë.*
*O Allahu ynë, na e bëj të mundur që Pejgamberi Yt, Muhamedi a.s., të jetë ndërmjetësues yni*
*në Ditën kur nuk ka ndërmjetësues tjetër përveç atij që e lejon Ti.*
*O i Gjithëpushtetshëm, na forco bindjet tona dhe na bëj prej besimtarëve të devotshëm,*
*e na ruaj në çdo vend dhe në çdo kohë nga intrigat e shejtanit dhe insanit.*
*O Allahu im të përgjigjem për Haxh.Allahu im ky është vendi të cilin e ke bërë të sigurt dhe të shenjët.*
*Bërja zjarrit trupin tim të ndaluar dhe bëre të sigurt nga dënimi Yt Ditën kur do t'i ringjallësh robërit Tu.*
*Bëm prej të dashurve dhe të nënshtruarve Tu.*
*Me emrin e Allahut, Allahu është i madh.*
*O Allahu im me besim në fenë Tënde duke konsideruar të vërtetë librin Tëndë,*
*duke përmbushur premtimin që të kam dhënë*
*e duke pasuar Pejgamberin a.s. kam vendosur ta kryej Haxhin*
*andaj më ndihmo që ta kryej dhe pranoje prej meje.*
*O Zot të lutem që të më mbrosh nga brengat, pikëllimi, pamundësia,*
*përtacia, më mbro nga shpirtëngushtësia dhe koprracia.*
*O Zot më përforco në fe e cila më mbron, mi përmirëso të mirat e kësaj bote nga të cilat jetoj,*
*ma përmirëso gjendjen me të mira në botën tjetër ku do të shkoj.*
*O Zot mi fal gabimet e mia, të prindërve të mi dhe të besimtarëve në përgjithësi.*
*O Allah na jep të mira në këtë botë dhe në botën tjetër shpërblena me Xhenet dhe na ruaj nga zjarri i Xhehenemit.*
*Të përgjigjemi, o Zot, Ty të përgjigjemi, të përgjigjemi Që nuk ke shok.*
*Të përgjigjemi Ty, për Ty është çdo lëvdatë, falënderim, dhunti e pushtet dhe nuk ke shok.*

سُبْحَانَ رَبِّكَ رَبِّ الْعِزَّةِ عَمَّا يَصِفُونَ وَسَلَامٌ عَلَى الْمُرْسَلِينَ وَالْحَمْدُ لِلَّهِ رَبِّ الْعَالَمِينَ

*I pastër e i lartë është Zoti yt, Zoti i gjithëfuqishëm nga ajo që ata i përshkruajnë.*
*Çdo e mirë qoftë ndaj të dërguarve.*
*Dhe falënderimi i qoftë All-llahut, Zotit të gjithësisë!*
*(Es-Safat: 180-182)*

*Kasim Gërguri*

Pagesa mund të bëhet në zyrat e Këshillit vendor të Bashkësisë Islame dhe në Medrese.

Më gjerësisht mund të informoheni në tel:
**038/22-44-44; 044/186-220; 044/186-221**



# KURBANI I BAJRAMIT

*"Thuaj: Namazi im, kurbani im, jeta ime dhe vdekja ime*
*janë thjesht për Allahun, Zotin e botëve!*
*Për të nuk ka rival. Dhe për këtë jam i urdhëruar".*
*(El En'am, 162)*

---

Çmimi i kurbanit

100 €

Bashkësia Islame e Kosovës dhe Medreseja e Mesme "Alauddin" në Prishtinë, njoftojnë të gjithë të interesuarit se edhe këtë vit organizojnë dhe udhëheqin prerjen kurbanave për nevojat e Medresesë së Mesme "Alauddin" në Prishtinë me paralelet e saj në Prizren dhe Gjilan.